MYFTIU VIZITOI EMIRATET DHE OMANIN

# DITURIA ISLAME

NUMER 261 | VITI 25 | PRILL 2012 | XHUMADEL ULA 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## MYFTIU TËRNAVA U DEKORUA ME ÇMIMIN NDËRKOMBËTAR TË DUBAIT PËR KURANIN FISNIK

TRAJNIMI I IMAMIT DHE SFIDAT E KOHËS
Muhidin Ahmeti

IMAMËT NË SHOQËRINË BASHKËKOHORE
Jeton Mehmeti



www.dituriaislame.net

“Ne do t’ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta po dhe nga frytet, por ti përgëzoji durimtarët. Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndshme, thonë: “Ne jemi të Allahut dhe ne vetëm tek Ai kthehemi!” Të tillët janë ata që kanë bekime prej Zotit të tyre e mëshirë dhe të tillë janë ata të udhëzuarit”.
(El Bekare,155-157)

...dhe mos mbytni veten tuaj. Vërtet, Allahu është i mëshirueshëm për ju. Kush bën këtë (që ndaloi Zoti) qëllimisht dhe tejkalon kufijtë, Ne do ta hedhim atë në një zjarr të fortë.”
(En-Nisa, 29-30)

Ebu Hurejra, tregon se Pejgamberi a.s. ka thënë:
“Secili që hidhet prej ndonjë mali dhe mbyt veten, do të jetë në zjarrin e Xhehenemit, dhe aty do ta hedhë veten përgjithmonë. Kush përdor helm dhe e mbyt veten, helmi do të jetë ne dorën e tij dhe ai do ta pijë atë në Zjarr përgjithmonë. Kush e mbyt veten me diçka të hekurt,ai do të jetë në Zjarr, hekuri do të jetë në dorën e tij dhe ai do ta shpërthejë veten përgjithmonë”.
(Buhariu dhe Muslimi).

Pejgamberi a.s thotë:
“Kush e mbyt veten në ujë, e ka mbytur për të hyrë në xhehenem. Kush e vret veten, e ka vrarë për të hyrë në xhehenem.
(Buhariu)

DITURIA ISLAME







"Ky dekorim nuk më takon vetëm mua, porse të gjithë dijetarëve dhe hoxhallarëve të vendit tim, të cilët përcollën fjalën e Allahut deri tek ne dhe të cilët ranë dëshmorë të ruajtjes së Fjalës së Allahut dhe të vatanit".

Duke filluar nga data 25 shkurt, Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, qëndroi në Emiratet e Bashkuara Arabe.
Pas vizitës së EBA-s Myftiu Tërnava vazhdoi turnenë e vizitave në Gadishullin Arabik duke vazhduar me vizitën e tij të parë zyrtare në Sulltanatin e Omanit, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët - këshilltarin Vedat Sahiti, ndihmësshefin e kabinetit Mr.Besim Mehmeti dhe me këshilltarin e jashtëm të Ministrit të Jashtëm të Kosovës Prof .Dr. Beqir Ismaili.




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Marrëdhëniet në mes Islamit dhe Perëndimit



*Zhvillimet e shpejta dhe trendet kulturore globale në të kaluarën, po edhe në të tashmen, kanë krijuar dhe krijojnë raporte relaksuese, por në kohë të ndryshme kanë ditur të jenë edhe konfliktuoze e, nganjëherë, edhe kanë prodhuar përplasje me përmasa tragjike.Diversitetet kulturore që kanë secili vend, shtet, fe etj., nganjëherë, të shtyrë nga ndjenja e urrejtjes dhe inferioritetit, kanë bërë që njeriu, me gjithë dashurinë njerëzore që ka në vetveten e tij, t'i kalojë kufijtë njerëzor dhe të bëhet shkak për asimilimin dhe vdekjen e kulturave të popujve që kanë ekzistuar më herët e nuk ekzistojnë më.*

*Që në fillim të zbritjes së Mesazhit hyjnor, (Islami) vuri baraspeshë në mes popujve dhe feve. Çdokush e ka të drejtën për të kryer ceremonitë fetare dhe manifestimin publik të ndjenjave fetare dhe besimit të tij. Assesi fetë nuk janë kundër njëra-tjetrës. "Ju keni fenë tuaj (që i përmbaheni), e unë kam fenë time (që i përmbahem)". (El Kafirun, 6). I Dërguari a.s. i Allahut, vazhdimisht porosiste myslimanët që të kujdeseshin për jomyslimanët që jetojnë në vende islame e që janë të siguruar, që të kishin parasysh të drejtat e tyre, të ishin të drejtë me ta, të ishin bamirës dhe të mos i dëmtonin. Ndërkaq, Abdullah bin Amr ibn Asi, transmeton se i Dërguari i Allahut ka thënë; "Kush vret një dhimij, nuk do ta shijojë erën e Xhenetit. Era e Xhenetit dëgjohet dyzet vjet larg". (Buhariu).*

*Në këtë vazhdë, po ashtu edhe Resulullahu u drejtohet myslimanëve duke thënë: "O ju njerëz,ju porosis për dhjetë gjëra dhe mbajini mend nga unë: Mos vritni gra, as fëmijë dhe as pleq! Mos pritni pemë që prodhon fruta, mos prishni ndërtesa dhe mos therni dele e deve veçse për të ngrënë! Mos prisni asnjë hurmë dhe as mos i digjni! Mos fshihni gjë nga plaçka e luftës dhe mos dezertoni"! (Maliku në Muveta, hadithi nr. 10). Gjithashtu shënon Bejhekiu në Sunen Kubra, 9/89).*

*Se sa i respektojnë myslimanët liritë fetare, po ashtu shembull më të freskët kemi edhe Sulltan Mehmet Fatihun, i cili më 1453 çliroi Konstantinopojën dhe kishte arritur kulmin e fuqisë dhe pushtetit të tij, po ai i la të lirë pjesëtarët e fesë së krishterë duke u garantuar respektimin e plotë të lirive fetare dhe individuale, dhe forcoi thellësisht raportet ndërfetare të komuniteteve të ndryshme. Bile, ai urdhëroi që të gjithë të krishterëve që u ishin dëmtuar pronat, t'u kompensoheshin dhe të ktheheshin të sigurt në pronat e tyre. Në atë kohë, Patriarku i Kishës Ortodokse ishte jashtë vendit dhe Mehmet Fatihu, duke parë se të krishterët kishin mbetur pa prijës shpirtëror, urdhëroi organet e shtetit që të kërkonin një murg të përshtatshëm, i cili do të kryente obligimet dhe detyrat fetare të këtij komuniteti dhe të mos ngelte vakuum fetar, prandaj murgu Ginadeos, i cili me punë dhe vetëmohim, fitoi respektin e sulltanit, në janar të vitit 1454 u emërua patriark që automatikisht bartte përgjegjësinë për organizimin e jetës fetare tek popullata e krishterë.*

*Por, vështruar nga aspekti tjetër, marrë në tërësi, në vise të ndryshme myslimanët, të krishterët edhe hebrenjtë gjithnjë kanë pasur dhe kanë konflikte e mospajtime të vazhdueshme, porse marrëdhëniet në mes Islamit si fe, dhe Perëndimit jo gjithherë kanë qenë armiqësore. Periudhat e ndryshme kanë treguar se ka ekzistuar një bashkëpunim dhe prosperitet në fusha të ndryshme. Në librin e tij " Ehlul kitabi ...historia e harruar në mes Islamit dhe Perëndimit" të autorit Zekeria Karabul, mjaft thukët dhe në mënyrë analitike jepen të dhëna se në kohë të ndryshme të tri fetë janë konfrontuar me njëra-tjetrën, por njëkohësisht po aq kanë mësuar edhe nga njëra-tjetra duke respektuar kujtesën historike. Dhe rikuperimi i kësaj historie të harruar është më se i nevojshëm për një qasje sa më stabile për siguri të plotë në planetin tonë. Në Islam fillohet me përshëndetje "Selamun alejkum" (Paqja dhe mëshira e Zotit qoftë me ju).*

*Ahmet Davutogllu, në librin e tij "Transformimi qytetërimor dhe Bota Myslimane" shprehet se alternativa islame ndaj krizës perëndimore, vjen nga ky perceptim i fortë, si një burim për një formë alternative të humanizmit. Koncepti islam për sigurinë ontologjike dhe lirinë, është pasojë e këtij vetëperceptimi. Liria në një kuadër islamik nuk është varësi pushteti, por një gjendje natyrale e vetëperceptimit. Megjithatë, ajo nuk është thjesht një fenomen i lidhur me të qenët i barabartë me të tjerët ose superior ndaj të tjerëve, as nuk është një shfaqje e fuqisë shfrytëzuese të forcave natyrale përmes mekanizmave artificialë. Ajo kryesisht është një pjekuri shpirtërore për të kontrolluar egon individuale të njeriut. Ajo nuk është një subjekt fuqie, por një subjekt vetëndërgjegjësimi i të ekzistuarit. Mrekullia e vërtetë e sistemit të besimit islam ishte formimi i vetëperceptimit dhe personalitetit individual, i cili u bë stimuli psikologjik dhe social për këtë gjallërim qytetërimor.*

*Prandaj pse gjithë ky imazh armiqësie e dhune në mes Lindjes dhe Perëndimit? Kjo është rezultat i dy shkaqeve: Mosinformimi i bollshëm, nga njëra anë, dhe memoria selective, nga ana tjetër.*

*Bernard Levis, në librin e tij "Islami dhe Përendimi", hedh dritë mbi këtë çështje duke qartësuar se kjo mosdëshirë e vazhdueshme për të njohur natyrën e Islamit ose dhe Islamin si realitet, si një fenomen fetar të pavarur, të ndryshëm dhe autonom - vazhdon dhe përsëritet që nga epoka mesjetare deri në epokën moderne. Ne e shohim atë, për shembull, në nomenklaturën e përdorur për të emërtuar myslimanët. U desh të kalonte shumë kohë që Krishterimi të ishte madje i gatshëm t'u jepte atyre një emër me kuptim fetar. Për shumë shekuj, si Krishterimi lindor ashtu edhe ai perëndimor, ndjekësit e Profetit i quanin "saracenë", një fjalë me etimologji të pasigurt po me konotacion të qartë etnik dhe jo fetar, pasi termi është, sa paraislamik aq edhe parakristian.*

*Në këtë rrafsh nuk mund të lëmë pa përmendur se mjetet e komunikimit masiv kanë luajtur rolin qendror në devijimin dhe shtrembërimin e imazhit të Islamit dhe myslimanit. Dhe, me siguri, pas këtyre qëndrojnë edhe qarqe të caktuara që kontrollojnë rrjedhën e informacioneve dhe daljen në opinion të atyre lajmeve a informacioneve që janë në shërbim të plotë të këtyre qarqeve.*

*Së fundi, bota si asnjëherë më parë, ka nevojë të domosdoshme për një ekuilibër ndërfetar, një respekt të ndërsjellë në mes feve qiellore, në mënyrë që pasuesit e këtyre besimeve të jetojnë në qetësi, dashuri, respekt dhe prosperitet.*

*Mr. Rexhep Suma*



# Myftiu Tërnava vizitoi Emiratet dhe Omanin

**“Ky dekorim nuk më takon vetëm mua, porse të gjithë dijetarëve dhe hoxhallarëve të vendit tim, të cilët përcollën fjalën e Allahut deri tek ne dhe të cilët ranë dëshmorë të ruajtjes së Fjalës së Allahut dhe të vatanit”.**

Duke filluar nga data 25 shkurt, Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga këshilltari Mr. Vedat Sahiti dhe ndihmësshefi i kabinetit Mr. Besim Mehmeti, qëndruan në Emiratet e Bashkuara Arabe, me ftesë të Ministrit të Çështjeve Fetare në qeverinë e Dubait, Dr. Hamed al Shejbani.

Në ditën e parë Myftiu Tërnava u prit me nderime të larta nga Ministri el Shejbani, dhe takimet e punës u zhvilluan në një atmosferë shumë vëllazërore. Ministri Hamed el Shejbani njoftoi Myftiun Tërnava për organizimin e jetës fetare në Dubai dhe punën e aktivitetet e Ministrisë së Fesë, në veçanti për kontributin e madh të Ministrisë për ndihmë të myslimanëve të rinj që pranojnë Islamin në EBA. Më pastaj në axhendë të vizitës ishte takimi me shefat e sektorëve të ndryshëm të kësaj Ministrie të Myftinjve, sektorin e botimeve, sektorin e myslimanëve të rinj etj..

Myftiu Tërnava falënderoi Ministrin për ftesën dhe për mikpritjen. Ai çmoi lart interesimin e tij dhe të Ministrisë që ai drejton, për Kosovën dhe për bashkëpunimin që kanë me BIK, dhe e njohu me sukseset dhe progresin, si dhe me sfidat me të cilat përballet BIK. Myftiu Tërnava falënderoi edhe Qeverinë e Emirateve për ndihmën që i kanë ofruar Kosovës gjatë dhe pas luftës . “EBA është shteti i parë arab që njohu Kosovën shtet të pavarur e sovran dhe për këtë i gjithë populli ka konsideratë të veçantë për shtetin tuaj” - tha në mes të tjerash, Myftiu Tërnava. Gjatë takimit të dy palët u akorduan që edhe më tej të zhvillojnë marrëdhënie në mes BIK-së dhe Ministrisë së Çështjeve Fetare të Dubait duke shkëmbyer vizita dhe përvoja në të mirë të dy vendeve.








**Dekorimi me çmimin ndërkombëtar të Kuranit Fisnik**

Më 26 shkurt, në vijim të vizitës në Dubai, Myftiu Tërnava u prit nga kryetari i organizatës së çmimit më të lartë ndërkombëtar të Dubait, Çmimit të Kuranit Fisnik, Dr. Ibrahim Ebu Milha, njëkohësisht këshilltar i Kryeministrit të EBA-s, dhe Guvernatorit të Dubait Muhamed Rashid Al Maktoum.

Dr. Ibrahim Abu Milha falënderoi Myftiun për vizitën dhe, në emër të organizatës që ai drejton, dhe në emër të komisionit për zgjedhjen e personaliteteve që shërbyen për Kuranin Fisnik, dekoroi Myftiun Tërnava me Çmimin ndërkombëtar të Dubait. Myftiu Tërnava, në mes të tjerash, me atë rast deklaroi: "Ky dekorim nuk më takon vetëm mua, porse të gjithë dijetarëve dhe hoxhallarëve të vendit tim, të cilët përcollën fjalën e Allahut deri tek ne dhe të cilët ranë dëshmorë të ruajtjes së Fjalës së Allahut dhe të vatanit".

Me ketë çmim në të kaluarën janë dekoruar shumë personalitete të çmuara të Botës Islame, siç janë: Dr. Jusuf El-Kardavi, Sheih Muhamed esh- Sharavi, Dr. Alia Izetbegoviç, Dr. Murad Hofman, Dr. Ahmed Tajib etj..



**Takimi me ministrin e financave të EBA**

Njëri nga takimet më kryesore të vizitës në Emirate ishte takimi i zhvilluar më 27 shkurt me Ministrin e Financave të Qeverisë së EBA-s, Shkëlqesinë e tij Hamdan bin Rashid Al Maktoum, njëkohësisht edhe zv./Guvernator i Dubait.

Ministri i shprehu mirëseardhje Myftiut Tërnava dhe tregoi gatishmërinë e plotë të Qeverisë së EBA-s që edhe më tutje të vazhdojnë të ndihmojnë Kosovën në fusha të ndryshme, si në arsim, shëndetësi e kulturë. Myftiu Tërnava falënderoi Ministrin Hamdan bin Rashid el Maktoum për mikpritjen dhe për përkrahjen e vazhdueshme të EBA-s që i ka dhënë Kosovës.

**Myftiu Tërnava merr pjesë në inaugurimin e librit më të madh në botë kushtuar Pejgamberit a.s.**

Myftiu Tërnava, bashkë me Ministrin Hamdan bin Rashid el Maktoum, morën pjesë në inaugurimin e librit më të madh në botë kushtuar personalitetit më të ndritur dhe më me ndikim në botë - Muhamedit a.s.. Libri më i madh rreth jetës dhe veprës të H. Muhamedit s.a.v., i titulluar "Hadha Muhamedun", i cili është shkruar në Dubai, dhe është regjistruar në librin e rekordeve botërore të Genisit.

Në këtë hapje të veçantë morën pjesë personalitete e dijetarë të shumtë nga mbarë Bota Islame, si dhe një nga Imamët e Qabesë së shenjtë Dr. El Kelbani etj., porse mysafir special i asaj mbrëmjeje ishte Myftiu i Kosovës.

**Vizita në Qendrën për trashëgimi kulturore "Xhuma el Maxhed"**

Qendra për trashëgimi kulturore "Xhuma Al Maxhed" është nga qendrat më të nostrifikuara në botë, e cila përkujdeset për dorëshkrime të ndryshme në fusha të ndryshme. Kjo qendër ka në pronësinë e saj mbi 200 mijë dorëshkrime.

Delegacioni kosovar u njoh me punën e kësaj qendre si dhe vizitoi bibliotekën qendrore të saj, ku gjenden mijëra dorëshkrime të vjetra. Myftiu u prit nga udhëheqësit më të lartë të qendrës, ku u njoh me sektorët e saj. Myftiu i dhuroi qendrës një kopje të librit më të ri që ka botuar BIK "Katalogu i dorëshkrimeve arabe në bibliotekën e BIK", për të cilin nikoqirët patën konsideratë të lartë dhe e vlerësuan, sepse ishte libri i parë që ka të bëjë me dorëshkrimet arabe në Kosovë që ka kjo qendër.



**Vizita në fondacionin Dar el Birr**

Në vargun e takimeve dhe vizitave në Dubai, Myftiu Tërnava vizitoi fondacionin Dar el Birr, fondacioni më i madh humanitar në Dubai, ku Myftiu u prit nga drejtori i përgjithshëm Dr. Halfan Halife el Mazrui, i cili e njohu Myftiun me aktivitetet e fondacionit Dar el Birr, me punën dhe kontributin që japin në shumë vende të botës, ndërsa gjatë luftës në Kosovë, ata patën ndihmuar nëpërmjet organizatës Gjysmëhëna e Kuqe të EBA-s.

Myftiu Tërnava falënderoi Dr. el Mazruin për ndihmën dhe kontributin e madh që kanë dhënë dhe vazhdojnë të japin në shtete të ndryshme të botës në nevojë, dhe u bisedua për mundësinë e bashkëpunimit më të madh me Kosovën, sepse vërtet një shtresë e popullsisë kosovare ka nevojë për ndihmën e bamirësve. Myftiu Tërnava njoftoi edhe për përpjekjet e vazhdueshme të BIK-së nëpërmjet shoqatës së saj "Bereqeti", që t'i ndihmojë të varfrit, skamnorët e jetimët, porse "ndihma juaj –tha ai - do të na ndihmonte t'i dalim në krah kësaj shtrese të varfër. Dr. el Mazrui premtoi se në të ardhmen do të rrisin bashkëpunimin me BIK-në për t'i ndihmuar shtresat e varfra në Kosovë.



**Qëndrimi në fondacionin El Mektum**

Me gjithë axhendën e ngjeshur të vizitave dhe takimeve të Myftiut, gjatë qëndrimit në Dubai vizitoi edhe fondacionin El Mektum, ku u prit nga drejtori i përgjithshëm Mirza Husejn As-Sa, i cili i shprehu mirëseardhje dhe falënderoi Myftiun për vizitën në zyrë qendrore të fondacionit El Mektum.

Myftiu Tërnava falënderoi z.Mirza për respektin dhe mikpritjen e ngrohtë e vëllazërore dhe e njoftoi për Kosovën e për BIK-në, për funksionimin e saj dhe organizimin e jetës fetare. Myftiu Tërnava e njohu mikpritësin edhe me sfidat e BIK-së dhe nevojat imediate të BIK-së për mirëqenie sa më të mirë të punonjësve të saj, që të japin kontribut maksimal në fushën e davetit Islam.



Myftiu propozoi disa projekte që kanë të bëjnë me vakëfet dhe rritjen e pronës vakëfnore nëpër të gjithë këshillat e BIK-së. Gjatë takimit u akorduan që të fillohet me 9 projekte konkrete në këtë fushë pas vizitës së parë që do t'i bëjnë Kosovës udhëheqësit e fondacionit.



**Vizita në Ebu Dhabi**

Gjatë vizitës në EBA, Myftiu Tërnava vizitoi edhe Ebu Dabin dhe u takua me kryetarin e organizatës Zajed Bin Sultan El-Nahjan, Dr. Salim el Dhahiri, i cili priti Myftiun Tërnava në selinë e re të organizatës. Myftiu Tërnava falënderoi, në emër të BIK-së, organizatën Shejh Zaid për donacionin e dhënë për ndërtimin e godinës së re të FSI -së.

Dr. Salim el Dhahiri, në emër të organizatës që drejton, falënderoi Myftiun për punën e madhe që kanë bërë me ndërtimin e objektit të ri dhe u gëzua shumë kur u njoftua për gjendjen aktuale të objektit të ri, për se, në mes të tjerash, tha se kjo punë kaq e madhe na motivon që edhe më tutje të vazhdojmë me projekte të tjera në Kosovë.

Drejtori shtroi drekë solemne për delegacionin nga Kosova. Gjatë vizitës në Ebu Dabi Myftiu vizitoi edhe xhaminë "Shejh Zaid". Kjo xhami është xhamia më e madhe në EBA dhe një nga xhamitë më të bukura në botë, që tani konsiderohet edhe nga mrekullitë e arkitekturës moderne.



**Vizita në Sulltanatin e Omanit**

Pas vizitës së EBA-s Myftiu Tërnava vazhdoi turnenë e vizitave në Gadishullin Arabik duke vazhduar me vizitën e tij të parë zyrtare në Sulltanatin e Omanit, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët - këshilltarin Vedat Sahiti, ndihmësshefin e kabinetit Mr.Besim Mehmeti dhe me këshilltarin e jashtëm të Ministrit të Jashtëm të Kosovës Prof .Dr. Beqir Ismaili.

Delegacioni nga Kosova u prit me nderimet më të larta të protokollit oborrtar të Sulltanit të Omanit. Në aeroportin ndërkombëtar Maskat i priti vetë Myftiu i Omanit, shejh Ahmed el Halili.

Kjo vizitë u realizua me ftesën e Myftiut të Omanit, shejh Ahmed el Halili, i cili, pasi i përshëndeti dhe i uroi mirëseardhje Myftiut Tërnava, e falënderoi atë për vizitën, duke e konsideruar si të një rëndësie të veçantë, sepse me këtë vizitë do të vihen themelet e bashkëpunimit zyrtar të dy institucioneve fetare të dy vendeve.



Për nder të Myftiut Tërnava, Myftiu i Omanit në mbrëmje shtroi darkë në klubin diplomatik të Omanit, ku qenë të ftuar edhe diplomatë të vendeve të tjera të akredituara në Oman, si dhe shumë personalitete të shquara nga jeta kulturore, fetare e politike e Omanit.

Më 4 mars Myftiu Tërnava u prit nga Shkëlqesia e tij, Ministri i Vakëfeve dhe Çështjeve fetare, Dr. Abdullah bin Abdullah el-Salimi, i cili falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe shprehu gatishmërinë e tij dhe të Ministrisë që ai drejton, për bashkëpunim me BIK-në.

Myftiu Tërnava i njohu nikoqirët me gjendjen, historikun, pozitën, të arriturat, objektivat dhe sfidat me të cilat përballet BIK-ja.

Myftiu Tërnava u takua me zv./Ministrin e Kulturës dhe Trashëgimisë Kulturore, Dr. Salim el Mahruki, i cili i shpreh mirëseardhje Myftiut dhe delegacionit kosovar në Sulltanatin e Omanit. . Zv./Ministri el Mahruki tha se është i nderuar dhe i privilegjuar që, për herë të parë, po takon një delegacion nga Kosova. Myftiu Tërnava e njoftoi për zhvillimet në Kosovë, për organizimin e jetës fetare dhe kulturore në vend dhe për trashëgiminë e pasur që posedon BIK në bibliotekën e vet të dorëshkrimeve. Myftiu Ternava i dhuroi zv./ Ministrit Al Mahruki një kopje të librit më të ri që ka botuar BIK - "Katalogu i dorëshkrimeve arabe në bibliotekën e BIK". Me këtë rast ai falënderoi Myftiun dhe BIK-në për kontributin e tyre në ruajtjen e trashëgimisë, dhe sidomos të dorëshkrimeve të vjetra.



Zv./Ministri Al Mahruki pastaj shoqëroi Myftiun në qendrën për ruajtjen dhe restaurimin e dorëshkrimeve të Sulltanatit të Omanit dhe u pajtuan që të bashkëpunojn në ruajtjen dhe restaurimin e dorëshkrimeve arabe në Kosovë.

Zv./ Ministri Salim al Mahruki i premtoi Myftiut se do të ndihmojë në fushën e trashëgimisë kulturore të Kosovës si një pasuri e përbashkët njerëzore, me se krenohet Kosova.

**Myftiu Tërnava viziton Universitetin e Sulltan Kabusit**

Gjatë qëndrimit të tij në Sulltanatin e Omanit, Myftiu vizitoi edhe Universitetin e Sulltan Kabusit në Maskat, ku u prit nga zv./Rektori dhe këshilltari për çështje akademike i universitetit, Prof. Dr. Tahir Abdurrahman Ba Omer, i cili njohu delegacionin kosovar me historikun dhe themelimin e universitetit, arritjet shkencore dhe numrin e fakulteteve e të studentëve që studiojnë si dhe me marrëdhëniet dhe bashkëpunimin me universitete të ndryshme të botës.



Myftiu Tërnava falënderoi zv./Rektorin për mikpritjen dhe e njoftoi për Kosovën në përgjithësi, e në veçanti për BIK-në dhe institucionet e saj arsimore e edukative të nivelit të mesëm si dhe për FSI-në e Prishtinës.

Myftiu Tërnava me zv./Rektorin bisedoi për mundësinë e bashkëpunimit me Universitetin e Sulltan Kabusit për shkëmbim bursash për studentë të dy vendeve dhe për shkëmbim profesorësh e përvojash. Zv/Rektori, Prof. Dr. Tahir Ba Omer i konfirmoi Myftiut se kjo është e mundur dhe shumë shpejt do të fillojnë të veprojnë në ketë drejtim.

Gjatë qëndrimit të tij në Sulltanatin e Omanit, Myftiu me bashkëpunëtorët vizituan edhe xhaminë e Madhe të Sulltan Kabusit, një nga xhamitë më të mëdha në Gadishullin Arabik.

*Mr. Vedat Sahiti dhe Mr. Besim Mehmeti*

# Komentimi i kaptinës “El-Mutaffifinë” 5

**Përqeshja e idhujtarëve ndaj besimtarëve në këtë botë, dhe tallja e besimtarëve ndaj idhujtarëve në Ahiret**

**Sabri Bajgora**

إِنَّ الَّذِينَ أَجْرَمُوا كَانُوا مِنَ الَّذِينَ آمَنُوا يَضْحَكُونَ (29) وَإِذَا مَرُّوا بِهِمْ يَتَغَامَزُونَ (30) وَإِذَا انقَلَبُوا إِلَىٰ أَهْلِهِمُ انقَلَبُوا
فَكِهِينَ (31) وَإِذَا رَأَوْهُمْ قَالُوا إِنَّ هَٰؤُلَاءِ لَضَالُّونَ (32) وَمَا أُرْسِلُوا عَلَيْهِمْ حَافِظِينَ (33) فَالْيَوْمَ الَّذِينَ آمَنُوا مِنَ الْكُفَّارِ
يَضْحَكُونَ (34) عَلَى الْأَرَائِكِ يَنظُرُونَ (35) هَلْ ثُوِّبَ الْكُفَّارُ مَا كَانُوا يَفْعَلُونَ (36)

**29. Mëkatarët (kriminelët) ishin ata që i përqeshnin ata që besuan. 30. Dhe kur kalonin (besimtarët) pranë (idhujtarëve), ata ia bënin me sy njëri-tjetrit. 31. E kur ktheheshin te familjet e veta, ktheheshin të kënaqur. 32. Dhe, kur i shihnin ata (besimtarët), thoshin këta janë të humbur!” 33. Po Ne, nuk i caktuam ata (idhujtarët) si rojë të atyre (besimtarëve). 34. E sot, (në Ditën e Gjykimit), ata që besuan, do të tallen me jobesimtarët. 35. Duke qëndruar të mbështetur (besimtarët) në kolltukë e duke shikuar. 36. Vallë, a (nuk) u shpërblyen jobesimtarët për atë që punuan? (Po).**

**Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake**

Tetë ajetet e fundit të kësaj sureje, kanë një lidhshmëri të fuqishme kuptimore jo vetëm me ajetet paraprake, por pothuajse me tërë suren në përgjithësi. Përderisa në ajetet paraprake, I Lartmadhërishmi na dëftoi për Regjistrin e njerëzve të mirë e të devotshëm, të cilët do të trashëgojnë Xhenetet e mrekullueshme, duke cekur se emrat e tyre janë shkruar në Librin e përjetshëm të xhenetlinjve, Libër ky që ruhet nga engjëjt në një vend të lartë në “Il-lijjun”, duke përjetuar kënaqësi pas kënaqësie, për hir të besimit të tyre të sinqertë në Allahun dhe në të Dërguarit e Tij, tash, në ajetet në vazhdim, Allahu xh.sh. na i zbulon edhe disa ligësi e vese të këqija të idhujtarëve mekas dhe vuajtjet shpirtërore që këta u shkaktonin besimtarëve...

Në këto ajete shihet se sa të pandjenja e të pashpirt ishin idhujtarët, sepse i nënçmonin haptazi besimtarët duke i ironizuar e përqeshur për shkak të varfërisë dhe pozitës së tyre sociale. Ata tregoheshin mendjemëdhenj, duke i quajtur madje edhe të humbur e të krisur nga mendja, sepse kishin besuar Allahun, dhe Pejgamberin e Tij, i cili, sipas tyre, po i ftonte të adhuronin një Zot të padukshëm dhe i cili po u premtonte Parajsën, e cila, sipas tyre, ishte vetëm në këtë botë, në të cilën ata po kënaqeshin e dëfreheshin...

Por i Gjithëpushtetshmi, ua bën me dije shumë qartë, se ata (idhujtarët) nuk ishin roja e as kujdestarë të besimtarëve, sepse Ai ishte Vigjilues mbi ta, dhe pikërisht Ai do t’ua mundësonte këtyre të përvuajturve që në Ditën e Gjykimit të kënaqeshin e të qetësoheshin duke i parë qafirat tek marrin ndëshkimin e merituar në Xhehenem...

**Koment:**

**29. Mëkatarët ishin ata që i përqeshnin ata që besuan.**

Pabesimtarët dhe idhujtarët kurejshë ishin njerëz shumë të ulët për nga karakteri njerëzor. Ata, me pacipësinë dhe ironinë më të madhe, talleshin me besimtarët. Ata, kur flisnin, flisnin nga pozita e të fortit dhe e të pasurit. Nuk pranin së nënçmuari e përqeshuri myslimanët e varfër që, me dëlirësinë e shpirtit, kishin përqafuar dritën e Islamit, si Bilalli, Ammari, Habbabi, Suhejbi etj.. Këta heronj të Islamit, të cilët sistemi shoqëror në Mekë i kishte vënë në shkallën më të përbuzur të shoqërisë, duke qenë të shfrytëzuar pamëshirshëm nga shtresa mizore sunduese, Pejgamberi a.s. i mblodhi rreth vetes si një aureolë vezulluese dhe me ta filloi rrugëtimin në ngadhënjimin e fesë së Allahut.

Fahru Rraziu, në Tefsirin e tij ka cekur dy shkaqe për zbritjen e këtij ajeti:

1. Ata që janë synuar në ajetin 29 të kësaj sureje: “Mëkatarët (kriminelët), ishin ata që i përqeshnin ata që besuan.” - janë paria e idhujtarëve, si Ebu Xhehli, Velid ibn Mugire, As bin Vail es-Sehmij, Ukbe ibn Ebi Muit, Esved bin Abdu Jeguth, As ibn Hishami, Nadr bin Harithi etj., të cilët talleshin dhe i përqeshnin myslimanët e varfër, dhe

2. Një ditë, Ali ibn Ebi Talibi, kishte qenë duke ecur me një grup myslimanësh, ndërkohë që një grup idhujtarësh ishin tallur me ta. Kur këta të fundit ishin kthyer tek shokët e vet idhujtarë, ia kishin shkelur syrin njëri-tjetrit, duke thënë: E kemi parë sot tullacin (Aliun r.a.), dhe kishin qeshur me ironi e përbuzje, prandaj edhe kishte zbritur ky ajet kuranor, para se Aliu r.a. të arrinte tek i Dërguari i Allahut s.a.v.s..[1]

Ky ajet shpërfaq dhimbshëm fazat e vështira nëpër të cilat kaloi Thirrja islame, faza që flasin e dëshmojnë për fillimin e vuajtjeve shpirtërore, për talljet, përqeshjet dhe ironitë thumbuese, të cilat ua shponin zemrat e tyre të dëlira…

Ishin ato kohë të rënda e të ndera, sepse besimtarëve u duhej të duronin e përballonin edhe nënçmime të tilla, të cilat lënë vrragë të thella në zemra, më tepër se kur majat e shtizave apo shigjetave ngulen në mish (trup). Megjithatë, Pejgamberi a.s. i këshillonte për durim, derisa Allahu të vendoste ndryshe...

**30. Dhe, kur kalonin (besimtarët) pranë (idhujtarëve), ata ia bënin me sy njëri-tjetrit.**

Ishte një zakon i mbrapshtë i këtyre kriminelëve që, kur kalonte pranë tyre ndonjë besimtar mysliman, ata, përveç thumbimeve ironike që u drejtonin në shenjë talljeje, edhe ia shkelnin syrin njëri-tjetrit, e pastaj, sakaq, plasnin të qeshurat e tyre histerike...

Natyrisht që besimtarët e kishin të vështirë t'i përballonin të gjitha ato vuajtje shpirtërore, krahas atyre trupore, që i përjetonin çdo ditë nga duart e tyre, por shpresa në Allahun dhe këshillat e ngrohta nga ana e Pejgamberit a.s., se megjithatë, do të vinte dita që edhe këta do të talleshin me ta, i bënte të qetësoheshin dhe të përballonin çdo situatë të tillë.

**31. E, kur ktheheshin te familjet e veta, ktheheshin të kënaqur.**

Idhujtarët, kur ktheheshin në shtëpitë e tyre, në vend që të turpëroheshin e të ndienin keqardhje, mburreshin për faktin se kishin maltretuar e tallur myslimanët e varfër. Ata e ndienin veten tepër të lartë ndaj tyre, dhe mendonin se kishin të drejtë t'i ironizonin e maltretonin ata që kishin lëshuar besimin e tyre, dhe, sipas tyre, ishin dhënë marrëzisht pas besimit në një Zot të vetëm, i Cil nuk mund të shihej e të prekej ashtu siç i shihnin e preknin zotat e tyre nga guri dhe druri! Sipas tyre, zotat që ata besonin, e që i skalitnin vetë, ishin zota që i shihnin, i preknin dhe jetonin me ta në të njëjtën shtëpi. Në fillim të Shpalljes, kur numri i myslimanëve ishte i vogël, askujt prej idhujtarëve nuk i interesonte të ndërmerrte diçka praktikisht për ta penguar përhapjen e kësaj feje të re-Islamit, sepse e shihnin se Muhamedit a.s. i kishin shkuar pas vetëm disa të varfër e robër dhe aty-këtu ndonjë i pasur, si Ebu Bekri dhe Othmani r.a.. Mirëpo, kur, me kalimin e disa viteve, Shpallja hyjnore filloi të rrëmbente me dashurinë dhe çiltërsinë e saj, disa nga figurat udhëheqëse të kurejshëve, vetëm atëherë ata e kishin kuptuar seriozisht çështjen e fesë së re, që ishte përhapur në fshehtësi dhe i kishte kthyer gjërat mbrapsht për ta...

Vetëm atëherë e kishin kuptuar kurejshët se çështja e Muhamedit ishte shumë më e rrezikshme nga ç'kishin pandehur, kur kishin menduar se ishte thjesht një çrregullim i tij psikik. Ai po thërriste haptazi në një fe të re: fe në të cilën nuk kishte vend për statujat, idhujt, zotat, pozitat e tyre të larta në shoqëri dhe, përgjithësisht, për interesat e tyre ekonomikë. Ishte ajo një fe, në të cilën nuk kishte zota të tjerë përveç Allahut, nuk kishte ligjvënës tjetër përveç Allahut dhe as gjykues tjetër përveç Atij. Prandaj ishte e pritshme që nënçmimi dhe persekutimi të fillonte menjëherë pas proklamimit haptazi të kësaj Thirrjeje…

**32. Dhe, kur i shihnin ata (besimtarët), thoshin këta janë të humbur!"**

Idhujtarët, sa herë që i shihnin besimtarët, thoshin: Ja, shihni këta të humburit, këta që devijuan nga besimi i zotave tanë, që i kishim adhuruar së bashku për shekuj me radhë. Këta janë tradhtarët nga mesi ynë, sepse lanë besimin e stërgjyshërve tanë dhe pasuan një të çmendur dhe magjistar, siç e quanin Muhamedin a.s..

Është çudi e madhe që e njëjta gjë është përsëritur shpeshherë përgjatë gjithë historisë njerëzore. Sa herë që një pejgamber, proklamonte Shpalljen e tij prej Zotit xh.sh., duke i thirrur njerëzit në besim, atij në fillim i bashkoheshin vetëm një pakicë, rëndom të varfrit dhe robërit e përvuajtur. Klasa aristokrate gjithmonë pozicionohej kundër dhe refuzonte udhëzimin, sepse nga pozitat e pasurisë, luksit dhe të mirëqenies, instinktivisht lind mendjemadhësia dhe kujdesi më i shtuar për vazhdimësinë e interesave personalë. Prandaj, këta të fundit (aristokracia) nuk pranin së ofenduari e maltretuari Pejgamberin dhe besimtarët e varfër me lloj-lloj fjalësh e ligësish, derisa nuk ndërhynte Vullneti hyjnor për ndëshkimin dhe shkatërrimin e tyre...

Dihet se në çastin kur njerëzit e lënë adhurimin e Allahut dhe fillojnë t'u luten e t'i adhurojnë idhujt, po në atë çast vdes shpirti i bukurisë në Tokë, për t'u ngritur e kurorëzuar në fron e shëmtuara. Njeriu mposhtet shpirtërisht nga brenda, ndërsa mendja njerëzore turbullohet e çrregullohet. Si pasojë e kësaj shthurjeje, jeta e njeriut shndërrohet në një skëterrë dhe ferr të vërtetë.

Ky ligj gjen shprehje gjithmonë kur njerëzit adhurojnë dikë tjetër përveç Allahut, pavarësisht nëse idhulli i adhuruar është statujë prej guri, sundues prej njerëzve, ideologji prej ideologjive apo sistem prej sistemeve shoqërore.

Idhujtarët, sikurse të gjithë pabesimtarët para tyre, përgjatë historisë, ishin mësuar me traditën e përcjellë të të besuarit të idhujve nga baballarët e tyre. Ishte ky një imitim i verbër e i mbrapshtë, i ngulitur thellë në shpirtrat dhe mendjet e tyre, ndërkohë që ardhja e Pejgamberit a.s. ishte e papranueshme për ta, sepse ai me ngulm insistonte në shkatërrimin e asaj tradite prapanike dhe injorante në të njëjtën kohë. Ata nuk e kuptonin dot se Thirrja

për Njëshmëri (Tevhidi) është para së gjithash çlirim mendor, Thirrje për çlirimin e mendjes njerëzore nga prangat dhe litarët e traditës imituese, besëtytnitë e paraardhësve dhe fantazitë imagjinuese të tyre. Meqë mendjet e tyre ishin të ngurtësuara, mendonin se vetëm ata ishin në të drejtën dhe kishin në dorë edhe jetët e besimtarëve të varfër e të robërve. Mirëpo, atyre pohimeve të tyre të marra, u është përgjigjur Vetë Allahu xh.sh., në ajetin vijues të kësaj sureje:

**33. Po Ne, nuk i caktuam ata (idhujtarët) si rojë të atyre (besimtarëve).**

Nga ky ajet kuptohet qartë se fjalët dhe përqeshjet e idhujtarëve ishin të kota dhe të pavlera, sepse ata nuk janë roja dhe as kujdestarë të besimtarëve. Allahu nuk i ka ngarkuar ata që të jenë roja të tyre. Roja të besimtarëve janë vetëm engjëjt fisnikë, të cilët shënojnë çdo vepër, me lejen e Allahut. Besimtarët nuk kanë nevojë që idhujtarët të vigjilojnë mbi ta e të kontrollojnë lëvizjet dhe veprimet e tyre, sepse secili njeri është nën kujdesin e Allahut Fuqiplotë, prandaj, mjerë ai që para Madhërisë së Tij, del me vepra të shëmtuara, e lum ata që, me veprat e tyre të mira, merituan të dalin faqebardhë para Allahut xh.sh..

**34. E sot, (në Ditën e Gjykimit), ata që besuan, do të tallen me jobesimtarët.**
**35. Duke qëndruar të mbështetur (besimtarët) në kolltukë e duke shikuar.**

Dita e Gjykimit do të jetë dita kur do të ndërrojnë pozicionet dhe rolet e protagonistëve të kësaj bote. Tash besimtarët do të jenë ata që do të tallen e do t'i përqeshin pabesimtarët, të cilët do të jenë duke përjetuar dënim pas dënimi. Ata, tashmë kanë humbur përjetësisht Ahiretin, kurse besimtarët do të jenë të respektuar, duke përjetuar kënaqësitë e Allahut. Ata do të jenë ulur nëpër kolltukë të lartë dhe prej aty, do të shikojnë se si ndëshkohen pabesimtarët në ferr. Ata që në këtë botë talleshin dhe i mundonin besimtarët, tash do të jenë të zhytur në dënimin e vazhdueshëm e të përjetshëm.

Është transmetuar nga Katadeja të ketë thënë: Ka thënë Ka'bi: "Ndërmjet Xhenetit dhe Xhehenemit ka një hapësirë si një lloj dritareje, prej së cilës, nëse një besimtar dëshiron të shikojë ndonjë armik të tij që e ka pasur në këtë botë, mund ta shikojë (teksa bëhet azab)"[2]. Këtë gjë e konfirmon edhe Allahu xh.sh. në ajetin 55 të kaptinës "Es-Saffat": "Ai shikon dhe e vëren atë (armikun) në mes të Xhehenemit".

Po ashtu, transmetohet nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Ekziston një mur ndërmjet banorëve të Xhenetit dhe Xhehenemit. Për banorët e Xhenetit do të hapen disa dyer (a dritare), e këta nga kolltukët e lartë do të vështrojnë teksa bëhen azab e ndëshkohen banorët e zjarrit, dhe do të qeshin me ta. Kjo do të jetë një satisfaksion dhe prehje e zemrave të tyre derisa shikojnë armiqtë e tyre pabesimtarë, ndërkohë që Allahu xh.sh. hakmerret kundër tyre, për hir të tyre".[3]

**36. A thua u shpërblyen jobesimtarët për atë që punuan? (Po)**

Ajeti përmbyllës i kësaj kaptine tregon më së miri për nënçmimin dhe përbuzjen e mohuesve të Ringjalljes. Kjo pyetje u drejtohet banorëve të Xhenetit, sidomos atyre që kanë vuajtur nga mundimet, talljet dhe ironitë e pabesimtarëve gjatë jetës në këtë botë. Ata do të pyeten, në mënyrë që të merret përgjigjja, se a janë të kënaqur derisa i shohin pabesimtarët duke përjetuar ndëshkimet e tmerrshme në Skëterrë?

Natyrisht që përgjigjja është pozitive, sepse një gjë e tillë kuptohet edhe nga përfundimi i ajetit...

Ky ajet përputhet edhe me kuptimin e ajetit 49 të kaptinës "Ed-Duhan": "(I thuhet pabesimtarit në xhehenem): Shijoje! Se ti je ai "i forti", "i autoritetshmi", e ky është ai (dënimi) për të cilin dyshonit", që nënkupton se besimtarët do të prehen e qetësohen shpirtërisht vetëm atëherë kur të shohin se pabesimtarët, mynafikët dhe grupet e tjera të humbura, do të ndëshkohen praktikisht...

**Porosia e këtyre ajeteve (29-36)**

- Allahu i Madhërishëm në këto ajete ka përshkruar katër cilësi të këqija të idhujtarëve kurejshë në raport me besimtarët e sinqertë:

1. Pabesimtarët kriminelë, i përqeshnin e tallnin besimtarët kudo që i shihnin;
2. Ata ia shkelnin syrin njëri-tjetrit kur i shihnin besimtarët, në shenjë nënçmimi;
3. Ishin mendjemëdhenj dhe mburravecë, kur ktheheshin nëpër shtëpitë e tyre duke ironizuar besimtarët, dhe
4. Kur i shihnin besimtarët, thoshin: Ja, këta të humburit e të krisurit/

- Pabesimtarët janë gjithmonë në armiqësi me besimtarët e Njëshmërisë.
- Imani në asnjë mënyrë nuk mund të takohet me kufrin, as feja e drejtë me humbëtirën, dhe as morali i lartë me sjelljet destruktive e të ulëta.
- Idhujtarët ishin sjellë shumë keq me besimtarët, duke i përqeshur, tallur e ironizuar, duke i quajtur këta të fundit si të humbur, por në Ditën e Gjykimit, besimtarët do të jenë ata që do të tallen me pabesimtarët, derisa i shohin këta të fundit duke u përpëlitur në greminat e zjarrta të Xhehenemit.
- Myslimanët atë ditë do të jenë në pozita të larta nderi në Xhenet, dhe do të pyeten nëse janë të kënaqur që, me sytë e tyre, shohin dënimin e dhembshëm që i ka kapluar pabesimtarët, të cilët në dynja talleshin me ta ju...- (Fund)-

(1) Fahru Rraziu "Mefatihul Gajbi", vëll. 31, f. 102(2)Imam Sujutiu "Ed-Durrul menthur..." vëll. 15, f. 311 (3)Ali bin Najif esh-Shehud "El-Mufassal li tefsir xhuz'i Amme", f. 572

# Ebu Ubejde ibn Amir Ibnul Xherrah r.a.

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Kur disa ashabë të Pejgamberit a.s. e kishin pyetur Aishen r.a. se cilët ishin miqtë më të ngushtë të të Dërguarit të Allahut, ajo u kishte thënë: "Ebu Bekri, pastaj Umeri, pastaj Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xherrahu".**

Të shkruash për ashabët e Pejgamberit a.s. dhe të përgëzuarit me Xhennet e të njihesh me jetëshkrimin e tyre dhe me familjen e tyre, është diçka shumë tërheqëse.

Në këtë punim do të shkruajmë për një tjetër ashab, i cili është nga dhjetë të përgëzuarit me Xhennet. Ai përfaqëson një shkollë edukimi shumëdimensional. Është ky Ebu Ubejde ibn Amir ibnul Xherrahu, një nga myslimanët e parë që pranuan Islamin në Mekë. Ebu Ubejde pranoi Islamin në një kohë kur Muhamedi a.s. akoma nuk kishte filluar të tubohej me myslimanët në shtëpinë e Erkam ibnul Erkamit.

Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xherrahu është njëri nga figurat e larta islame, prej të cilëve përfitojmë dhe mësojmë artin e prijësit dhe përvojën e administrimit. Vetë Pejgamberi a.s. i kishte vënë një nofkë, e cila i shkonte Ebu Ubejdes për shtati: "Besniku i ummetit mysliman"[1] Lidhur me këtë,i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Në secilin popull ekziston një njeri që është i denjë për çdo besim, ndërsa i besueshmi i këtij ummeti është Ebu Ubejde ibn Xherrahu".[2]

Ebu Ubejde ibn Xherrahu qëndroi i fortë dhe besnik në përpjekjet e tij edhe pas shpërnguljes në Botën tjetër të të Dërguarit të Allahut, pra në kohën e halifatit të Ebu-Bekrit r.a. dhe Umerit r.a., prijësve të besimdrejtëve. Kur e kishte pyetur dikush Umer ibnul Hattabin: "Çfarë do të doje të kishe, o Prijës i besimtarëve?" ai ishte përgjigjur duke bërë me gisht drejt një shtëpie pranë: "Të kisha një shtëpi si kjo, të mbushur me burra si Ebu Ubejde ibnu Xherrahu".[3]

Këtë vlerësim e kishte thënë Umer ibnul Hattabi për shkak të besnikërisë dhe aftësive administrative që posedonte Ebu Ubejde, dy cilësi këto që sot kanë humbur rëndësinë në jetën politike, ekonomike dhe shoqërore. Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xherrahu kishte bashkuar besnikërinë dhe aftësitë e administrimit, cilësi që i kërkon çdo epror nga punëtorët dhe vartësit e tij.

**Trimëria dhe përkushtimi i tij**

Përkushtimi dhe përgjegjësia e Ebu Ubejdes ndaj detyrave ishte një prej cilësive të tij më të manifestuara. Në betejën e Uhudit, nga mënyra si ishte zhvilluar beteja, ai kishte kuptuar se qëllimi më i madh i mosbesimtarëve ishte që ta vrisnin Muhamedin a.s.. Për ta fitorja ishte në plan të dytë krahasuar me vrasjen e të Dërguarit a.s.. Për këtë shkak ai kishte vendosur të qëndronte shumë afër të Dërguarit a.s..

Ebu Ubejde kishte luftuar me trimëri kundër ushtrisë armike, e cila dëshironte të shuante njëherë e përgjithmonë dritën e Allahut. Sa herë që beteja ashpërsohej dhe e largonte nga i Dërguari a.s., ai luftonte me trimëri, po me sytë dhe shikimin e tij gjithnjë të drejtuar tek vendi ku qëndronte Pejgamberi a.s., duke e shikuar me brengosje të madhe. Sa herë që vërente rrezikun për Pejgamberin a.s., reagonte shpejt për ta kthyer armikun në pozitat fillestare, para se ta plagosnin të Dërguarin e Allahut. Kur ishte ashpërsuar lufta, një grup i mosbesimtarëve kishin rrethuar Ebu Ubejden, po sytë e tij edhe më tej ishin të drejtuar atje tek ishte i Dërguari i Allahut. Ai e kishte humbur vetëkontrollin kur pa se një shigjetë e kishte qëlluar Pejgamberin a.s.. Megjithëkëtë, mblodhi veten dhe u nis me shpatë drejt atyre që e kishin rrethuar dhe shpata e tij sikur të ishte një

mrekulli: Ia arriti t'i shkatërronte ata dhe të nisej drejt të Dërguarit a.s., dhe, me dorën e tij të djathtë, t'i fshinte gjakun e tij të bekuar që i rridhte në fytyrë, e thoshte: "Si do të kenë sukses kur e kanë bërë me gjak fytyrën e të Dërguarit të Allahut, i cili po i thërriste në rrugën e Allahut xh.sh?".[4]

Kur e vërejti Ebu Ubejde se dy hallka të zinxhirit të parzmores së të Dërguarit a.s., kishin depërtuar në fytyrën e tij, atëherë e kapi me dhëmbë njërën dhe e nxori. Mirëpo, kur ra hallka e parë, iu thye dhe i ra dhëmbi i përparmë i epërm. Ngjashëm i ndodhi edhe me dhëmbin tjetër poshtë, kur u përpoq ta hiqte hallkën tjetër.

Në një rast tjetër, komandanti i ushtrisë myslimane Amr ibnul Asi, i kërkoi të Dërguarit të Allahut ndihma në forcat ushtarake, pasi nuk i mjaftonin për betejat që i prisnin. Pejgamberi a.s. iu përgjigj pozitivisht duke i dërguar një sasi forcash, bashkë me to edhe Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xherrahun, Ebu Bekrin dhe Umer ibnul Hattabin. Ndërkohë Pejgamberi a.s. porositi myslimanët që, me t'u bashkuar me ushtrinë e Amr ibnul Asit, komandant i përgjithshëm të ishte Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xherrahu. Kur kjo njësi ushtarake arriti dhe u bashkua me pjesën tjetër të ushtrisë, Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xharrahu i tha Amr ibnul Asit: "Pejgamberi më ka urdhëruar që të jem unë komandant kryesor i ushtrisë".[5]

Amr ibnul Asi e kishte kundërshtuar Ebu Ubejden duke thënë: "Unë jam komandanti i ushtrisë". Ndërkohë u implikuan edhe myslimanët e tjerë në këtë mosmarrëveshje dhe thanë: "Ne e duam Ebu Ubejden. Muhamedi a.s. urdhëroi që Ubejde të jetë komandant".

Më në fund, me qëllim që ushtria dhe myslimanët të mos përçaheshin, Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xherrahu hyri në radhët e ushtrisë myslimane nën komandën e Amr ibnul Asit. Kështu radhët e myslimanëve mbetën të bashkuara dhe korrën fitore në betejën që prisnin.[6]

**Nuk e mashtroi dynjaja**

Këtu kuptojmë se Ebu Ubejde u tregua mjaft largpamës dhe, me modestinë dhe urtësinë e tij, arriti ta zgjidhte mosmarrëveshjen në interes të Islamit dhe të myslimanëve duke mos lejuar përçarje dhe konflikte.

Një herë tjetër, ushtria e Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xharrahut, ishte bashkuar me ushtrinë e Halid ibnul Velidit, e cila kishte rrethuar Damaskun. Kur u bashkuan të dy ushtritë, sapo kishte hyrë koha për t'u falur. Halidi i kërkoi të dilte imam Ebu Ubejde, por ai tha: "Unë kam ardhur si forcë ndihmëse, ti je komandanti ynë".[7] Halidi tha: "E kam dëgjuar të Dërguarin a.s. të ketë thënë: "Ebu Ubejde ibnu Amir Ibnul Xherrahu, është besniku i këtij ummeti".

Nëse besnikëria nuk do të ishte e rëndësishme në fenë islame, i Dërguari i Allahut nuk do të paralajmëronte se një nga shenjat e Kiametit është humbja e besnikërisë dhe amanetit. Lidhur me këtë, Muhamedi a.s. ka thënë: "Kur të humbasë amaneti, pritni të bëhet Kiameti". Dikush e pyeti: "Si do të humbasë amaneti, o i Dërguar i Allahut"? Ai tha: "Kur çështjet administrative t`u lihen në dorë të paaftëve, atëherë ka humbur amaneti".[8]

Kur e pranoi Islamin, Ebu Ubejde u përpoq shumë dhe tentoi ta bindte edhe të atin që ta pranonte Islamin. Megjithë përpjekjet e tij, babai i tij nuk e pranoi Islamin. Më vonë, disa nga myslimanët kishin vrarë babain e tij në një betejë, një gjë që nuk e dëshpëroi dhe për se Ebu Ubejde nuk u zemërua me vrasësit e t'et.

Nga historitë e bukura që rrëfehen rreth kësaj figure, është se njëherë, kur ndodhej në Sham, dikush e kishte gjetur duke qarë. Ai e pyeti: "Çfarë të ka bërë të qash, o Ebu Ubejde?"

Ebu Ubejde ibnu Amir ibnul Xharrahu i tha: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë që myslimanit i duhen tri kafshë, një për ta mbartur atë, një për të mbartur barrën dhe një tjetër për skllavin dhe shërbëtorin. Po ashtu, i duhen tre skllevër, një për t`i shërbyer, një për punët e shtëpisë dhe një për shoqëri gjatë udhëtimeve".

Burri e pyeti sërish: "Mirë, po përse po qan?" Ebu Ubejde i tha: "Qaj, sepse e shoh që myslimanët sot posedojnë shumë kafshë dhe shumë skllevër, gjë që tregon bollëkun dhe luksin e tyre. Me sa duket, të mirat materiale të kësaj bote na kanë hapur krahët dhe ne nuk po bëjmë gjë tjetër veçse po u shkojmë pas".

Duke parë të mirat materiale që po shtoheshin, Ebu Ubejde filloi ta qortonte veten dhe t`i këshillonte shokët e Profetit (s.a.) që të mos jepeshin pas jetës dhe luksit të kësaj bote.

Një ditë, derisa prijësi i besimdrejtëve, Omer el-Faruku r.a., kryente punët e përditshme rreth udhëheqjes së Botës së madhe myslimane, i erdhi një lajm i pikëlluar. Lajmi ishte për vdekjen e Ebu Ubejdes. Ai u përpoq ta kontrollonte veten, mirëpo mërzia e madhe e kishte munduar dhe atij i rrodhën lotët. E luti Allahun xh.sh. që ta mëshironte vëllanë e tij. Me durim dhe me butësi, iu kujtua ndodhia me Ebu Ubejden. Ai bërtiti: "Sikur të isha ëndërrimtar, do të kisha ëndërruar për një shtëpi përplot me njerëz sikurse Ebu Ubejde".

Njeriu i besueshëm i këtij populli vdiq në tokën që e pastroi prej paganizmit persian dhe prej keqtrajtimit bizantin. Mbetjet e trupit të tij të bekuar, që më parë ishte përplot jetë, mirësi e kënaqësi, sot pushojnë në Jordan. S`është me rëndësi ta dini se ku është i varrosur, sepse, nëse dëshironi të gjeni varrin e tij, nuk ju duhet udhërrëfyes, aroma mahnitëse e mbetjeve të tij do t`ju çojë deri tek ai!

(1.) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, Shkup, 2010, f. 205. (2.) Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit, Shkup, 2008, f. 189. (3.) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, f. 205. (4.) Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit, f. 191, 192. (5.) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, f. 206. (6.) Po aty, 206. (7.) Po aty, f. 208. (8.) Po aty, f. 208, 209.

# Rreth akuzës mbi metodologjinë e haditheve në vlerësimin e përgjithshëm të ashabëve (4)

**Dr. Musa Vila**

**A ishin ashabët ata që gjuanin njëri-tjetrin me kufër (mosbesim) ose a ishin ata që përgënjeshtronin njëri-tjetrin?**

Në këtë kontekst nuk gjendet asnjë transmetim autentik, që mund të tregojë se ashabët e gjuanin njëri-tjetrin me kufër. Disa prej ensarëve, kur ishin në kulm të hidhërimit me njëri-tjetrin, nganjëherë përdornin fjalën hipokrit , por jo si akuzë drejtuar njëri-tjetrit. Këto ishin raste të njëanshme dhe të rralla, që në asnjë çast nuk duhet marrë si gjithëpërfshirëse dhe të përgjithshme, që t'i konsideronim se ato ishin ndodhi të shpeshta. Po ashtu, ashabët nuk përgënjeshtronin kurrsesi njëri-tjetrin. Transmetimet shumicë që kanë ardhur në këtë kontekst, tregojnë se fjala përgënjeshtrim nuk ka bazë dhe as që kishte ekzistuar. Theksuam më sipër thënien e Enesit r.a.:"Ne nuk përgënjeshtronim njëri-tjetrin". Në anën tjetër, dikush mund të pyesë se çfarë ishte përgënjeshtrimi i nënës së besimtarëve - Aishes r.a. ndaj Ebi Derdait lidhur me deklarimin e tij: "Atë që e arrin namazi i sabahut , për të nuk ka namaz të vitrit". Aishja tha: "Ebu Derdai ka gabuar (gënjyes), sepse Pejgamberi a.s. (nganjëherë), pas mëngjesit (sabahut) falte namazin e vitrit". Pra, fjala e ka kuptimin të drejtë sikur kjo fjalë të trajtohet nga gjeneza e saj , sepse këtu nuk ka kurrfarë arsyeje për përgënjeshtrim të Ebu Derdait. Ai kishte mendimin ose fetvanë e vet. Mendimet dhe fetvatë nuk përgënjeshtrohen, por mund të jenë të gabuara. Bazuar në këtë, mund të themi se vërtet ashabët nuk përgënjeshtronin njëri-tjetrin. Është e mundshme që ndonjëri prej tyre të ketë gabuar dhe të ketë pirë alkool, ose të ketë bërë vepër me mëkate të mëdha, sikur ishte të luftuarit në mes dy palëve (në Sifinë). Pavarësisht nga kjo, asnjëherë nuk është vërtetuar ndonjë gënjeshtër në mes tyre (ashabëve).

Aliu r.a. ka thënë: "Kur t' ju tregoj ndonjë hadith nga Pejgamberi a.s., më e dashur është për mua të hidhem prej qiellit sesa të gënjej ndaj tij. E kur t' ju tregoj diçka nga tjetërkush, atëherë unë jam luftëtar, e lufta është mashtrim…".[27] Një tjetër rast që ndërlidhet me këtë, e kemi kur një ushtar është i palës që e lufton Aliun, mirëpo, në të njëjtën kohë, shohim se edhe ai, për interes të vetin, nuk gënjen ndaj Pejgamberit a.s., por vetëm e komenton ndryshe hadithin."Kur u vra Amar bin Jasiri, Amër bin Hazmi hyri tek Amr bin Asi dhe i tha: Amari është vrarë. E Pejgamberi a.s. ka thënë: Atë kanë për ta vrarë grupi i kryengritësve (rebelistëve)…". Atëherë Amr bin Asi u ngrit menjëherë duke u kthyer dhe shkoi te Muaviu. Muaviu i tha: Çka ke? Ai tha: Amari është vrarë. Muaviu tha: Amari është vrarë, e çka? Amri tha: E kam dëgjuar Pejgamberin duke thënë": Atë kanë për ta vrarë grupi i kryengritësve. Muaviu tha: A e kemi mbytur ne, a"? Por, atë e kanë vrarë vërtet Aliu me shokët e tij. E prunë dhe e hodhën në mes të shigjetave tona, ose (tha:) në mes të shpatave tona".[28]

Këtu shihet se Muaviu nuk gënjeu as nuk përgënjeshtroi askënd, por vetëm e komentoi ndryshe hadithin. Bazuar në këtë, vërtet ashabët, në pamje të përgjithshme të myslimanëve, si për dijetarët ashtu edhe për njerëzit, janë persona me kriter të lartë fetar. Në lidhje me këtë, kemi disa transmetime të ashabëve nga Pejgamberi a.s., ku theksohen lëvdatat e tyre dhe që njerëzit këto hadithe i kishin mirëpritur dhe i kishin pranuar. Disa grupe të devijuarish kishin akuzuar ashabë, dhe sidomos Velid bin Aukben, Abdullah bin ebi Serhin, Muavije bin Eb Sufjanin etj.. Është shumë çudi se nuk gjejmë që nuk gjejmë asnjë hadith autentik, i cili të ndërlidhet me ta e në të të theksohen lëvdatat e tyre. Dhe, sikur ata të ishin

prej gënjeshtarëve, do të shpifnin hadithe të cilat, më vonë, do të transmetoheshin nga hadithologët, ngase ata ishin ashabë, dhe në sy të hadithologëve ata gjithashtu ishin të drejtë e me kriter të lartë fetar. Kështu që mosekzistimi i haditheve të vërteta, që theksojnë lëvdatat e tyre, është një argument tjetër i sinqeritetit të tyre. Pra, koncepcioni i ashabëve ishte të mos akuzonin njëri-tjetrin, e si të marrim ne guximin për këso shpifjesh që kanë prapavijë përçarëse shumëdimensionale.

Se kriteri i lartë fetar i ashabëve bie në kundërshtim me natyrshmërinë njerëzore, është diçka e papranueshme. Ky pretendim nuk ka mbështetje e as bazë në realitetin e jetës. Por vetë teza e pretendimit bie në kundërshtim me natyrshmërinë njerëzore.* Kjo sepse ata që pretendojnë këtë hipotezë, injorojnë plotësisht influencën e edukatës (etikës) në shpirtrat e njerëzve. Ata gjithashtu mohojnë ndikimin dhe skalitjen e shpirtrave. E natyrshmëria njerëzore nuk është diçka e ngurtë, decidive dhe e pakapshme. Mirëpo, ne shohim njerëz që, kur janë nën ndikimin e besimit të sinqertë, pastrohen në tërësi nga gjërat e ulëta duke u ngritur dhe duke u afruar me melekët. Po ashtu, edhe të kundërtën, shohim njerëz që, duke kultivuar poshtërsira, zhyten dhe ulen në shkallën e djallit.

Epshi është instinkt natyror thelbësor, ndërsa martesa dhe bashkimi në bashkëshortësi është ligj i Allahut. Ligji islam e lejon shkurorëzimin, kurse Krishterimi nuk e lejon shkurorëzimin përveç në raste të tradhtisë bashkëshortore. Nga ky aspekt, sipas të dhënave, në disa shtete perëndimore dhe të Amerikës, në një mijë raste martesash kemi gjashtëqind e më tepër shkurorëzime. Po të dëshirojmë të njohim zhvillimin dhe llojin e natyrshmërisë njerëzore në këto vende, a duhet marrë, vallë, përqindja e shkurorëzimeve si analogji me natyrshmërinë njerëzore? Unë mendoj se një krahasim i tillë do të ishte gabim fatal. Pra, shprehje natyrshmëri njerëzore është shumëdimensionale. Dhe nuk lejohet që kaq lehtë të bëhen krahasime të gjendjeve shoqërore të një shteti me shtetin tjetër, të një kohe me një kohë tjetër. Nga kjo që thamë më lart, mund të vërtetojmë se nuk lejohet që ashabët të krahasohen me të tjerët, dhe anasjelltas.

Përgjigjja për këtë është si vijon:

1. Ashabët janë vërtet njerëz sikur ne. Ata gabojnë dhe harrojnë. Me kriterin e tyre të lartë fetar, nuk nënkuptohet mohimi i mundësisë për të gabuar dhe as i harresës.

2. Ata ishin vërtet bashkëkohanikë dhe shoqërues të Pejgamberit a.s.. Gjithçka panë e dëgjuan, edhe praktikuan. Ata ishin pasqyrë e vërtetë e traditës së Pejgamberit a.s.. Këtë veçori nuk e patën fat ta kishin edhe gjeneratat e tjera. Pavarësisht nga kjo, ata vazhdimisht uleshin dhe i rikujtonin njëri-tjetrit mësimet e Pejgamberit a.s.. Disa prej tyre ia rikujtonin edhe vetvetes dhe u dukej ashtu sikur lexonin Kur'anin.[29]

3. Suhejbi r.a. thoshte: "Ejani të rrëfej për betejat tona. Mirëpo unë nuk mund të them se ka thënë Pejgamberi a.s.". [30]

4. Muxhahidi tha: "E kam shoqëruar Ibn Omerin deri në Medinë. Nuk kam dëgjuar nga ai përveç një hadith . Ai tha: "Ishim tek Pejgamberi a.s.,[31] Abdullah bin Zubejri i tha babait të vet: Vërtet unë po dëgjoj nga ti ndonjë hadith të Pejgamberit a.s., ashtu siç tregon filani dhe filani. Ai tha: Sa më përket mua, kurrë nuk jam ndarë nga ai, por e kam dëgjuar atë duke thënë: Kush përgënjeshtron për mua, vetes së tij le t'i përgatisë ulëse të zjarrt".[32]

5. Ibn ebi Lejla tha: "Kur shkonim te Zejd bin Erkam dhe i thoshim - na trego ndonjë hadith nga Pejgamberi a.s.. Ai thoshte: Vërtet ne jemi moshuar dhe kemi harruar. Ashabi mund të gabojë, të harrojë, sepse ai nuk është i mbrojtur, e të treguarit e hadithit nga Pejgamberi i Allahut është i vështirë".[33]

6. Enesi r.a. tha: "Vërtet ajo që më pengon mua t'ju tregoj hadithe të shumta, është se Pejgamberi a.s. ka thënë:"Kush përgënjeshtron për mua qëllimisht , le t'i përgatisë vetes ulëse prej zjarri".[34]

7. Sherehbil bin Es-Samt i tha Ka'bit: "O Ka'b bin Merre, na trego ndonjë hadith nga Pejgamberi a.s. dhe ki kujdes".[35]

8. Imran bin Husajn i shmangej tregimit të haditheve të shumta, në mënyrë që të mos bënte ndonjë gabim.[36] Aishja r.a. kishte hedhur poshtë transmetimin e Ibn Omerit për sa u përket datave të umres së Pejgamberit a.s.. [37] Neveviu tha: "Heshtja e Ibn Omerit ndaj kundërshtimeve të Aishes tregon se ai, ose kishte harruar, ose i ishin ngatërruar, ose dyshonte". Ibn Haxheri, duke përdorur këtë për argument, tha: "Kjo tregon se ashabi mund të gabojë ose të harrojë, sepse ai nuk është i mbrojtur".[38] Seid bin el Musejjib kishte hedhur poshtë fjalët e ibn Abbasit se Pejgamberi a.s. e kishte marrë për grua Mejmunen, kur ishte në ihram. Po ashtu Darekutnij kishte përgënjeshtruar (mohuar) fjalët e Rafi el Mezenij, i cili kishte thënë: "E kam parë Pejgamberin a.s. në Minë duke mbajtur hytben hipur në mushkë. Ndërsa të gjithë transmetuesit e tjerë kishin transmetuar se Pejgamberi a.s., ishte hipur në deve. Pastaj Darekutnij tha: E a dobësohet ashabi nga kjo?".[39] Nga kjo që u tha, shihet qartë se bindja për kriterin e lartë të ashabëve nuk është në kundërshtim me natyrshmërinë njerëzore.

(15) Advau ala es-sunne , f. 356-357. (16) Sahihul buhari- kitabul megazi, 79. (17) Sahihul Buhari , kitabu fedaili es-sahabe, 5. (18) Advaun ala sunn, f. 359. (19) Xhevamiu es-sire libn Hazm, f. 275-277. (20) Ibn haxher , nez'hetu n-nedhr, f. 29. (21) Shih më gjerë mr. Musa Vila"Komentimi i haditheve…"f. 259-263. (22) tefsir Ibn Kethir, vëll. 5, f. 55-56. (23) Hasan bin Thabit bin Mundhir bin Haram el Ensarij, ka qenë poet i Pejgamberit a.s., (et-takrib, vëll:1, f.161. (24) Fet'hul Bari, vëll. 8, f. 230. (25) Po aty, vëll: 11, f.322. (26) Sahihu Muslim, vëll.15 f. 53-54. (27) Musned ibn Hanbel, vëll.1, f. 81. (28) Musned ibn hanbel, vëll: 4, f. 199, Ensabul eshraf, vëll: 1, f. 168. (29) Dirasat fil hadith en-nebevij , f. 329. (30) Ensabul eshraf, vëll: 1, f. 183.(31) Sahihul Buhari, kitabul ilmi, 14. (32) Sahihul Buhari, kitabul ilmi 38. (33) Ibn Maxhe, mukadime, f. 3. (34) El Buhari. El ilmi.38. (35) Ibn maxhe- ikame: 154. (36) Musned bin Hanbel, vëll: 4, f.433. (37) Buhari, el umre.(38) Fet'hul Bari, vëll: 3, f. 202. (39) Ilel ettermidhij, f. 34.

# Reflektime kuranore

**Mr. Adnan Simnica**

**"Kur Ne, pas së keqes që i godet, u japim njerëzve të shijojnë mëshirën, ata përsëri bëjnë kurthe kundër argumenteve Tona! Thuaj: "Allahu është më i shpejtë në dënim". Me të vërtetë, të dërguarit Tanë (engjëjt) shënojnë intrigat tuaja". (Junus, 21)**

**Njerëzit nuk besojnë nga kryeneçësia!**

Në ajetet paraprake Allahu Fuqiplotë paraqet natyrën e përgënjeshtrimit nga ana e mohuesve, të cilët në çdo situatë refuzojnë argumentet absolute hyjnore, duke adhuruar zota të trilluar nga hamendja e tyre dhe duke shpifur në vazhdimësi kundër Zotit të Vërtetë të gjithësisë – Allahut, i Cili është i pastër dhe i lartësuar mbi gjithçka që i shoqërojnë Atij në adhurim. Allahu xh.sh. sqaroi se njerëzit në kohën e zbritjes së Kur'anit nga kryeneçësia e tyre kërkuan nga Muhamedi a.s. argumente të tjera përveç Kur'anit, e më vonë morën përgjigje hyjnore për këtë, kurse në këtë ajet Krijuesi jep një sqarim tjetër, duke theksuar se pabesimtarët nuk binden kurrë, sado argumente e prova të shohin. Përkundrazi, atyre edhe më shumë u shtohet mendjemadhësia, arroganca, dhe nuk besojnë, mbase kryeneçësia dhe përgënjeshtrimi janë të pranishme vazhdimisht tek ata, ngase ata shohin shumë prova në horizont që argumentojnë mbi ekzistimin e Zotit Një dhe përsëri mohojnë, madje u shtohet edhe më shumë mohimi. Të tillë janë pabesimtarët e të gjitha kohëve, madje të tillë mbesin deri në Kiamet, edhe nëse shohin çdo argument të mundshëm, përsëri mohojnë nga kryeneçësia, një e vërtetë kjo e theksuar në Shpalljen hyjnore: "... ata nuk besojnë, edhe sikur t'u kishin paraqitur atyre çdo lloj argumenti...". (Junus, 96-97)

Krijuesi Fuqiplotë dëshmoi se çfarëdo argumenti t'u paraqitej pabesimtarëve, do të ishte e kotë dhe ata nuk do të besonin, sepse kërkesat e tyre për argumente të tjera kishin për qëllim vetëm ruajtjen e interesave të tyre personalë të kësaj bote dhe qëndrimin larg nga pasimi i dikujt tjetër. Argument për këtë është se, Allahu xh.sh., pasi u çoi pabesimtarëve të kohës së zbritjes kuranore vështirësi, e më pastaj ua largoi atë me mirësi, ata vazhduan me mohim e kryeneçësi, ngase këto dukuri ishin bërë tek ata të zakonshme dhe shprehi në çdo situatë. Përmbajtja kuptimore e këtij ajeti është theksuar edhe në një ajet tjetër po të kësaj sureje, ku thuhet: "E, kur njeriun e gjen e keqja, atëherë Na lutet shtrirë ose ulur, ose në këmbë. E, sapo Ne ia largojmë të keqen, vazhdon rrugën, thuajse nuk na është lutur për fatkeqësinë që e pati goditur", mirëpo, në këtë ajet, të cilin po e diskutojmë, Allahu xh.sh. sjell një hollësi tjetër lidhur me njerëzit e tillë, të cilët, pas kalimit të vështirësive me mirësi e begati, bëjnë kurthe e dredhi dhe kërkojnë ndëshkimin e katastrofën ndaj tyre. Ndaj, shkak i kërkesës së tyre për argumente të tjera dhe për propozime të këqija që bënin, ishin të mirat dhe begatitë që kishin në jetë[1]. A nuk janë pabesimtarët edhe sot e kësaj dite të tillë?! Me gjithë vërtetësinë e Kur'anit dhe argumenteve në gjithësi, të zbuluara e të paraqitura me prova nga shkencëtarët, ata përsëri mohojnë Allahun, madje përgënjeshtrojnë edhe më shumë!!

**Njerëzit, përbuzës ndaj mëshirës hyjnore.... përveç besimtarëve!**

I Madhërishmi Allah paraqet sjelljet e njeriut, i cili del nga natyrshmëria e krijuar nga Ai, mbase, kur e godet e keqja, ai shqetësohet së tepërmi, ndërsa, kur ka mirësi, ai bëhet mendjemadh dhe harron kohën e vështirësisë. Dhe, ja, realisht kjo është gjendja e njeriut, i

cili në esencë është jodurimtar, kur ka begati dhe gëzime - bëhet mosmirënjohës dhe jofalënderues, e kur sprovohet me ndonjë vështirësi - liget dhe dobësohet së tepërmi dhe doemos mbështetet tek Krijuesi, e nëse e shijon mëshirën dhe mirësinë, përsëri kthehet në të kaluarën[2]. A nuk janë njerëzit mosmirënjohës dhe përbuzës ndaj mirësive hyjnore?! Fakt i çuditshëm, njerëzit nuk E përmendin Krijuesin e tyre përveçse në situata të vështira, e kur i kalojnë ato, ata bëhen mosmirënjohës, prandaj, rezultat i kësaj është mendjemadhësia dhe nga kjo situatë e tillë shpëtojnë vetëm besimtarët e sinqertë e të devotshëm. Kështu veproi populli me Musain a.s., ata, sa herë që e kuptonin se ishin para ndëshkimit, kërkonin ndihmë nga ai dhe premtonin se do të përmirësoheshin, e kur u vinte mëshira hyjnore, ata bënin kurthe e intriga kundër argumenteve hyjnore e i përgënjeshtronin ato, dhe meritat ia atribuonin vetes së tyre. Kështu vepruan edhe kurejshitët në kohën e zbritjes së Kur'anit: kur u frikësuan nga ndëshkimi i mundshëm hyjnor, shkuan tek Muhamedi a.s. dhe kërkuan nga ai ta luste Allahun xh.sh. dhe Ai iu përgjigj Muhamedit a.s., po megjithatë, ata përsëri bënë lajka e kurthe kundër argumenteve hyjnore. Kjo nënkupton pa dyshim se situata e tillë tek njeriu është një dukuri në vazhdimësi nëse nuk menaxhohet dhe rregullohet me besim – iman[3]. Vetëm besimi i sinqertë dhe me devotshmëri balancon gjithë jetën e njeriut, eliminon mendjemadhësinë, zgjon ndjenjën për falënderim dhe mposht egon e kryeneçësinë.

**Kryeneçësia gjithnjë e pranishme tek pabesimtarët... por kundër tyre!**

Pasi kuptoi qartë se pabesimtarët e kohës së zbritjes së Kur'anit (kurejshitët) po e tepronin me përgënjeshtrimin e argumenteve hyjnore, atëherë Muhamedi a.s. luti Allahun xh.sh. t'u çonte thatësi dhe uri për disa vjet, sikur në kohën e Jusufit a.s. në Egjipt. Prandaj, atyre iu desh të besonin doemos misionin e tij, sepse kuptuan se vështirësia që i kishte goditur, ishte rezultat i kryeneçësisë së tyre, që çoi drejt lutjes së Muhamedit a.s. drejtuar Krijuesit: "O Allah, goditi ata me ato vite si të kohës së Jusufit"[4]. Pasi kaluan shtatë vjet të thatësisë dhe erdhi mëshira hyjnore me shi e gjallëroi të lashtat e tyre, ata nuk falënderuan Krijuesin për këto mirësi, por hulumtuan dhe analizuan shkaqet e shiut[5]. Ata këto mirësi ua atribuan planetëve apo idhujve të tyre që adhuronin, ndonëse shiu ishte shpëtim për ta. Këtë ia atribuan edhe rastësisë, e dihet se shkak i mirësisë hyjnore ndaj tyre ishte përsëri lutja e Muhamedit a.s., mirëpo ata sërish mohuan mëshirën hyjnore. Pavarësisht nga ky argument, atyre vetëm sa iu shtua edhe më shumë mohimi dhe përgënjeshtrimi[6]. Pjesa e ajetit "(kur qe) ata përsëri bëjnë kurthe



kundër argumenteve Tona!", dëfton formën befasuese nga ana e tyre, që nënkupton se ata, menjëherë pasi u erdhën begatitë, shpejtuan befasishëm me hile dhe intriga kundër misionit hyjnor[7]. Shprehja kuranore "kurthe" pra, nënkupton talljen e përgënjeshtrimin[8] nga ana e pabesimtarëve kundër thirrjes islame. A nuk janë të tillë edhe sot e kësaj dite pabesimtarët?! Pa dyshim që po! Ata në vazhdimësi çdo gjë në gjithësi ia atribuojnë rezultatit të punës dhe angazhimit të tyre, ose rastësisë së natyrës, e nuk duan të dëgjojnë për ekzistimin e Krijuesit Allah – Zotit të Vetëm të gjithësisë. Madje, mundohen, pa zgjedhur mënyrë, me tallje dhe ironi të shkatërrojnë dritën e ligjit hyjnor, një ëndërr që nuk do ta realizojnë kurrë!!

Ata gjykuan vetëm në bazë të shkaqeve materiale, e jo në bazë të bindjes në besimin hyjnor, për këtë arsye atyre u shtohej edhe më shumë mohimi dhe përgënjeshtrimi. Ata gjykuan sikur kur,në rast të ndonjë lufte, analizohen shkaqet e fitores vetëm nga përgatitja ushtarake, e nuk merret parasysh ndihma dhe inkurajimi hyjnor që përjetojnë besimtarët dhe që bëhet shkak vendimtar i vullnetit shpirtëror për luftë deri në fitore, ose shpërblim për rënien dëshmor (shehid). Në këtë vështrim del se, ata që mendojnë në fitore pa besim hyjnor, vetvetiu i shërbejnë besimit të mirëfilltë islam, ngase mohimi i së vërtetës zvogëlon shumë bindjen në fitore në bazë të shkaqeve të tjera, por pa besim. Dhe, ja, kështu Allahu xh.sh. forcon fenë e Tij, për të cilën kemi përplot dëshmi. Sa për ilustrim, të theksojmë: Hebrenjtë u rrëfenin banorëve të Medinës (fiseve Evs dhe Hazrexh) se do të vinte nga radha e tyre një pejgamber dhe se ata do ta pasonin atë, e pastaj do t'i mbysnin arabët, sikur që përjetuan dikur populli Ad dhe Irimi. Dhe, kur u shpall Muhamedi a.s. pejgamber,



Evsi dhe Hazrexhi shpejtuan dhe besuan në Islam, e thanë: Ky është pejgamberi me të cilin na kërcënuan hebrenjtë, andaj, le t'i besojmë ne, para se ta besojnë ata". Shih, realisht veprimi i hebrenjve u bë shkas dhe shtysë për Islamin e fiseve medinase, dhe kështu Allahu xh.sh. ndihmon fenë e Tij, qoftë edhe me veprimet e mohuesve, pavarësisht nga bindja e tyre se ata po bënin kurthe kundër besimtarëve[9].

Vini re, kjo paraqet madhështi, sepse pabesimtarët, duke menduar dhe punuar për të shkatërruar Ligjin hyjnor, ata vetëm sa argumentojnë vërtetësinë e tij dhe i forcojnë besimtarët. Të tilla raste ndodhin vazhdimisht dhe do të jenë të pranishme deri në Kiamet, sepse Allahu xh.sh. ka garantuar ligjin e Tij.

**Krijuesi rrëzon gjithnjë kurthet e pabesimtarëve**

Krijuesi planifikon ndëshkimin e pabesimtarëve përpara kurtheve të tyre dhe është absolutisht më i shpejtë në këtë punë, ndonëse ata planifikonin dhe planifikojnë zhdukjen e dritës hyjnore islame. Për këtë arsye, në vijim të ajetit, Fuqiploti ka theksuar: "Thuaj: "Allahu është më i shpejtë në dënim". Me të vërtetë, të dërguarit Tanë (engjëjt) shënojnë intrigat tuaja", për t'iu treguar pabesimtarëve se Ai di dhe dëgjon çdo gjë që planifikojnë ata fshehurazi, prandaj u hakmerret atyre[10]. Kjo vërteton se Allahu xh.sh. është i shpejtë në ndëshkim ndaj tyre para se ata të realizojnë kurthet dhe intrigat e tyre ndaj Islamit[11]. Me këtë dëshmi Allahu i Madhërishëm i kërcënonte ata se Ai mund t'ua merrte ato begati dhe t'i bënte ta respektonin patjetër Pejgamberin a.s. dhe t'i linin ato ide të mbrapshta[12].

Zoti Fuqiplotë ka mundësi të përgjojë çdo gjë në gjithësi në mënyrë absolute. Njeriu ka zbuluar shumë aparate të përsosura, me të cilat regjistron dhe përgjon çdo telefonatë në mes njerëzve, një arritje kjo e krijesës njeri, që e aplikon me njeriun tjetër, por imagjinoni përgjimin hyjnor të Krijuesit ndaj njerëzve??!!. A nuk është kjo madhështore?! Allahu xh.sh. është absolutisht i pakrahasueshëm në këtë çështje, Atë s'mund ta përgjojë askush dhe s'mund ta mposhtë askush, ngase Ai di të ardhmen para se të ndodhë, dhe vepron në mënyrë absolute si të dojë. Njerëzit mund të zbulojnë kurthet e njëri-tjetrit ose të përgjojnë njëri-tjetrin, por Krijuesin kurrsesi dhe në asnjë mënyrë s'mund ta përgjojnë e as të prishin planet e Tij. Ekzistojnë tri mënyra për të zbuluar hiletë dhe kurthet e dikujt nga njerëzit: me raportim nga ndonjëri që ka marrë pjesë në planifikimin e intrigës, ose nëpërmjet aparateve teknologjike, ose nëpërmjet të dërguarve të Allahut (engjëjve), të cilët regjistrojnë në mënyrë absolute çdo gjë që veprojnë njerëzit, prandaj këtë e konfirmon Krijuesi me fjalët: "Ndonëse mbi ju ka Përcjellës (rojtarë që ju vëzhgojnë), shënues të nderuar, që dinë gjithçka që bëni" (El Infitar, 10-11-12)(13). Zoti Fuqiplotë nuk ka nevojë për dy mënyrat e para, të cilat i shfrytëzojnë njerëzit, sepse Ai ka krijuar çdo gjë në gjithësi, e në mesin e tyre edhe njeriun, prandaj Ai ka nën kontroll dhe përcjellje absolute çdo gjë. Meqë pabesimtarët nuk zgjedhin mënyrë dhe as rrugë për të shkatërruar Islamin, Allahu xh.sh. me këtë dëshmi kuranore vërteton Madhështinë e Tij, duke dëshmuar se Ai në mënyrë absolute mbikëqyr çdo send në gjithësi. Krijuesi dëshmon prerazi se Ai kontrollon, regjistron dhe përgjon çdo gjë, e edhe kurthet, intrigat dhe planet e pabesimtarëve kundër Tij dhe misionit hyjnor. Prandaj, Ai i prish dhe shkatërron të gjitha ato, si në rastet e dikurshme tek pejgamberët me popujt e tyre, ashtu dhe në kohën e zbritjes së Kur'anit, e më tutje njësoj, deri në Kiamet. Madje, Ai nganjëherë transferon kurthet dhe intrigat e tyre në shërbim të Islamit dhe besimtarëve, e kjo është, pa dyshim, madhështore.

(1) Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, vëll. i 17, f. 68-69, botimi i 1 1981, Darul- fikr, Bejrut.(2) Muhmaed Ebu Zehra, Zehretu Et-Tefasir, f. 3542, Darul-Fikr El-Arabij, viti i bot. 1987, Kajro (3) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll i 3, f. 1773, viti i bot. 1996, Darush-Shuruk, Bejrut. (4) Hadithi transmetohet nga Ebu Hurejra. Imam Buhariu (1006), dhe Imam Ahmedi (2/470,502,521) (5) Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, Tefsiri i Sharaviut, vëll. 9, f. 5836, Ahbarul-Jevm, pa vit botimi, Kajro. (6) Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsir El-Meragi, f. 88, viti 1946 botimi 1, shtëpia bot. Mustafa el-babi elhalebi ve evladuhu, Kajro (7) Tefsir El-Fahru Er-Razi, f. 69 (8) Tefsir Et-Taberijj, Xhamiul Bejani an Te'vili Aj El-Kuran, vell i 12, f. 145, viti i bot. 2001, Kajro (9) Tefsiri i Sha'raviut, f. 5837-5838 (10) Tefsiri i Zemahsheriut, El-Keshaf an Hakaiki Gavamid et-tenzil ve Ujun El-Ekaviil fi Vuxhuhi Et-te'vil, vell i 3, f. 124, viti i bot. 1998, Rijad(11)Imam Kurtubiu, El-Xhamiu liAhkamil Kuran vel Mubejjenu lema tedamenehu min es-suneti ve ajil Furkan, vell. i dhjetë, faqe 473, bot. 1. 2006, shtëpia botuese er-Risale, Bejrut (12) Tefsir El-Fahru Er-Razi, f.69 (13) Tefsiri i Sha'raviut, f. 5840-5841

# Premtimet dhe përgëzimet nga ligjet e Allahut në gjithësi

**Sedat Islami**

**Të gjithë ata që zgjedhin rrugën e mohimit dhe përbuzjes së mirësive të Allahut, do të ndëshkohen, kurse ata që hulumtojnë për udhëzime të tjera, kurrë nuk do të udhëzohen.**

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**

Hytbeja jonë e sotme do të trajtojë temën e filluar tash e sa javë, por nga një këndvështrim tjetër. Paralajmërimeve a përgëzimeve hyjnore për triumfin e së vërtetës dhe për kthimin e saj në skenën njerëzore, do t'u qasemi nëpërmjet analizimit të disa prej ligjeve të Allahut, aplikimi i të cilave ka për pasojë (rezultat) ngadhënjimin e së vërtetës. Karakteristikë e këtyre ligjeve është se ato nuk ndërrojnë(Shih:El Ahzab, 62 dhe Fatir, 43) dhe se janë të aplikueshme deri në amshim. Madje, e rëndësishme shumë në raport me këto ligje,është se ato janë pjesë e fesë. Pra, njohja e tyre nënkupton njohje të një pjese apo aspekti të fesë[1]. Këto ligje inspirojnë për fundin e materializmit dhe civilizimit të tij, tashmë të qelbur. Se për çfarë bëhet fjalë më konkretisht, ju ftoj të më dhuroni vëmendjen dhe dëgjimin, ndërsa E lus Allahun të keni dobi nga fjalët që dëgjoni!

**Ligji i Allahut për ndryshim**

Të mirat dhe dhuntitë e Allahut janë të lidhura ngushtë me falënderimin dhe mirënjohjen për to. Njerëzit mund të vazhdojnë jetën me mirësi, nëse falënderojnë për to, por mund të sprovohen nëse janë përbuzës dhe i mohojnë ato. Me një fjalë, ndryshimi vjen në varësi nga ndryshimi, pozitiv a negativ qoftë. Allahu ka thënë: "...Allahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat) përderisa ata të ndryshojnë veten e tyre..." (Err-Rra'd, 11) Reshid Rida ka dhënë një koment të shkëlqyeshëm dhe shumë domethënës. Në lidhje me këtë thotë: "Mirësitë e Allahut për njerëzit dhe popujt janë të kushtëzuara që të fillojnë dhe vazhdojnë (të ekzistojnë) me moral, tipare, bindje dhe gjëra që i përcaktojnë ato. Evidentimi tek njerëzit dhe mishërimi i tyre me këto tipare, nënkupton se ato do të ekzistojnë dhe vazhdojnë tek ata. Por, po ndërruan (për të keq), atëherë ndërron edhe gjendja e tyre; Allahu tërheq mirësitë prej tyre, kështu që i pasuri bëhet i varfër, i ndershmi i nënçmuar, i forti i dobët. Ky është ligj që vlen për popujt dhe individët". Perëndimi, me gjithë faktin që Allahu u dha shumë të mira, kanë zgjedhur rrugën e përbuzjes dhe mohimit. Sistemet e tyre shoqërore, politike dhe kulturore, janë tërësisht të zhveshura nga feja dhe përkushtimi për Zotin. Ata, në fakt, siç thotë Muhamed Esed në 'Islami në udhëkryq', nuk E mohojnë tërësisht Allahun, porse mendojnë se Ai nuk ka vend në ligjet dhe sistemet e tyre të tanishme. 'Evropiani i ri, pavarësisht se a është demokrat apo fashist, kapitalist apo socialist, inxhinier apo mendimtar, njeh vetëm një fe pozitive, atë të adhurimit të zhvillimit material'. - konstaton Esedi[2]. Shejhu Ebu-l-Hasen Nedeviu citon një profesor anglez, Xhodin, të ketë përkufizuar teorinë dominante të jetës në kohën moderne 'në lukth dhe xhep'[3], pra vetëm në interes material. Kësisoj, vështruar nga ky prizëm, mirësitë që disponojnë jobesimtarët, janë vetëm sprovë dhe mashtrim. Allahu i Madhëruar thotë: "Kur e godet njeriun ndonjë e keqe, ai na lutet Neve, e kur nga ana Jonë ia shndërrojmë atë në ndonjë të mirë, ai thotë: "Kjo më është dhënë në bazë të dijes sime"! Jo, por ajo është një sprovë, po shumica e tyre nuk e dinë. Ashtu patën thënë edhe ata që ishin para tyre, por atyre nuk u bëri dobi ajo që kishin fituar". (Ez-Zumer, 49-50)

**Ligji për ata që I kthejnë shpinën Allahut të Madhëruar**

Ligji islam është i vetmi që duhet pasuar dhe përvetësuar si program jete (Shih:El Bekare, 120 dhe El Fet'h, 27). Ndërsa ata që nuk bëjnë një gjë të tillë, pra, ia kthejnë shpinën këtij udhëzimi, janë njerëz që veten ia ekspozojnë një ligji tjetër të Allahut, të përshkruar në kaptinën Taha, 124: "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kiametit do ta ringjall të verbër".

Këtë gjendje mund ta vërejmë shumë qartë në shoqëritë perëndimore, me theks të veçantë. Indiferenca ndaj moralit hyjnor dhe largimi nga udhëzimi i Zotit, ka pasur për pasojë shkatërrimin e brendshëm të tyre. Ata tashmë i ngjajnë një skeleti të veshur me rroba të fryra, sepse përndryshe, brenda janë të shkatërruar. Në Britani, në vitin 1964, 1/3 e vajzave që martoheshin në moshën 20 vjeçe, paraprakisht ishin shtatzëna që përpara. Kini kujdes! Shifra i referohet vitit 1964, kurse sot, ajo është rritur shumë pa dyshim. T'i afrohemi pak më shumë kohës sonë. Në Kajro, në vitin 1994, u mbajt një konferencë, në të cilën u miratua dokumenti famëkeq për lejimin e abortit dhe u sqarua se, sipas statistikave të KB-ve, viktima të kësaj dukurie ishin hiç më pak se 53 milionë fëmijë, 21 milionë prej të cilave kryheshin fshehurazi. Fëmijët kishin dhe vazhdojnë të kenë dhe një tjetër fatkeqësi, atë të kërcënimit nga dhunimi apo abuzimi seksual. Në Los-Anxheles ekziston madje një shoqatë, motoja e së cilës është: 'Seks në të tetat, se bëhet vonë'!. Pra, këta u bëjnë thirrje fëmijëve që të bëjnë seks kur të jenë në moshën tetë vjeç. Këto bindje, për të mos ua hedhur fajin vetëm lapërdharëve, ju them se janë edhe të një numri mjekësh, psikologësh, letrarësh, të cilët janë anëtarë të shoqatës në fjalë. Forma të degjenerimit, shthurjes dhe devijimit moral ka shumë. Homoseksualizmi, si një fenomen për shkak të të cilit Allahu shkatërroi edhe popuj të tërë, është, jo në përhapje, por në legalizim e sipër në shumë vende të botës. E ç'është më e keqja, kurorëzimi i tyre bëhet në disa kisha. Madje janë vetë disa nga priftërinjtë që ushtrojnë këtë dukuri të shëmtuar, duke ia atribuuar atë edhe Isait,a.s.,. Një prift amerikan në vitin 1970 publikoi një libër me titullin 'Jezusi si homoseksual'. Një lloj tjetër i shthurjes është lidhja seksuale ndërmjet prindërve dhe bijave të tyre. Revista el-Muxhtemea (24/210) citonte një psikolog britanik dhe thoshte se shumë vajza irlandeze, në rininë e hershme, kishin pasur marrëdhënie me prindërit e tyre, për se jo vetëm që nuk ishin penduar, ngase e vlerësonin si dashuri të prindërve ndaj tyre, porse mendonin se këto lidhje nuk duheshin klasifikuar si lidhje të shthurura... Çmenduritë nuk kanë fund. Nëse do të donit të tërhiqnit paralele ndërmjet së kaluarës antike a mesjetës së errët dhe kohës moderne, ju lutem, merrni çfarëdo aspekti dhe do të gjeni se në këto kohë ka shembuj të tillë me bollëk. Është interesante se domethëniet e ajetit vërtet janë evidente në këto shoqëri. Të marrim vendet skandinave, standardi jetësor i të cilave është më i larti në botë, por, për çudi, përqindja e vetëvrasjeve në to është duke u rritur me një ritëm të shpejtë dhe alarmues. Kanë çdo gjë dhe nuk kanë asgjë. Mungesa e besimit dhe udhëzimit nënkupton që, edhe po pate tërë botën, je shumë i varfër.

**Ligji i Allahut për të dhënit pas luksit**

Thotë Allahu i Madhëruar: "Kur duam të shkatërrojmë ndonjë vend (popull), i urdhërojmë pasanikët (parinë) e atjeshëm (të jenë në rrugë), e ata kundërshtojnë; atëherë zbatohet dënimi i merituar kundër tyre dhe i shkatërrojmë krejtësisht". (El Isra, 16) Për njerëzit e dhënë vetëm pas kënaqësive dhe dëfrimeve, pas jetës së shthurur, është ligj që të sprovohen me varfëri dhe shkatërrim të vendbanimeve të tyre. Allahu i Madhëruar thotë: "E, sa vendbanime që përbuzën jetën e vet, Ne i kemi shkatërruar, e ja, ato janë shtëpitë e tyre, që pas tyre, ato për pak kohë, janë banuar prej ndokujt dhe Ne ishim trashëgues të tyre". (El Kasas, 58)

Dukuria e dhënies pas luksit dhe shpenzimit të tepërt, është në rritje në shoqërinë perëndimore. Jo rrallë lexojmë për 'të bërat' e tyre, se filan biznesmeni shpenzoi për këtë gjë kaq milionë, siç bëri një miliarder rus për festën e ndërrimit të motmoteve, që shpenzoi hiç më pak se 90 milionë dollarë[4], apo për shtëpi luksoze, siç u bë bujë rreth një apartamenti në Nju-Jork, që u shit për 88 milionë dollarë[5], apo edhe për pushime dhe dëfrim, siç bëri madje edhe një murgeshë, e cila në një kazino shpenzoi 850.000 dollarë[6]. Kështu, këta janë të dhënë pas epsheve dhe shpenzojnë kuturu, ani pse statistikat tregojnë se madje edhe në vendet më të zhvilluara, siç është Amerika p.sh., një në pesë fëmijë është i varfër dhe është pa baba. Ose, për të mos u larguar fare nga Evropa, vetëm këtë dimër, për shkak të ftohtit të madh, vdiqën shumë të pastrehë në vende të zhvilluara, si Gjermania, Anglia dhe Franca. Ishin xhamitë, siç ndodhi në Belgjikë, që, pa dallim feje, u hapën dyert të pastrehëve për të kaluar natën e ftohtë.

**Ligji i Allahut për despotët dhe tiranët**

Ky ligj është i përshkruar në kaptinën El En'am (ajeti 135):"Thuaj: "O populli im (kurejshit)! Veproni në atë që jeni, e unë do të vazhdoj të veproj në atë që jam, e më vonë do ta dini se kujt do t'i takojë e ardhmja e lavdishme. Është e ditur se zullumqarët nuk gjejnë shpëtim". Padrejtësia më e madhe pa dyshim që është kufri, jobesimi, po kjo bëhet dhe më e madhe atëherë kur asaj i shtohet edhe zullumi. Sa herë që të jetë shfaqur kjo cilësi e urryer tek popuj,

ata ishin shkatërruar. Ky është ligj i Zotit dhe ndryshe s'bën. Allahu ka thënë: "Ne kemi shkatërruar gjenerata para jush (o idhujtarë), sepse bënin krime dhe sepse nuk besonin, edhe pse të dërguarit u erdhën me argumente të qarta. Kështu i shpërblejmë Ne njerëzit kriminelë". (Junus, 13) Ajo që konsideroj se ia vlen të thuhet këtu, është në fakt, konstatimi i një perëndimori të cituar nga Mehdi Abudi në veprën e tij 'Islami – ideologjia e së ardhmes', se "...mbajtja e perëndimorëve për Krishterimi, nuk është sepse ata e besojnë, por sepse kanë një bindje që rënia e saj, nënkupton edhe rënien e sistemeve që kanë, siç është marksizmi...".

**Ndëshkimi i zullumqarëve nëpërmjet zullumqarëve**

Ka thënë Allahu: "Po ashtu (sikur u dhamë xhinëve dhe njerëzve përjetim), Ne i bëjmë sundues disa mizorë mbi mizorët e tjerë, për shkak të asaj që fituan (vepruan)". (El En'am, 129) Ka thënë Imam Kurtubiu në koment të këtij ajeti: "Ne bëjmë që disa tiranë të mbizotërojnë mbi të tjerët dhe ta shkatërrojnë njëri-tjetrin. Ky është kërcënim prej Allahut për despotin e diktatorin, se, nëse nuk ndalen nga padrejtësia, atëherë kësisoj do të jetë fati i tyre". Ali Emin, një gazetar i njohur arab, në librin 'Ide në shitje' (Efkarun li-l-bej'), duke folur për fatin e diktatorëve komunistë, citon një autor rus të ketë përmendur statistika të frikshme për komunistët me pozita të larta, që u vranë pas ardhjes së Stalinit në pushtet. Më konkretisht, Stalini:

- Kishte zhdukur të gjithë anëtarët e mbledhjes së parë të Partisë, të cilët në fakt u pajtuan njëzëri për kandidaturën e tij për president.
- Kishte zhdukur (varur) të gjithë ministrat e Leninit, për shkak se i kishte akuzuar për tradhti.
- Kishte zhdukur 80% të Sekretarëve të Sindikatës së Punës, të cilët përkrahën dhe "lumturuan" kandidaturën e tij.
- Vrau 15 nga 27 anëtarët e Komisionit, të cilët vendosën Kushtetutën e vitit 1936.
- Vrau 43 nga gjithsej 53 Sekretarët, të cilët mbikëqyrnin organizimin e Partisë Komuniste.
- Vrau 70 nga gjithsej 80 anëtarët, sa kishte Këshilli Sovjetik i Mbrojtjes.
- Vrau 9 nga 11 ministrat, prej sa përbëhej kabineti i tij në vitin 1936.
- Vrau dhe zhduku 60% të komandantëve të Ushtrisë së Kuqe si dhe 30.000 nëpunës të Qeverisë.

Kështu, sistemi komunist 'hante' veten duke hedhur madje njëherë e përgjithmonë edhe Bashkimin Sovjetik në koshin e plehrave të historisë.

**Përfundim**

Besimtarë të nderuar!

Rënien e kësaj kulture shterpe dhe të këtij qytetërimi steril e kishin paraparë edhe vetë



perëndimorët. Shumë autorë e kishin trajtuar atë në vepra dhe punime të rëndësishme, disa prej të cilave qenë pritur si shenja ogurzeza në ambientet dhe rrethet e tyre. 'Ditën kur Amerika do të pranojë të vërtetën', është një libër i botuar në vitin 1991 nga Shtëpia botuese Plume Book, me autorët Xhejms Paterson dhe Piter Kim. Autorët në fjalë kanë trajtuar aspekte të ndryshme të shoqërisë amerikane, për të ardhur në përfundimin se e ardhmja e shoqërisë amerikane është në pikëpyetje të madhe, për shkak të degradimit moral, dhe se rënia e saj është e pashmangshme. Amerika, siç theksohet edhe në vepra të tjera, sikur është ajo e Gjeneralit të pensionuar, Hamilton Howze - 'The Tragic Descent: America in 2020' (Rënia tragjike: Amerika në 2020-tën), ku Gjenerali nuk ngurron të tregojë për problemet e shumta që ka Amerika dhe që nuk mund t'i përkufizojë e jo më t'i diskutojë – trajtojë. 'Fajin për tërë këtë e ka zhveshja nga morali i lashtë i pastërtisë, nderit, butësisë, frenimit, etj.. Këto kanë humbur respektin dhe janë zëvendësuar me vlera të tjera ose kemi mbetur pa vlera fare...' –thotë Xhejms Xh. Kilpatrick.

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**

Kështu e kanë Ligjet e Allahut. Të gjithë ata që zgjedhin rrugën e mohimit dhe përbuzjes së mirësive të Allahut, do të ndëshkohen, kurse ata që hulumtojnë për udhëzime të tjera, kurrë nuk do të udhëzohen. Allahu ka thënë: (Shih:El Bekare, 211 dhe Ali Imran, 83) Këto ishin edhe fjalët e fundit për këtë hytbe. Fjalë më të mirë se fjalët e Allahut nuk ka, prandaj E lus Allahun që të na bëjë të jetojmë me Librin e Tij. Të udhëzohemi me traditën të Dërguarit të Tij, Muhamedit, a.s., dhe të jemi prej falënderuesve dhe mirënjohësve!

(1) Allahu i Madhëruar ka thënë: "...Ne ty ta shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët." (En-Nahl, 89) Alusi, [Allahu e mëshiroftë] në koment të këtij ajeti (Ruhu-l-Meani, 14/214) ka thënë: "Pjesa 'sqarim për çdo send' përfshin çdo gjë që lidhet me çështjet e fesë. Pra, sqarim të thukët për çdo gjë që lidhet me të, e që në këtë kontekst, normalisht, përfshin edhe gjendjet e popujve me të Dërguarit e tyre [alejhimus salatu ves selam]."(2) Esed, Muhammed, El-Islamu fi muftereki-t-turuk, f. 41. (3) Nedevi, Ebu-l-Hasen, Ma dha hasere al-alem binhitati-l-muslimine, f. 157. (4) www.revistashtypi.al (5) http://botasot.info(6)www.shqiperia.com





# Murabaha (financim i shitjes/blerjes)

**Dr. Islam Hasani**

**Murabaha është një produkt financiar, i cili përdoret shumë nga bankat islame në kohën tonë.**

Gjuhësisht, fjala 'Murabahah' rrjedh prej fjalës 'Ribh', që do të thotë Profit a Fitim. Si një term teknik 'Murabaha' (Cost-plus-Profit) përshkruan shitjen e produktit me çmimin e blerë duke i shtuar një fitim që është i ditur për shitësin dhe për blerësin. Me fjalë të tjera, murabaha është një shitje me çmimin e blerë duke i shtuar edhe fitimin që shitësi ia bën të ditur blerësit. Shitja në Murabaha, në origjinë sipas konotacionit islamik të hershëm, është një shitje e thjeshtë. E vetmja veçori që e dallon atë nga shitjet e tjera, është se shitësi duhet të tregojë sa ka kushtuar çmimi e sa është fitimi nga ajo shitje dhe se produkti nuk gjendet në pronësinë e shitësit në kohën kur bëhet kërkesa nga blerësi[1].

### Elementet dhe kushtet në 'Murabaha'

Para se të diskutohet për kushtet e Murabahas, është shumë esenciale të dihen cilat janë elementet që përfshihen në transaksionet e kontratës së 'Murabahas'. Janë tri elemente kryesore të kësaj kontrate:[2]

A. Përmbajtja e kontratës – përfshin produktin dhe çmimin e shitjes. Produkti si objekt i shitjes është i definuar qartë: lloji, sasia dhe përshkrimet e tjera të mundshme. Çmimi i shitjes në Murabaha përmban çmimin bazë dhe profitin që duhet të jenë të ditur për blerësin. Akti i fshehjes së çmimit të blerjes dhe çmimit të shitjes nga blerësi i produktit në fjalë, e bënë këtë kontratë të pavlefshme.

B. Palët kontraktuese – janë shitësi si financues dhe blerësi si klient. Shitësi është përgjegjës për furnizimin me produktin e porositur nga blerësi dhe blerësi është i obliguar të paguajë çmimin e tërë për produktin e blerë sipas marrëveshjes së shkruar në kontratë. Kohës, shumës dhe mënyrës së pagesës duhet t'i përmbahen të dyja palët sipas planit të amortizimit të bashkangjitur në kontratën e shitjes/blerjes.

C. Oferta dhe pranimi – kjo kontratë përbëhet gjithashtu edhe nga oferta nga njëra palë dhe pranimi nga pala tjetër. Gjithashtu oferta përmban dy elemente kryesore: ofertën e çmimit të produktit, në të cilën figuron përqindja e fitimit. P.sh. "Unë ta shes këtë produkt, çmimi i të cilit është X, me këtë X margjinë fitimi apo edhe duke përmendur fitimin në formë të përqindjes në financimin e tërësishëm".

### Kushtet e kontratës në Murabaha

Në mënyrë që Murabaha të jetë e ligjshme, dijetarët kanë vendosur disa kushte që duhen plotësuar:[3]

I. Të diturit e çmimit fillestar nga blerësi. Blerësi duhet të dijë çmimin me të cilin e ka blerë shitësi produktin për shitje, sepse njohja e çmimit është kusht bazë për ligjshmërinë e shitjes sipas kontratës në Murabaha pasi produkti nuk ka qenë pronë e shitësit në momentin e kërkesës nga klienti për ta financuar. Ky kusht është shumë i rëndësishëm, sepse vlefshmëria e kontratës varet nga njohja e çmimit fillestar dhe marxhës së fitimit. Në këtë aspekt, shitja konsiderohet e mangët nëse çmimi fillestar nuk është i ditur gjatë hartimit të kontratës.

II. Çmimi origjinal duhet të jetë i matshëm. Çmimi me të cilin i ka blerë shitësi produktet, duhet të jetë i matshëm me peshë, sasi ose

numër të prodhimeve homogjene. Ky është kusht për Murabaha, pa marrë parasysh nëse tregtia është përmbyllur me shitësin fillestar apo me ndonjë palë tjetër. Prandaj, nëse çmimi fillestar nuk është i prekshëm, objekti i shitjes nuk mund të shitet me mënyrën e kontraktimit sipas konceptit Murabaha. Kjo është për arsye se shitja e dytë në Murabaha bëhet me marxhë të fitimit të ditur për të gjitha palët e përfshira në këtë transaksion.[4]

**Karakteristikat e shitjes me 'Murabaha'**

Një nga veçoritë e rëndësishme të kontratës 'Murabahah' është se kjo kontratë nuk është Kredi-Borxh i dhënë në përqindje, por është një shitje e një produkti për një pagesë të shtyrë, çmimi i të cilit përmban edhe fitimin e ditur për të dyja palët.

Me që 'Murabahah' është shitje dhe jo një kreditim me normë interesi, duhet t'i plotësojë të gjitha kushtet e një shitjeje të ligjshme. Nuk mund të përdoret si model financimi, përveç nëse klienti ka nevojë për fonde për të blerë produkte. P.sh., nëse klienti ka nevojë për lëndë të parë ose për pajisje pune për fabrikën e tij atëherë banka i shet atij lëndën e parë me 'Murabahah'.

Mirëpo, nëse fondet duhen për diçka tjetër, p.sh. për të paguar lëndën e parë që tashmë e ka blerë ose për pagesën e faturave, pagat e stafit, etj., 'Murabahah' nuk mund të bëhet në këtë rast, sepse kërkon shitje reale e jo vetëm dhënie të kredisë. Në realitet, produkti i financuar sipas Murabahas duhet të kaloj në posedim të financuesit para se t'i shitet klientit. Kjo bëhet në mënyrë që produkti të jetë në rrezik të shitësit, edhe nëse kjo është për një periudhë të shkurtër kohe.

Metoda më e rekomanduar në transaksionin e 'Murabahas' është që financuesi ta blejë produktin dhe ta mbajë atë në posedim, ose ta blej produktin përmes personit të tretë të caktuar si agjent të tij, para se të nënshkruhet kontrata e shitjes me klientin, sepse askush nuk ka të drejtë të shesë diçka që nuk ka në pronësi. Mirëpo, nëse blerja direkte nga furnizuesi nuk është praktike për ndonjë arsye, atëherë klienti mund të caktohet nga banka si agjent i bankës, për të zgjedhur produktin me karakteristikat e veta e pastaj banka vazhdon procedurat e blerjes dhe transferimit të pronësisë tek banka dhe më pastaj i shitet klientit.

**Hapat praktikë të financimit në 'Murabahah'**

Hapi i parë: Klienti dhe banka nënshkruajnë një marrëveshje, ku klienti premton të blejë produktin e kërkuar me një çmim, kur dihet çmimi i blerjes dhe marxha e fitimit për bankën. Kontrata është unilaterale (e njëanshme) me një gjuhë ku bëhet premtimi për blerje nga ana e klientit, por nuk është kontratë e blerjes, e cila hyn në fuqi pa u bërë blerja e produktit në fjalë nga banka.

Hapi i dytë: Banka blen produktin nga furnizuesi a prodhuesi e bëhet pronar i produktit dhe e informon klientin se produkti është në pronësi të bankës.

Hapi i tretë: Oferta për blerje bëhet nga klienti me kushtet dhe afatet e pagesës, për të cilat janë pajtuar më herët dhe përfundohet shitblerja nga të dyja palët e bëhet transferimi i pronësisë nga banka te klienti.

Elementi kryesor i kësaj kontrate është se rreziku mbetet mbi bankën deri në fazën e fundit, kur transferohet pronësia. Nëse klienti refuzon të blejë produktin, pasi ta ketë blerë banka duke u bazuar në premtimin për të blerë në hapin e parë, klienti obligohet të paguajë shpenzimet që janë bërë për blerjen e atij produkti.

Ky është elementi që e dallon atë nga kredia kamatare, sepse borxhi është një obligim që del nga shitja e një prone a produkti, dhe nuk është një borxh që del nga një kredi kamatare e bazuar në përqindje dhe kohëzgjatje të pagesës.

**Diskutime rreth ligjshmërisë dhe implementimit të 'Murabahas'**

Edhe pse Murabaha si një koncept financiar, është e lejuar, ekzistojnë gjëra rreth aplikimit të saj nga bankat islame, për të cilat është diskutuar nga juristët në lidhje me ligjshmërinë e tyre. Disa çështje janë vetëm për të mos shkaktuar ndonjë dyshim të mundshëm duke bërë krahasime me bankimin e rëndomtë. Pasi bëhet fjalë për një produkt banker, me të cilin financohet blerja e aseteve dhe në momentin kur klienti bën kërkesën nuk gjendet në pronësinë e bankës, janë diskutuar çështje në vijim, për të mos bërë ndonjë gabim të mundshëm gjatë implementimit të kësaj kontrate.[5]

**Kamata si 'Benchmark' (Krahasim)**

A lejohet përdorimi i kamatës si 'benchmark' në financimin 'Murabahas'?

Në disa vende, për financimin me Murabaha përdoret përqindja për të treguar marxhën e fitimit nga banka për financim të asetit caktuar. Gjatë gjithë kohës duhet të jetë shumë e qartë se borxhi i dalë nga Murabaha është një borxh i dalë nga shitja e produkteve/aseteve me një çmim të pandryshuar dhe pa ngarkesë të ndonjë pagese të paparaparë në fillim të kontraktimit, se nuk është një huazim parash me një përqindje interesi, të cilit nuk mund t'i dihet saktësisht çmimi, por mund të ndryshojë në varësi nga kohëzgjatja dhe vonesat e mundshme gjatë kohës së implementimit, që pasojnë me dënime për shkak të vonesës.

**Premtimi për të blerë**

A është premtimi për të blerë i obligueshëm për blerjen e produktit?

Akademia Islame e Fikhut ka shpjeguar se premtimet në transaksionet komerciale janë të obligueshme me kushtet si vijojnë:

a. Duhet të jetë premtim i njëanshëm

b. Premtimi duhet të ketë shkaktuar shpenzime

c. Nëse premtimi është për të blerë diçka, shitja duhet të bëhet në kohën e duhur-caktuar. Vetëm premtimi nuk është shitje e përfunduar.

d. Nëse premtuesi tërhiqet nga premtimi, duhet të paguajë të paktën shpenzimet e shkaktuara pa llogaritur çmimin e oportunitetit (mundësisë së fitimit).

**Sigurimi i pagesës së borxhit të dalë nga shitja me 'Murabaha'**

Shitësi – financuesi duhet të sigurojë që pagesa të bëhet në kohën e caktuar sipas kontratës, a lejohet marrja e pengut për sigurim të pagesës?

Lejohet që banka të ndërmarrë masat e sigurisë për inkasimin e borxhit dhe, në të njëjtën kohë, lejohet që produkti i shitur të jetë peng nëse është produkt që ka vlerë në vetvete, si për shembull veturë a diçka e ngjashme, por, nëse është produkt që transformohet, si p.sh. lënda e parë për prodhim, nuk lejohet të merret peng.

**Garantimi në 'Murabaha'**

A lejohet që shitësi të kërkojë nga blerësi të sigurojë edhe garantues për shkaqe sigurie, i cili të ngarkohet për të paguar borxhin, në raste të dështimit nga blerësi?

Lejohet që banka a shitësi të kërkojë nga blerësi të sjellë garantues për shkaqe sigurie; në raste të dështimit garantuesi bart barrën e pagesës së borxhit, kjo ka mbështetje edhe në vetë praktikën e Pejgamberit alejhi selam.

**Rabati-ulja e pagesës kur shlyhet para kohës së maturimit të borxhit**

Nëse borxhliu dëshiron të paguajë më herët, a lejohet t'i jepet ulje?

Akademia Islame e Fikhut: "Në transaksionin 'Murabaha' të Bankave Islame apo të institucioneve financiare, nuk mund të përcaktohet asnjë ulje në kontratë, që, në rast se klienti e bën pagesën para kohe, të kërkojë ulje, as klienti nuk mund ta kërkojë këtë si të drejtë të tij. Mirëpo, nëse banka i jep ulje në mënyrë vullnetare, nuk ka kundërshtim".

**Ristrukturimi i borxhit në 'Murabahah'**

A lejohet të bëhet ristrukturim i borxhit, që do të thotë t'i jepet kohë më e gjatë klientit për pagesën e borxhit?

Ristrukturimi a kohëzgjatja e pagesës lejohet, por nëse ristrukturimi i pagesës ndodh për ndonjë shkak, nuk lejohet të ndryshojë çmimi, sepse këtu bëhet pagesa e një malli që tashmë është në pronësi të dikujt tjetër. Bankat konvencionale, kur bëjnë ristrukturimin e borxhit, e llogarisin si një kredi të re dhe i llogarisin përqindje tjetër nga ajo e para, duke i shtuar edhe taksën administrative; kjo në këtë formë nuk lejohet në sistemin e bankimit islam.

**Elementet e ndaluara në 'Murabaha'**

Murabaha është një kontratë e cila përdoret shumë nga bankat islame për qëllim financimi të shitjes dhe blerjes së aseteve dhe shërbimeve të ndryshme. Në lidhje me lejueshmërinë e kësaj kontrate, nuk ka ndonjë dyshim, sepse ka argumente të mjaftueshme për lejueshmërinë e saj, por ekzistojnë mospajtime rreth disa praktikave dhe implementimit të saj. Dijetarët kanë bërë disa vërejtje, të cilat duhen mbajtur parasysh kur kemi të bëjmë me Murabaha dhe kanë listuar disa veprime të ndaluara, si për shembull:

Supozimi se 'Murabaha' është një instrument universal që mund të përdoret për të gjitha llojet e financimeve, është një gabim që mund të ndodhë. Pagesa e shpenzimeve, pagat e stafit, faturat elektrike, shërbimet komunale etj., nuk mund të financohen nga kjo formë e financimit.

Nënshkrimi i dokumenteve sipas kontratës në 'Murabaha', për arsye të marrjes së fondeve për qëllim tjetër dhe si produkt i tregtimit, bëhet një produkti i imagjinuar.

Nënshkrimi i të gjitha dokumenteve në një vend, pa marrë parasysh fazat – periudhat. Kontratat e ndryshme duhet të vihen në funksion në periudha të ndryshme, nëse kjo nuk merret parasysh, atëherë transaksioni komplet llogaritet si një kredi kamatare. P.sh., nëse në fazën e parë, kur klienti shpreh interesim dhe bën premtimin për të blerë produktin e kërkuar, nënshkruhet edhe kontrata përfundimtare e shitjes së produktit, kur banka nuk e ka ende në pronësinë e vet produktin, atëherë kjo nuk i plotëson kriteret e kërkuara për këtë kontratë.

**Futja në kontratën 'Murabaha' e produkteve që klienti i ka blerë tashmë**

Dhe, si përfundim, mund të themi se Murabaha është një kontratë e cila përdoret shumë nga bankat islame; lejueshmëria e saj nuk është e kontestueshme, por duhet të kuptohet drejt nga të dyja palët dhe të respektohen procedurat e implementimit të saj.

(1) Saiful Azhar Rosly, 'Iwad as a Requirement of Lawful Sale: A Critical Analysis, IIUM Journal of Economics and Management 9, No. 2. 2001, f. 10.(2) Razali Hj. Nawawi, (1999), Islamic Law on Commercial Transactions, (Kuala Lumpur: CT Publications, 1999),f. 35. (3) Abdullah 'Alwi Haji Hassan, Sales and Contract in Early Islamic Commercial Law, (New Delhi. Kitabbhawan, 1991) f. 123. (4) Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005). f. 93. (5)INCEIF, Shariah Rules in Financial Transactions (Kuala Lumpur: INCEIF, 2009), f. 50-55.

# Zekati i mallit të tregtisë

**Mr. Ejup Haziri**

**Mall tregtie konsiderohet secili send që është bërë gati për shitblerje me qëllim përfitimi.**

Allahu i Madhëruar ua lejoi myslimanëve të merren me tregti dhe të fitojnë prej saj, me kusht që të mos tregtojnë me mall të ndaluar (haram) dhe të mos largohen nga parimi etik në shkëmbimet e tyre tregtare, por të ruajnë besnikërinë, sinqeritetin dhe këshillimin për të mirë, gjithashtu tregtia të mos i pengojë e as largojë ata nga të përmendurit e Allahut dhe kryerja e obligimeve ndaj Tij. I Madhërishmi, përveçse na lejoi të merremi me tregti, edhe na inkurajoi për një gjë të tillë, me qëllim të shtimit të pasurisë dhe të mirave materiale dhe të ruhet pasuria nga ngrënia e zekatit[1] me kalimin e viteve, ashtu siç porositi në Kur'an, që të tregtohet me pasurinë e bonjakëve para se ajo të shuhet nga zekati.[2]

Malli i tregtisë është lloji i tretë i pasurisë, prej së cilës duhet nxjerrë zekati. Mall tregtie konsiderohet secili send që është bërë gati për shitblerje me qëllim përfitimi. Juristët janë të mendimit se në këtë kategori bën pjesë çdo mall, me përjashtim të valutave prej ari e argjendi dhe të atyre bashkëkohore.

Ky lloj i pasurisë, sipas juristëve myslimanë, përfshin mjetet, veglat, rrobat, orenditë e ndryshme, gjërat ushqimore, tokat, makinat, ndërtesat etj.. Me fjalë të tjera, gjithçka nxjerr për shitje, qoftë e vogël a e madhe, që konsiderohet prej pasurisë së tundshme a të patundshme, që është ekspozuar për shitje dhe blerje, me qëllim që të arrihet fitim, por me kusht që të kalojë një vit, e vlerësimi bëhet në fund të vitit dhe prej tij nxirret 2.5%, kurdo që të arrihet nisabi (kuota e përcaktuar).

**Argumentet e nxjerrjes së zekatit të tregtisë**

Në Kur'an për këtë lloj pasurie thuhet: "O besimtarë! Jepni pa kursyer nga të mirat që keni fituar...". (El Bekare, 267). Imam Taberiu, në komentin e këtij ajeti, thotë: "Jepeni zekatin nga ajo që keni fituar përmes shkëmbimeve tuaja, qoftë përmes tregtisë ose në mënyra të tjera, ndërsa Muxhahidi nocionin "të mirat që keni fituar", ka komentuar me fjalët "përmes tregtisë."[3] Shumica e dijetarëve thonë se në këtë ajet, qëllimi është për zekatin e mallit të tregtisë.

Në hadithin që transmeton Semurete ibn Xhundub, thuhet se ai ka thënë: "I Dërguari i Allahut na urdhëronte të jepnim zekat për ato që i konsideronim mall tregtie". (Ebu Davudi, nr. 1335). Juristët janë të mendimit se urdhri në këtë hadith ka ardhur në mënyrë urdhërore, e, kur të vijë në atë formë, atëherë nënkupton obligim të domosdoshëm (vaxhib).

Nga hadithet e shumta, transmetohet se shokët e të Dërguarit të Allahut, si El-Abbasi, Ibn Omeri dhe shumë tjerë, në kohën e tyre jepnin zekatin e këtij lloji. Thuhet se Ibn Omeri kaloi pranë një njeriu që ishte shërbyes, e që mbi supet e tij mbante disa lëkurë dhe, pasi e ndaloi, e pyeti: "A e ke nxjerrë zekatin e tyre?" Ai iu përgjigj: "Unë kam vetëm këto lëkurë (që po i sheh mbi supet e mia), dhe këto nuk e kanë arritur nisabin e tyre". Në bazë të këtyre fjalëve, nënkuptohet se, po të kishte më tepër aq sa do të arrinin nisabin, ai do të nxirrte zekatin e tyre. Ky është një argument se ata merrnin zekatin e tregtisë.

Juristët myslimanë janë dakorduar për sa i përket këtij lloji të pasurisë, prej së cilës duhet



të nxirret zekat, kur të arrijë nisabin e caktuar.[4] Mirëpo, shumë prej tyre janë të mendimit se nuk ka ndonjë tekst të prerë nga Kur'ani dhe as nga syneti, por ka shumë transmetime të ndryshme që përforcojnë njëri-tjetrin.[5]

**Kur konsiderohet malli për tregti?**

Për t'u konsideruar malli për tregti, duhet të plotësohen dy kushte. E para: që atë mall ta zotërojë personi, dhe, e dyta: që ajo pasuri të ketë qëllimin se është për tregti.

Ngase, jo çdo gjë që blen njeriu, konsiderohet mall për tregti, për faktin se mund të blejë rroba për veshje, orendi për shtëpi, veturë për ngarje e të ngjashme, dhe këto nuk konsiderohen mall për tregti, veçse ajo që planifikohet dhe bëhet nijeti se është për shitje dhe për fitim - konsiderohet mall për tregti. Këtu dy gjëra janë të ndërlidhura me njëra- tjetrën: puna dhe qëllimi, sepse vetëm qëllimi nuk mjafton pa punë, sikurse as puna pa qëllim.[6]

**Kushtet që duhet të plotësohen**

Për t'u konsideruar për tregti malli prej të cilit duhet nxjerrë zekat, sipas hanefive, duhet të plotësohen kushtet si në vijim:

1.Të arrihet nisabi (kuota e caktuar), ngase, nëse nuk arrihet nisabi, nuk konsiderohet obligim dhënia e asaj pasurie zekat. Të arrijë kuotën e caktuar të arit ose argjendit. Në hadithin që transmeton Semurete ibn Xhundub, thuhet se ai ka thënë: "I Dërguari i Allahut na urdhëronte të jepnim zekat për ato që ne i konsideronim mall tregtie". (Ebu Davudi, nr. 1335).

Nëse bën tregti me ndonjë vend tjetër, atëherë vlera përcaktohet sipas vendit ku qëndron malli.

2.Të mbushet një vit prej fillimit të asaj tregtie. Këtu duhet theksuar se merret parasysh fundi i vitit dhe jo fillimi, ngase ai mund të përmbushë nisabin që në fillim të vitit, por gjatë gjysmës së vitit të pakësohet, dhe prapë në fund të vitit të plotësohet, atëherë ai duhet nxjerrë zekat, ndërsa, nëse në fillim apo në fund nuk plotësohet nisabi, atëherë për atë pasuri nuk duhet nxjerrë zekat. Për këtë pikë do të flasim më vonë, në mënyrë që të njihemi me mendimet e ndryshme për këtë çështje.

3.Që pronari ta ketë për qëllim që ajo pasuri të jetë për tregti.[7] Argument për këtë është fjala e të Madhërishmit: "O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që fituat dhe nga ajo që u dhamë prej tokës, e mos nxitoni të jepni atë më të pavlefshmen prej saj dhe që ju nuk do ta pranonit për vete vetëm symbyllas. E, dijeni se Allahu s'ka nevojë për ju, është i Madhëruar". (El Bekare, 267).

4.Zekati për mall tregtie jepet 2.5% mbi fitimin e pastër, por edhe mbi kapitalin, së bashku.

Nëse dikush ka blerë një mjet për ta përdorur për nevojat personale, po më vonë vendos që, nëse i jepet rasti të fitojë prej saj, po qe se e shet, atëherë kjo pasuri nuk konsiderohet mall tregtie dhe për këtë nuk jep zekat. Mirëpo, nëse dikush blen ndonjë mjet për tregti e në të njëjtën kohë e përdor për punë personale, malli i tillë konsiderohet mall tregtie dhe për të duhet dhënë zekati nëse ky mall i plotëson kushtet e duhura. Në qoftë se dikush blen një lloj pasurie, por nuk ka vendosur që ajo të jetë mall tregtie, po më vonë ndërron mendje, atëherë duhet dhënë zekati prej vitit kur ka vendosur që malli të jetë mall tregtie e jo prej kohës kur e ka bërë pronë.

Në zekat nuk hyjnë mobiliet, mjetet e ndryshme, frigoriferët, depoja, veglat e punës e të ngjashme, sado që të kushtojnë ato, nëse nuk janë mall tregtie.

Fitimi i arritur gjatë vitit i bashkohet vlerës së përgjithshme të pasurisë dhe pastaj jepet zekati për gjithë pasurinë.[8]

**Kur konsiderohet plotësimi i nisabit?**

Për sa i përket kuotës së caktuar se kur merret parasysh plotësimi i saj, lidhur me këtë çështje, ka tri mendime të ndryshme të juristëve myslimanë.

Mendimi i parë: Konsiderohet vetëm fundi i vitit, ngase ndërlidhet me vlerën, e në çdo pjesë të vitit është e mundimshme për t'u konsideruar, prandaj merret në konsideratë vetëm fundi i vitit, për dallim nga llojet tjera të zekatit. Ky është mendimi i Malikut dhe Shafiut (sipas asaj që ceket në librin e tij "El-Umm").

Mendimi i dytë: Merret në konsideratë tërë viti, e kurdo që në ndonjë pjesë të vitit pakësohet nisabi, qoftë edhe për një moment, atëherë nga ajo sasi nuk duhet nxjerrë zekat, sepse, sipas këtij mendimi, për bazë merret çdo ditë e vitit. Të këtij mendimi janë Ahmedi, Is'haku, Thevriu, Ibni Mundhiri dhe shumë të tjerë.

Mendimi i tretë: Konsiderohet fillimi dhe fundi i vitit nëse arrihet nisabi, duke mos pasur konsideratë për sasinë gjatë mesit të vitit, e kur kjo të arrihet, atëherë duhet nxjerrë zekati. Edhe ky mendim, sikurse i pari, ndërlidhet me vlerën dhe me faktin që është mjaft e mundimshme që

në të gjitha pjesët e vitit të arrihet nisabi, prandaj mjafton që të plotësohet gjatë dy periudhave të vitit, në fillim dhe në mbarim. Të këtij mendimi janë hanefitë.[9]

Juristët aktualë kanë debatuar se cili nga këto mendime është më i aplikueshmi në kohën tonë, gjegjësisht cili mendim është më i qëlluari, dhe pothuajse shumica e tyre kanë përkrahur shkollën së cilës i përkasin ata, kurse një pjesë e tyre përkrahin mendimin e parë, gjegjësisht mendimin e Imam Malikut, si Kardavi e disa tjerë (Shih: Fikhu'z zekah, vëll. I, f. 331).

**Si të bëhet nxjerrja e zekatit nga tregtari për pasurinë tregtare?**

Pasuria e tregtarit ka forma të ndryshme të shkëmbimit dhe tregtisë, si p.sh. ndodh që tregtari të ketë blerë një mall tregtar, po të mos e ketë shitur ende, por mund të ndodhë që ai t'u ketë borxhe të ndryshme shokëve me të cilët bashkëpunon, po mund të ketë edhe forma tjera të shumta, si ndokush merret vetëm me shitblerjen e pasurisë së patundshme, ndokush tjetër me tregtinë e makinave, mallrave elektronike e të ngjashme.

Juristët myslimanë japin indikacione të qarta se në fund të vitit duhet bërë llogaria dhe duhet ndarë malli, duke filluar që nga fillimi i vitit dhe aq sa ka qenë sasia e parave (qofshin në investim apo jo), nëse ka qenë mall, sa ka qenë vlera e atij malli, pastaj nëse ka pasur borxhe që janë marrë me qëllim të investimit apo të blerjes së mallit, dhe, në fund të bëhet ndarja e drejtë, duke përllogaritur në mënyrë të drejtë dhe të sinqertë kapitalin, fitimin, po edhe borxhin eventual dhe së pari duhet të kryhet borxhi, e më pastaj duhet të nxirret zekati në përqindjen e kërkuar. Me fjalë të tjera, kur të vijë koha për të dhënë zekatin, duhen mbledhur dhe llogaritur kapitali, fitimi, pasuria e depozituar dhe borxhet, e në fund të nxirret zekati i asaj pasurie në vlerë të një të katërtës, gjegjësisht 2.5%.

**Ndryshimi i çmimit dhe vlerësimi i mallit**

Çmimet mund të ndryshojnë në çdo kohë, ato mund të ngrihen po edhe të ulen, madje kjo është e drejtë e tregtarëve dhe ata përcaktojnë çmimet e tyre, në bazë të gjendjes që ata e shohin të arsyeshme për ndryshim të çmimit, ose edhe në mungesë të ndonjë malli.

Ndërhyrja në përcaktimin e çmimit e kundërshton lirinë tregtare, prandaj Islami këtë çështje e ka trajtuar me kujdes të madh. Kjo çështje është lënë në kompetencat e tregut dhe të tregtarëve; ata kanë ekskluzivitetin e përcaktimit të çmimit, gjithnjë sipas vlerës së llojit, sasisë dhe cilësisë.

Në kohën e të Dërguarit të Allahut u ngritën çmimet, e disa njerëz kërkuan nga i Dërguari i Allahut që të ndërhynte në këtë çështje, duke i përcaktuar çmimet sipas vlerës së mallit, por ai kundërshtoi dhe u ndaloi një gjë të tillë.[10] Nga Enesi transmetohet të ketë thënë: "U ngritën çmimet në kohën e të Dërguarit të Allahut, e njerëzit thanë: "O i Dërguar i Allahut, çmimet u ngritën, prandaj përcakto çmimet për ne". I Dërguari i Allahut u tha: "Allahu është Ai Që gjykon në çështjen e çmimeve, Ai është Shtrënguesi, Dhënësi, Furnizuesi, e unë shpresoj ta takoj Zotin tim dhe askush prej jush të mos kërkojë nga unë për ndonjë padrejtësi në gjak dhe as në pasuri". (Tirmidhiu, nr.1235).

Por në rast se tregtarët pa të drejtë luajnë me çmimet e tregut, duke i tejkaluar edhe normat dhe kufijtë e drejtësisë e të mirësisë, të prirë nga lakmia që kaplon shpirtrat e dobët, dhe u shkaktojnë të tjerëve padrejtësi, atëherë për udhëheqësin a gjykatësin është e domosdoshme të ndërhyjë dhe t'i përcaktojë çmimet, sepse në këtë mënyrë do të ruheshin të drejtat e njerëzve dhe do të evitoheshin padrejtësitë.

Në këtë mënyrë do të vendosej një rregull për ata që i tejkalojnë kufijtë, kurse përcaktimi i çmimit nuk bëhet ndryshe veçse pas një konsultimi të gjatë të gjykatësit me ekspertët e fushave përkatëse, të cilët njohin rrethanat dhe gjendjet e njerëzve më së miri dhe të cilët do të jenë të paanshëm e të drejtë, duke mos i bërë padrejtësi askujt. Kur japin ata mendimin e tyre të bazuar në fakte dhe argumente, atëherë gjykatësi merr vendimin përfundimtar për përcaktimet e çmimit, e kur të publikohet ky vendim, atëherë askujt nuk i lejohet ta ndryshojë apo kundërshtojë vendimin për çmimin që ka paraparë gjykatësi.

Prandaj, nëse çmimi i mallrave ka ndryshuar prej kohës së blerjes e deri në kohën e shitjes, ose ka ndodhur e kundërta, apo mund të jetë krijuar një situatë krejtësisht tjetër, si p.sh. nëse ka blerë mall në vlerën 6000 euro, dhe atë e ka lënë në depon e tij për disa muaj, saqë është mbushur edhe viti, mirëpo vlera e atij malli ka rënë në 5000, si bëhet vlerësimi i mallit në këtë situatë?

Nëse e ka blerë mallin me atë shumë e më pastaj vlera e atij malli ka rënë, dhe me atë vlerë e ka zënë edhe fundi i vitit kur duhet nxjerrë zekati, duhet të jepet sipas vlerës së kësaj kohe dhe jo sipas vlerës së mallit në kohën kur do ta ketë blerë.

(1) Qëllimi është që të tregtohet me pasurinë dhe ajo të investohet në investime të ndryshme, për faktin se paraja që rri, e që tek juristët njihet si para e fjetur, është ekspozuar para zekatit, prandaj ajo duhet dhënë, kurse paraja që investohet, ka një trajtim krejtësisht tjetër. Këtu shihet dallimi i qartë në mes parash të këtyre dy llojeve dhe inkurajimi i Islamit për investim.(2) Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, bot. 2 1973, Bejrut-Liban, vëll.1, f. 212-213.(3)Tefsiru't Taberij, me recensurë të Ahmed Shakirit, vëll. 5, f. 555.(4)Ibni Kudameh, El-Mugni, vëll.2, f. 30.(5)Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll. 1, f. 407.(6) Ibni Abidin, Ed-Durru'l Muhtar , vëll. 2I, f. 19.(7)Xhuzejri, Abdurrahman, El-Fikhu alel Medhahibi'l Erbeati, vëll. I, f. 464. (8)Sofiu, Flamur, Fikhul Ibadat, f. 188.(9)Ibni Kudameh, El-Mugni, vëll. 3, f. 31-32; Neveviu, El-Mexhmu', vëll. 1, f. 55.(10) Sabuni, Muhamed Ali, Fikhul Muamelat. vëll.3, f. 146.

# Dispozitat Islame rreth ushqimeve të ndaluara

**Kasam Muhameti**

**Islami i ka ndaluar vetëm ushqimet që janë të dëmshme dhe defunksionojnë trupin, dhe materiet që janë narkotike dhe dehëse.**

**Ushqimet e ndaluara me tekst**

Nga parimet e Fesë islame mësojmë se në përgjithësi ushqimet janë të lejuara, ndërsa ushqimet e ndaluara përcaktohen vetëm në bazë të tekstit ndalues të qartë e konkret nga Ligjdhënësi. Kështu, sfera e gjërave të ndaluara në ligjin islam është e ngushtuar shumë, ngase tekstet autentike që kanë të bëjnë me ndalimin, janë të pakta, por absolutisht të arsyeshme për qenien njerëzore. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë (Shih:El-En'am, 119).Nuk është e domosdoshme që myslimani të ketë njohuri të hollësishme rreth të këqijave dhe dëmeve që janë shkak për ndalimin e gjërave, ngase dikush di më pak e dikush më shumë, ose sepse ndoshta e keqja nuk zbulohet në kohën kur jeton myslimani, por më vonë. Pra, besimtari duhet të thotë gjithmonë (Shih: El Bekare, 285).

Islami i ka ndaluar vetëm ushqimet që janë të dëmshme dhe defunksionojnë trupin, dhe materiet që janë narkotike dhe dehëse.Në vazhdim do t'i përmendim ushqimet që ndalon Sheriati islam:

**1. Bimët e ndaluara**

Më lart përmendëm se bimët në përgjithësi janë të lejuara për t'u ngrënë, përveç atyre që janë helmuese, të ndyta dhe që i bëjnë dëm organizmit, si dhe bimët narkotike.[1] Duke qenë të tilla, ato i ka ndaluar Islami në mënyrë të prerë: (Shih: El Aëraf, 157).

Përderisa nuk ka argument për ndalimin e ngrënies së disa bimëve, përgjegjësi kryesore u mbetet shkenctarëve që të hulumtojnë se cilat bimë janë helmuese dhe të dëmshme për shëndetin e njeriut. P.sh. disa nga këpurdhat janë ushqyese, kurse disa janë helmuese.

Ndërkaq, bimët narkotike, prej të cilave prodhohet droga, siç janë: heroina, kokaina, marihuana, hashashi, opiumi etj.- janë të ndaluara të konsumohen, sepse çdo gjë që mbulon mendjen dhe e nxjerr nga natyra karakteristike perceptuese e gjykuese, quhet "dehje" dhe konsiderohet haram nga Allahu dhe Pejgamberi i Tij deri në Ditën e Kiametit.[2] Lidhur me këtë, Muhamedi a.s.,. thotë: "Çdo materie dehëse është alkool dhe çdo alkool është haram".[3] Edhe fukahatë e ndryshëm kanë sqaruar hollësisht për çështjen e drogës që është haram të konsumohet dhe që është e rrezikshme për shoqërinë.[4] Ndalesa e drogës (narkomanisë) është sqaruar edhe në analogjinë (kiasin) e dijetarëve islamë.[5]

Njeriu i sotëm është i rrezikuar edhe nga kjo substancë e re fantazmë dhe vrastare, e cila kërcënon me vdekje të sigurt. E këtillë është droga!

Dihet se njerëzit që përdorin drogën, bëjnë sakrifica të mëdha për sigurimin e saj, natyrisht duke shpenzuar edhe shumë para, dhe shpesh për disa individë aksionet përfundojnë tragjikisht. Mjerisht, sot droga po depërton pamëshirshëm tek shumica e njerëzve të botës dhe, nga kjo kuçedër e kohës së sotme, më së tepërmi është prekur pjesa më vitale e shoqërisë – rinia. Edhe pse tregtimi dhe përdorimi i drogës është i ndaluar me ligj, megjithatë ajo qarkullon dhe përdoret me të madhe. Sot me miliona njerëz të mbarë botës kërkojnë përditë e më shumë "racionin e tyre" të drogës, sepse këtë e

kërkon trupi i tyre i helmuar. Kjo masë e madhe konsumatorësh, u sjell miliona dollarë fitime në ditë spekulantëve të shfrenuar, të pamëshirshëm e antinjerëzorë, të cilëve u intereson vetëm fitimi dhe pasurimi i vet dhe asgjë tjetër. Viktimat që fillojnë të konsumojnë drogë, fillojnë të mësohen gradualisht dhe gjithnjë e më tepër me të, duke u bërë skllevër të saj. Pas kësaj fillon shkatërrimi shpirtëror e fizik, ndarja nga familja, nga shoqëria e nga puna, humbja e cilësive morale, lindja e fëmijëve të ngarkuar me trashëgimi të prindërve të degraduar, degradimi i brendshëm i personalitetit që çon në vjedhje, mashtrime, krime e veprime të tjera të neveritshme, të cilat e çoroditin figurën dhe personalitetin e njeriut.[6] Duke pasur parasysh këto që thamë, për dashurinë e vet ndaj njeriut – mëkëmbës i Allahut në Tokë dhe për të mirën e tij, Islami konsideron të ndaluara dhe mëkat të madh në mënyrë të rreptë përdorimin dhe konsumimin e drogës. Të përsërisim prapë se Allahu po na e tërheq vërejtjen kështu: (Shih:El Bekare, 195 dhe En-Nisaë, 29).Edhe pse mësojmë për dëmet që sjell përdorimi i drogës, mjerisht, sipas disa hulumtimeve, shohim se në Kosovë gjenden të gjitha llojet e drogave.[7]

**2. Mishi i kafshëve që është i ndaluar për t'u ngrënë**

Islami i ka fisnikëruar pjesëtarët e vet dhe ka përcaktuar kufij se deri ku mund të shkohet. Pra, besimtari islam duhet ta ketë të qartë se, çkado që të gjejë, nuk do të thotë se është e tij dhe ta përdorë ose ta hajë. Ato gjëra që neverisin natyrën e tij, kuptohet se janë të ndaluara për të. Allahu në Kur' an i ka veçuar që janë të ndaluara këto lloje të mishit (Shih:El-Maide, 3).Pra, Allahu, përmes këtij ajeti kuranor, na bën me dije se janë të ndaluara këto lloje të mishit:

1. Ngordhësira (coftina)
2. Gjaku – është fjala për gjakun që rrjedh kur pritet kafsha
3. Mishi i derrit[8]
4. Ajo që theret jo në emër të Allahut
5. E furmja (me litar ose me zinxhir)
6. E mbytura
7. E rrëzuara (nga lart)
8. E shpuara (nga briri i tjetrës)
9. Ajo që ka ngrënë egërsira, përveç nëse arrihet të theret para se të ngordhë
10. Ajo që është therur për idhuj

**3. Mishi i kafshëve të buta që janë të ndaluara për t'u ngrënë**

Nga kafshët e buta, është i ndaluar mishi i gomarit dhe i mushkës (mushka është e ngjashme me gomarin)[9]. Argument për këtë është hadithi i Muhamedit a.s.,:"I Dërguari i Allahut, në luftën e Hajberit kishte ndaluar të hahej mishi i gomarit të butë (shtëpiak), kurse kishte lejuar mishin e kalit".[10] Për sa i përket mishit të kalit, Ebu Hanifja mendon se është i ndaluar për t'u ngrënë, kurse nxënësit e tij - Ebu Jusufi dhe Muhamedi e kanë lejuar.

**4. Mishi i kafshëve të egra dhe i shpendëve që janë të ndaluara**

Kafshët e egra që kanë dhëmbë shqyes dhe që u vërsulen kafshëve të tjera, si: ariu, ujku, dhelpra, hiena, qeni, macja, tigri, luani, leopardi etj., si dhe shpendët që kanë kthetra dhe që rrëmbejnë kafshë të tjera, si: huti, petriti, shqiponja, lejleku, sorra – të gjitha këto janë haram për t'u ngrënë. Argument për këtë është hadithi i Muhamedit a.s.: "I Dërguari i Allahut e ka ndaluar të hahet mishi i kafshëve që kanë dhëmbë shqyes dhe i shpendëve me kthetra".

Po ashtu është e ndaluar të hahen insektet e vogla (kafshët e imëta) të tokës, siç janë: akrepi, gjarpri, hardhuca, miu, krimbi, skrranja, buburreci/thnegla, bleta, miza, mushkonja etj., sepse konsiderohen të ndyta, dhe janë prej gjallesave që kanë pak gjak.

Dijetarët islamë janë të mendimit se gjallesave që i ka ndaluar të mbyten Muhamedi a.s., nuk lejohet t'u hahet edhe mishi. P.sh., në një hadith të Muhamedit a.s. thuhet:"Pejgamberi a.s.,. ka ndaluar të mbyten katër gjallesa: buburreci, bleta, pupëza dhe gugucja". Në disa transmetime mësojmë se Muhamedi a.s. ka ndaluar edhe mbytjen e bretkosës dhe lakuriqit të natës. Po ashtu dijetarët islamë thonë se edhe gjallesave që ka urdhëruar Muhamedi a.s. të mbyten, nuk lejohet t'u hahet mishi. Gjallesat në fjalë janë të përmbledhura në këtë hadith:"Pejgamberi a.s. ka thënë: pesë gjallesa, që të gjitha janë zullumqare,mund të mbyten si në jetën normale edhe në ihram (haxh ose umre): sorra, huti, akrepi, miu dhe qeni i tërbuar".

**5. Mishi i ndaluar i kafshëve që jetojnë në tokë dhe ujë**

Mishi i kafshëve që jetojnë në tokë dhe ujë është i ndaluar të hahet, sepse bëjnë pjesë në ushqimet e ndyta. Të tilla konsiderohen: krokodili, gjarpri, breshka etj..

**6. Mishi i kafshëve që hanë ndytësira**

Kafshë që hanë ndytësira konsiderohen ato që ushqehen gjithnjë me ndytësira dhe të cilave u vjen erë e keqe. Rreth kësaj çështjeje, dijetarët islamë nuk janë të një mendimi:

Malikinjtë e lejojnë ngrënien e atyre kafshëve, ndërsa vetë Maliku, Ahmedi nga transmetimi i tij, Hanefinjtë dhe shafiinjtë – mishin e kafshëve që hanë ndytësira, e konsiderojnë mekruh, kurse Hanbelinjtëve këtë lloj mishi e kanë ndaluar. Për këtë lloj mishi kemi hadithin e Muhamedit a.s.: "Ka ndaluar Pejgamberi a.s. që të hipet mbi kafshët që hanë ndytësira dhe që të hahet mishi i tyre". Hanefinjtë mendojnë se, ngrënia e mishit të kafshëve që hanë ndytësira, lejohet



me kusht që ato, para se të theren, të mbyllen, në mënyrë që mishi i tyre të pastrohet. P.sh. pula duhet të mbyllet tri ditë para therjes, delja duhet të mbyllet katër ditë, deveja dhjetë ditë, kurse lopa edhe më tepër. Po qe se kafsha, krahas ndytësirave, ha njëkohësisht edhe ushqim tjetër të pastër, atëherë mishi i tyre është i lejuar. Kur është fjala për pulën, është e ditur se ajo, përveçqë ushqehet me gjëra të ndyta, ha edhe ushqim tjetër të pastër dhe nuk i ndryshon fare mishi, prandaj nuk ka asgjë të keqe që të hahet mishi i saj, edhe për faktin se Muhamedi a.s, hante edhe mish pule.

**7. Gjërat e ndyta**

Gjëra të ndyta konsiderohen: fekalet, plehrat, mbeturinat, kalbësirat, sperma, këlbaza, qelbi etj. – të gjitha këto konsiderohen të ndyta (të pakëndshme) dhe që çrregullojnë organizmin e njeriut. Si të tilla, i ka ndaluar Allahu (Shih: El Aëraf, 157)

**8. Gjërat e dëmshme**

Gjëra të dëmshme a të rrezikshme konsiderohen ato që ia rrëzikojnë jetën njeriut dhe që e mbysin, siç janë: helmi, najloni, gjërat e ngurta, thëngjilli, gëlqerja, qelqi, dheu, ashti, guri, plastika, goma, druri, hekuri dhe llojet e tij, leshi, pambuku etj..

Për këto ushqime na e tërheq vërejtjen të ruhemi Allahu në Kur'an (Shih:El Bekare, 195 dhe En-Nisaë, 29).

**Dispozitat islame të ushqimeve që kanë mbetur në heshtje**

Ushqime që kanë mbetur në heshtje, në Islam konsiderohen ushqimet që nuk janë përmendur në Kur'anin famëlartë, as në hadithet e Muhamedit a.s., dhe as në vendimet e dijetarëve islamë (ixhmait,kiasit). Ushqimet e këtilla konsiderohen të lejuara, duke u bazuar në rregullën: "Në parim, çdo gjë është e lejuar". (Shih: El Bekare, 28)Po ashtu edhe Muhamedi a.s., lidhur me këtë çështje, ka thënë: "Ajo për se Allahu ka heshtur, është falur nga Ai". Ushqimet që janë (lënë) në heshtje, duhet të konstatohen nga ekspertët nëse për nga natyrshmëria e tyre janë të atilla që nuk e dëmtojnë shëndetin e njeriut.

**Kur konsiderohen të lejuara ushqimet e ndaluara**

Islami ngushton tryezën e të ndaluarave, po njëkohësisht ashpërson kategorinë e haramit si dhe mënyrat e pengimit, qofshin të dukshme a të padukshme. Çdo gjë që shpie në haram, konsiderohet haram; çdo gjë që ndihmon haramin, konsiderohet haram dhe çdo gjë që paraqet haramin si hallall, konsiderohet haram, e kështu me radhë. Në anën tjetër, Islami nuk i mohon nevojat e jetës dhe dobësinë e njeriut para tyre, kështu që vlerëson nevojën e pashmangshme dhe dobësinë njerëzore. Në këtë mënyrë ai i lejoi myslimanit që, në raste rrethanash të shtrënguara, të përdorë të ndaluarat që konsiderohen nevojë elementare dhe që e mbrojnë nga shkatërrimi. Për këtë shkak, pas ndalimit të të ushqyerit me coftina, gjak e mish të derrit, Allahu thotë: (El Bekare, 173). Të njëjtën gjë Allahu e përsërit edhe në katër sure të tjera të Kur'anit, kur flet për ushqimet e ndaluara. Në bazë të këtyre ajeteve dhe atyre të ngjashme si këto, fukahatë (juristët) e Islamit formuluan parimin e rëndësishëm: "Nevoja lejon përjashtime". Është e qartë se ajetet e lejojnë të nevojshmin të hajë, natyrisht pa pasur si qëllim shijen dhe pa e tepruar. Në bazë të këtij kushtëzimi/lejim, fukahatë formuluan parimin: "Lejimi caktohet sipas masës së nevojës". Përmes lejimit të të ndaluarave në rast nevoje, Islami mbron shpirtin e vet universal dhe parimet e veta të përgjithshme, gjegjësisht shpirtin e lehtësimit,që s'mund ta deformojë vështirësia. Islami gjithashtu e çliron popullin nga prangat dhe zinxhirët që ishin të imponuar nga popujt e mëparshëm. Prandaj, me urtësi absolute,Allahu na drejtohet: (Shih: El Bekare, 185).

(1) Dr.Vehbetu Zuhajli "El-fikhu-l-islamijju ve edil-letuhu", vëll. 4, f. 2592, bot. 4 Damask 1997. (2)Dr. Jusuf el-Kardavi "Hallalli dhe harami në Islam", f. 67 Logos -A-,Shkup 1998. (3) Transmeton Muslimi në "Kitabu-l-Eshribeti", El-Babu: "Bejanu en neë'kule muskirin hamrun, ve kulu hamrin haramun", hadithi nr. 4728.(4)Sejjidus-Sabik "Fikhus-sunneti", vëll. III, f.176, bot. 2, Bejrut 1998.(5)Flamur Sofiu "Usuli Fikhu", f. 66, Prishtinë 2000.(6)Përkthim nga boshnjakishtja, përktheu V.Sh., "Takvim" i vitit 1997, f. 104, boton Kryesia e BIK, Prishtinë. (7)Ass. Dr. Ferid Agani "Dituria Islame", Nr. 137, f. 53, boton Kryesia e BIK-së, Prishtinë.(8)Eksperimentet mjekësore kanë vërtetuar se ngrënia e mishit të derrit shkakton parazitin vdekjeprurës "Trihina spiralis". Gjithashtu disa hulumtues kanë vërtetuar se ngrënia e vazhdueshme e mishit të derrit dobëson ndjenjën e turpit nga të pahijshmet. Shih për këtë: Dr. Jusuf el-Kardavi "Hallalli dhe harami në Islam", f. 33, Logos -A- Shkup 1998.(9) Ebu Bekër Xhabir el-Xhezair "Minhaxhu-l-Muslim", f. 509, bot. 1, Medine 1964.(10) Transmeton, Buhariu në "Kitabudh- dhebaihi ves- sajdi", El-Babu: "Luhumu humuri-l- insijjeti", hadithi nr:5087.

**Të dhëna statistikore*:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Kuwait.
• Emri zyrtar: Shteti i Kuvajtit.
• Sistemi i qeverisjes: Monarki kushtetuese, trashëguese.
• Sipërfaqja: 17,82o km².
• Numri i banorëve: 3.566.798.437 (2010).
• Dendësia: 200.2 (banorë në 1 km²).
• Feja: Myslimanë 100%[1]
• Kryeqyteti: Kuvajti (llogaritet edhe qyteti më i madh në vend).
• Qytete të tjera: El Xhehrau, Havalli, El Fervanijah, Mubarrek El Kebir dhe El Ahmedi.
• Grupet etnike: Arabë kuvajtianë 45%, Arabë të tjerë 40 %, iranianë 5%, indianë dhe pakistanezë 5% dhe të tjerë 5%.
• Gjuhët kryesore: Arabe (zyrtare) dhe angleze.
• Njësia monetare: Dinari kuvajtian, (1.00 KWD = 2.73 EUR).
• Data e pavarësisë: 19 qershor 1961 (nga Britania).
• Festë kombëtare: 25 Gusht 1950 (data e ardhjes në pushtet të Shejh Abdullah Es-salim Es-sabah-ut).

# KUVAJTI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Kuvajti është shtet i pavarur arab islam, që bie në pjesën veriore të Gadishullit Arabik, përkatësisht në veri-perëndim të Gjirit Arab – Persik –, konkretisht në jug-perëndim të kontinentit të Azisë. Për shkak të pozitës së mirë gjeografike, Kuvajti konsiderohet urë lidhëse me venddaljen natyrore që ka në verilindje të Gadishullit Arabik. Kjo pozitë vendit i ka dhënë rëndësi të veçantë në fushën e tregtisë për një kohë relativisht të gjatë. Emërtimi i vendit Kuvajt, del nga shkurtimi i fjalës "KUTË", që në gjuhën arabe domethënë ' kala', e cila është ndërtuar pranë qytetit të Kuvajtit në shekullin XVII. Terreni i vendit karakterizohet nga ulje graduale nga perëndimi në lindje, buzë brigjeve të detit, si dhe përbëhet nga fushat e sheshta me rërë, në mes të cilave shtrihen ca kodrina dhe disa lugina të thata. Ndër luginat më të njohura në Kuvajt llogaritet lugina Batin, e cila përcakton cakun kufitar në mes të kufijve të Kuvajtit dhe Irakut, si dhe vazhdon duke kaluar nëpër kufirin perëndimor të Kuvajtit. Sipërfaqja e tërësishme e vendit arrin afërsisht deri në 17.820 km², dhe e tëra i takon zonës tokësore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 462 km. Shteti i Kuvajtit kufizohet me dy shtete fqinje, nga jugu dhe jugperëndimi kufizohet me Arabinë Saudite, me një gjatësi prej 222 km², dhe nga veriu e perëndimi me Irakun, me gjatësi prej 240 km², si dhe nga lindja me Gjirin Arab (vija bregdetare arrin gjatësinë deri në 499 km²). Pika më e ulët në Kuvajt i takon territorit në nivel të detit, gjegjësisht në brigjet bregdetare të Gjirit Arab, kurse ajo më e larta është në një pjesë të paemërtuar të vendit, që arrin lartësinë deri në 306 metra mbi nivelin e detit[2]. Bazuar në të dhënat e vitit 2007, në Kuvajt ka gjithsej 7 aeroporte, prej tyre 4 të asfaltuara dhe 3 të paasfaltuara. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare, prej tyre më kryesoret janë: Esh-shuajbe, Esh-shuvejh, El Ahmedi, Bubjan.[3]. Shteti i Kuvajtit ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend, janë: Universiteti i Kuvajtit, Universiteti Amerikan në Kuvajt, Universiteti i Gjirit për Shkencë dhe Teknologji, Universiteti Amerikan i Lindjes së Mesme, Kolegji i Teknologjisë së Aviacionit dhe Kolegji kuvajtian i Teknologjisë.[4]

Kuvajti: Kryeqyteti i Kuvajtit ishte themeluar si qytet tregtar në brigjet e Gjirit Arab në vitin 1613, dhe njihej me emrin El Karin, por më vonë nami i emrit Kuvajt mbuloi emrin e parë të qytetit. Pra, themelimin e këtij qyteti e bënë fiset El Utub, të cilat në shekullin XVI kishin migruar nga Nexhdi në brigjet e Gjirit Arab, gjegjësisht në Zubara, dhe pastaj qenë transferuar në qytetin e Kuvajtit. Fiset Utub banuan qytetin Kuvajt dhe profesion kishin gjetjen e perlave dhe tregtinë detare reciproke me Indinë. Me kalimin e kohës, punët e fiseve El Utub arritën një zhvillim në qytetin e Kuvajtit, prandaj u rrit edhe popullsia në këtë qytet. Ky qytet ka një popullsi prej 511.001 banorësh (sipas statistikave të vitit 2010)[5].

**Historia e Kuvajtit**

Dëshmitë arkeologjike argumentojnë se, që nga viti 3000 para erës sonë, disa pjesë bregdetare



të Kuvajtit të sotëm, mund të kenë qenë pjesë të civilizimit, bashkëkohës me civilizimin e sumerëve në vendet në mes lumenjve Tigër dhe Eufrat. Mandej, në vitin 323 para erës sonë, këto rajone i kishin vizituar kolonialistët grekë që nga koha e Aleksandrit të Madh[6] e pastaj, vetëm shekulli XV karakterizohet si fillimi i kontaktit të vendeve evropiane me Lindjen në përgjithësi dhe me Kuvajtin dhe vendet arabe të Gjirit Arab, në veçanti. Portugalia ka qenë vendi i parë evropian që ka arritur në Indi. Portugezët, pas një shekulli kishin shtrirë ndikimin e tyre në tërë rajonin e Gjirit Arab. Gjatë kësaj kohe, u zhvilluan disa beteja në mes portugezëve dhe osmanlinjve, që përfunduan me fitoren e osmanlinjve. Megjithatë, portugezët ruajtën marrëdhëniet e tyre tregtare me Gjirin, por pas tyre i pasuan francezët, holandezët dhe britanezët. Me kalimin e kohës, ndikimi britanez në këto rajone u rrit dukshëm, prandaj ata shfaqën interesim të veçantë edhe për Kuvajtin. Njerëzit asokohe filluan të shtoheshin në Kuvajt dhe kështu numri i banorëve të tij rritej gradualisht, dhe ata vendosën të zgjedhin sunduesin e tyre. Sunduesi i parë i Kuvajtit ka qenë El Sabahu I, i cili themeloi shtetin modern të Kuvajtit. Familja Alu Sabah rrjedh nga ky sundimtar, sundimi i të cilit zgjati nga viti 1752 deri në vitin 1762[7]. Mandej, në vitin 1914, Britania e njohu Kuvajtin si një Qeveri të Pavarur nën mbrojtjen britanike, ndërsa, në vitin 1922, u arrit marrëveshja për kufijtë e vendit, Iraku në veri dhe Nexhdi në jugperëndim. Më vonë, në vitin 1961, përfundoi mbrojtja britanike dhe Kuvajti arriti pavarësinë e plotë, kur Shejh Abdullah Es-salim Es-sabah u bë prijësi i vendit[8].

**Historia e përhapjes së islamit në Kuvajt**

Zona ku sot bie Kuvajti, nuk është quajtur Kuvajt deri në periudhën islame. Deri në këtë periudhë, disa autorë në shkrime të ndryshme kishin përmendur dy emra të kësaj zone: "Kadhime" dhe "El Karin". Është e rëndësishme të përmendet se, burimet historike dhe gjeografike, vërtetojnë se zona e Kuvajtit ishte pjesë e entitetit të Gjirit Arab, i cili në periudhat e hershme islame quhej "Bahrejn", e që shtrihej në brigjet e Gjirit Arab nga Omani në jug e gjer tek Basra në veri, duke përfshirë edhe ishujt që sot quhen Bahrejn. Pra, Bahrejni i atëhershëm përfshinte në gjirin e vet vendet e këtyre shteteve bashkëkohore:

1) Emiratet e Bashkuara Arabe, 2) Katarin, 3) Bahrejnin, 4) Kuvajtin dhe pjesën lindore të Arabisë Saudite, që sot quhet El Ahsa.

Kur u paraqit Thirrja Islame në kohën e Muhamedit a.s., Iraku ishte pjesë e Perandorisë Persiane Sasanite. Ndërkaq, Ebu Bekri r.a., si halifi I i myslimanëve, kishte hartuar plane për çlirimin e vendeve të Persisë dhe për të realizuar këto plane kishte dërguar Halid ibn Velidin dhe Aj-jad ibn Ganemin. Ushtria e myslimanëve në krye me Halid ibn Velidin r.a. kishte marshuar drejt Perandorisë Persiane, ndërsa guvernatori persian në Hire, Hurmuzi, kishte tentuar të ndalte hovin e përparimit të ushtrisë myslimane drejt atyre rajoneve, por komandanti suprem i forcave myslimane - Halidi r.a. dhe myslimanët e tjerë që ishin me të, kishin korrur sukses duke mposhtur persianët në luftën në Dhatu S-selasil, afër Kadhime (një vend në perëndim të Kuvajtit të sotëm, afër El Xhehras), betejë e cila kishte



ndodhur në vitin 12 h / 633 m. Pra, zona në të cilën sot ndodhet Kuvajti, gjatë periudhës islame njihej si Kadhimetul Bihar. Ky vend në fillet e Islamit kishte një prestigj të veçantë, dhe, përmes këtij vendi, në vitin 633 m. ushtritë myslimane nën komandën e Halidit r.a. vazhduan edhe çlirimin e Irakut. Njëri nga fshatrat që ishin të njohura në fillet e Islamit, ishte Es-sabije, i cili ndodhet në veri të Kuvajtit dhe llogaritet hallkë lidhëse në mes dy periudhave, periudhës së vjetër dhe asaj islame[9]. Nga tërë kjo, mund të kuptohet se, që nga koha e sundimit të Ebu Bekrit r.a., Feja Islame kishte filluar të përhapej në zonat e Kuvajtit të sotëm, si dhe këto zona kishin vazhduar të ishin gjithnjë ndër vendet islame në kuadër të Hilafetit islam.

**Klima**

Në Kuvajt kushtet e klimës së shkretëtirës dhe ajri i thatë e i nxehtë mbizotërojnë gjatë shumicës së ditëve të vitit. Gjatë stinës së verës nxehtësia rritet dukshëm; ajo stinë fillon nga muaji prill dhe vazhdon deri në muajin tetor. Gjatë kësaj kohe të nxehtë, temperaturat mund të arrijnë afërsisht deri në 51 gradë Celsius, kurse, temperaturat mesatare mujore arrijnë deri në 44 gradë dhe shumë shpesh vapa vjen e shoqëruar me erëra, që shkaktojnë stuhi pluhuri. Në stinën e dimrit, ndonëse është mjaft e shkurtër këtu, mbizotëron një nxehtësi relative, me temperaturat mesatare kryesisht rreth 18 gradësh, por ato mund të zbresin disa herë deri në zero gradë. Ndërkaq, në stinët vjeshtë e pranverë, që janë të shkurtra, ka shira dimrorë, të parregullta dhe që ndryshojnë nga viti në vit[10].

**Gjendja ekonomike**

Kuvajti llogaritet nga ekonomitë më të mëdha në rajon, dhe industria e naftës aty përbën degën më të madhe të industrisë dhe mbulon gati gjysmën e prodhimit të përgjithshëm vendor dhe shumicën e eksporteve. Kuvajti posedon 10% të rezervave të naftës botërore dhe është një nga themeluesit e hershëm të organizatës botërore të naftës OPEC. Kontrollimin e naftës në Kuvajt e bëjnë disa kompani, të cilat janë pronësi e qeverisë së vendit, ose mbi 90% e tyre. Gjithashtu ekonomia e Kuvajtit mbështetet shumë në tregun e aksioneve financiare, që është një nga tregjet më të rëndësishme financiare në Botën Arabe. Investimet e huaja dhe ato të brendshme llogariten nga qarkullimet më të rëndësishme ekonomike në Kuvajt. Përveç industrisë së naftës, kuvajtianët kanë qenë të njohur edhe për industrinë e ndërtimtarisë së anijeve, të peshkatarisë, zdrukthtarisë dhe të farkëtarisë, industri që në kohët e hershme kishin ndikim në ekonominë e Kuvajtit. Pas zbulimit të naftës, këto industri kanë pushuar dhe janë zëvendësuar nga industri të lehta, si industria ushqimore, metalike, industria për prodhimin e mobilieve, dyerve, dritareve, materialeve të ndërtimit etj.. Gjithashtu në vend u zhvillua edhe industria e plehrave kimike, e plastikës dhe industri të tjera që mbështeten në naftë dhe në derivatet e saj. Ndërkaq, bujqësia në Kuvajt në përgjithësi nuk ka qenë e zhvilluar, e kufizuar vetëm në disa zona, sepse bujqësia është e varur nga tri komponente: klima, toka dhe të uji, të gjitha këto nuk i plotëson ky vend. Megjithkëtë, shkenca bashkëkohore ka lehtësuar mënyrën e tejkalimit të vështirësive, me të cilat mund të ballafaqohet bujqësia, prandaj edhe Kuvajti ka filluar të prodhojë sasi të konsiderueshme perimesh. Bujqësia sot nuk është një burim i madh ekonomik për Kuvajtin, sepse nuk ka peshë të madhe ekonomike të vendit[11].

* Përqindja e përkatësisë fetare në Kuvajt mund të dallojë në ndonjë burim tjetër, për shkak se përfshihen edhe jokuvajtianët.
(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 131. Mektebetul Adab, 2007, Kajro.Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 17. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 132. Dasara, 2007, Tiranë. (2) www.moqatel.com, www.marefa.org (3) www.moqatel.com. (4) ar.wikipedia.org (5) www.q8me.com, www.brooonzyah.net (6) Muhammed Atris;Ibid f. 132. (7) forum.stop55.com (8) Muhammed Atris; Ibid f. 132. (9) Prof.dr. Abdul Malik Halef Et-temimi; Ebhath fi tarihil Kuvejt, f. 16, 17. (libër i huazuar nga interneti). Dr. Muhamed Suhej Tak-kush; Et-tarihul islami (elvexhiz), f. 78. Daru N-nefais, 2008 , bot.4. Bejrut, Liban. (10) www.q8me.com (11) www.marefa.org



# Blasfemia "e shenjtërive islame" prej Afganistanit deri në Kuds

**Mr. Qemajl Morina**

**Për të arritur një paqe botërore të sinqertë dhe afatgjatë, liderët politikë në Botën Arabe dhe Islame si dhe ata në Amerikë, Evropë e në Izrael, duhet ta kuptojnë këtë leksion fetar, historik, strategjik dhe politik. Në të kundërtën, të gjithë pa përjashtim, do të jenë humbës. Historia do të shkruajë se Izraeli, me destruktivitetin dhe agresionet e tij në Kuds, shkaktoi katër luftëra rajonale dhe botërore, të cilat zgjatën katër dekada, po ashtu siç shkruan historia për luftërat e kryqëzatave, të cilat ishin zhvilluar për Kudsin dhe kishin zgjatur afër dy shekuj (1095-1291).**

Për më tepër se tri javët e kaluara, një numër i konsideruar i artikujve në gazetat më të rëndësishme të botës ishte përqendruar "në djegien e Kur'anit" në bazën ajrore të Bagramit në Afganistan. Me dhjetëra njerëz vdiqën në protestat dhe sulmet që u bënë pas këtij akti barbar.

Vlen të përmendet me këtë rast se ata që përdhosin shenjtërinë e Kur'anit, nuk janë individë të papjekur, veçse disa "oficerë të lartë" në ushtrinë amerikane në Afganistan janë bartës të fanatizmit fetar kundër Kur'anit të madhërishëm. Revista "Esh-sharqal awsat" e datës 27 shkurt 2012, kishte botuar një raport, ku thuhej: "Një burim zyrtar i lartë i Qeverisë së Afganistanit kishte zbuluar se vrasja e dy këshilltarëve të lartë ushtarakë amerikanë (njëri me gradën kolonel, tjetri me gradën major) në selinë e Ministrisë së Punëve të Brendshme, kishte ndodhur pas një polemike me një koleg të tyre afgan. Dy oficerët amerikanë me kolegun e tyre afgan, po shikonin reagimet lidhur me djegien e Kur'anit. Ata të dy, duke mos treguar asnjë respekt për besimin e kolegut të tyre afgan, Kur'anin e përshkruan si "Libër i keq". Natyrisht, kjo e nevrikosi kolegun e tyre afgan, për se ai hyri në grindje me ta dhe, kur hidhërimi arriti kulmin, ai shtiu mbi ta dhe i la të vdekur".

Shtrohet pyetja: Përse dy oficerët amerikanë deshën që krimit të djegies së Kur'anit t'i shtonin edhe një krim tjetër, "arsyetimin" e djegies së tyre, duke e cilësuar atë "Libër të keq"?! Më këtë sikur ata donin të pohonin se ata që dogjën Kur'anin, kishin të drejtë dhe se Kur'ani merituaka të digjet?! Përse vepruan kështu? Përse ata deshën ta fyenin qëllimisht kolegun e tyre, kur e dinin se ai ishte mysliman. Pastaj shtrohen edhe pyetjet: Në cilën shkollë apo akademi ushtarake ata do të kenë mësuar këtë ideologji urrejtëse ndaj Mus-hafit fisnik? Dhe a është bërë kjo ideologji pjesë orientuese e programeve në ushtrinë amerikane?

Amerikanët kishin bërë përdhosjen e Kur'anit vite më parë në burgun Guantenamo, ndërkohë që një prift amerikan kishte djegur Kur'anin haptazi. Të gjitha këto janë veprime të këqija, sipas të gjitha standardeve, të cilat janë rezultat i një "ideologjie" përplot fanatizëm dhe urrejtje kundër Kur'anit dhe Islamit. A nuk kishte deklaruar prifti i njohur amerikan, Xheri Fajvel, pas sulmeve terroriste të 11 Shtatorit 2001: "Terrorizmi që kishte atakuar Amerikën, është mbështetur në Kur'an, i cili stimulon dhunë dhe terrorizëm". Ky është vetëm një model i një fushate ideologjike me përmasa të gjera kundër Islamit në aspektin e përgjithshëm, dhe kundër Kur'anit në aspektin e veçantë. Atakimit të hapur kundër Mus-hafit i paraprin "një krim moral", e ai është urrejtja e verbër e Kur'anit dhe fanatizmi ndaj tij.

**A po përballet perëndimi me vetë Islamin?**

Këtë e vërtetojnë edhe shumë teori, të cilat në dekadën e fundit po qarkullojnë në ShBA lidhur me Islamin si fe dhe besimin e myslimanëve. Kështu, Samuel Hantington, i njohur si shpikës i përplasjeve të qytetërimeve, thotë: "Perëndimi nuk përballet me problemin

e fundamentalizmit islam, por përballet me vetë Islamin".

Pothuajse në të njëjtën kohë, Daniel Pajps, njëri prej simboleve të urrejtjes së Islamit dhe myslimanëve në Amerikë, pohonte: "Lindja e Mesme dhe myslimanët e saj kanë zënë vendin e ish-Bashkimit Sovjetik si armik ideologjik i Perëndimit".

Me gjithë kërkimfaljen, për këtë akt të shëmtuar, nga Presidenti amerikan, kjo nuk mundi t'i qetësonte shpirtrat e trazuara të myslimanëve jo vetëm në Afganistan, po edhe në të gjitha anët e botës. Ata betohen se nuk do t'i lejojnë askujt të fyejë "Librin tonë" të shenjtë, i cili është burim i ekzistencës, dinjitetit, krenarisë dhe forcë e jetës sonë, në këtë botë dhe në Botën tjetër.

Në aspektin politik, aktet e këtilla nuk do ta ndihmojnë Administratën amerikane në strategjinë për "përmirësimin e imazhit të saj tek opinioni i përgjithshëm i Botës Islame", sepse përdhosjet e vazhdueshme të këtilla amerikane ndaj shenjtërive të Islamit vetëm mund të prishin imazhin e Amerikës tek opinioni i përgjithshëm i Botës Islame, i cili beson në Kur'anin e tij të shenjtë dhe krenohet me të.

Nuk mjafton për Amerikën që, pas gjithë këtyre shkeljeve dhe fyerjeve, disa nga politikanët e saj të kërkojnë falje, ndërkohë që keqbërësit të mbesin pa u dënuar për prishjen e marrëdhënieve në mes Amerikës dhe Botës Islame. Sepse ai që shpëton prej dënimit, ai do të vazhdojë me djegien e Kur'anit, pohon analisti nga Egjipti - Emil Emin.

Është më se e vërtetë se ndodhia e Bagramit, me gjithë kërkimfaljen e Presidentit amerikan Barak Obama, dhe të Ministrit të tij të Mbrojtjes Leon Paneta, i ka shkaktuar dëme serioze ShBA-së, dhe kjo me tri dëshmi amerikane, të cilat pohojnë se reagimet afgane janë vetëm fillimi i dhembjeve të vështira të lindjes.

Dëshminë e parë e ka sjellë "New York Times", e cila pohon se djegia e disa kopjeve të Kur'anit ka ndezur një zjarr që nuk mund të fiket. Sidomos pas rritjes së dhunës afgane që nganjëherë ka përkrahje edhe nga institucionet shtetërore.

Dëshmia e dytë vjen nga gazeta "Cristian Scince Monitor", e cila pohon se shpresat e ShBA-së për të fituar simpatinë e popullit afgan, kanë humbur përgjithmonë, kurse shpresat e NATO-s për të stabilizuar gjendjen, janë shumë të vogla.

Dëshmia e tretë vjen nga shkrimtari i njohur amerikan David Ignatijos me një shkrim botuar në gazetën "Washington Post", i cili "veprimet e ushtarëve amerikanë i quajti të marra që mund të çojnë në shkatërrimin e ShBA-së".

Kur'ani për myslimanët është Fjala e Zotit, prandaj të tjerët duhet të kenë kujdes ndaj tij.

**Kudsi është çështje fetare e komplikuar**

Me sa dimë ne, nuk ka asnjë alternativë a sjellje tjetër, ndaj këtyre gjërave të shenjta, përveçse t'i trajtosh me respekt të veçantë. Dhe, e parë me këtë sy, djegia është me siguri një fyerje e rëndë.

Çështje tjetër me rëndësi është agresioni i vazhdueshëm izraelit në Kuds, i cili ka për qëllim dëbimin e myslimanëve nga shtëpitë e tyre si dhe rrënimin e vendeve të shenjta, me qëllim të çifutizimit të Kudsit.

Kudsi nuk është vetëm problem politik, ashtu siç pohojnë disa arabë dhe shumë të huaj, por ai është problem fetar i dorës së parë.

Për faktin se Kudsi është problem fetar i një rëndësie të veçantë, më së miri na e mëson Kur'ani, i cili thotë: "I lavdëruar qoftë Ai që e mbarti robin e Tij (Muhamedin) natën nga Xhamia e Shenjtë (në Mekë) deri në Xhaminë e Largët (të Jerusalemit), rrethinën e së cilës e kemi bekuar". ( El Isra, 1).

Për rëndësinë fetare të Kudsit, flet edhe ky hadith i Pejgamberit a. s.: "Nuk bëhen përgatitjet për të udhëtuar përveçse në tri xhami: Xhamia e shenjtë në Mekë, Xhamia ime kjo, dhe Xhamia e Aksasë në Jerusalem". Ebu Dherri e kishte pyetur: "Cila xhami ishte ndërtuar e para në tokë?" Pejgmberi a.s. ishte përgjigjur: "Xhamia e shejtë në Mekë".

E pyeta: "Pas saj cila?" Ai u përgjigj: "Xhamia e Aksasë".

Ky aspekt fetar për Kudsin, ka pasur një ndikim shumë të madh në zemrat e myslimanëve, gjatë historisë. Kjo kishte bërë që marrëdhëniet në mes myslimanëve dhe Perëndimit, për shekuj të tërë, të ishin të ngarkuara me mëri dhe armiqësi të përgjakshme. Myslimanët mbajnë në mend periudhën e kolonializmit, i cili i nënçmoi myslimanët, plaçkiti të mirat dhe pasuritë e tyre. Nuk ka dyshim se kolonializmi do të mbetet një faqe e zezë në marrëdhëniet në mes myslimanëve dhe Botës Perëndimore. Me këtë rast lypset të përmendim "luftërat e kryqëzatave", të cilat u zhvilluan për Kudsin dhe kishin zgjatur për një periudhë kohore prej dy shekujsh. Prandaj, mësimi që duhet ta mësojnë prijësit intelektualë dhe politikë, është se Kudsi është çështje fetare e komplikuar.

Nga sa u tha, për të arritur një paqe botërore të sinqertë dhe afatgjatë, liderët politikë në Botën Arabe dhe Islame si dhe ata në Amerikë, Evropë e në Izrael, duhet ta kuptojë këtë leksion fetar, historik, strategjik dhe politik. Në të kundërtën, të gjithë pa përjashtim, do të jenë humbës. Historia do të shkruajë se Izraeli, me destruktivitetin dhe agresionet e tij në Kuds, shkaktoi katër luftëra rajonale dhe botërore, të cilat zgjatën katër dekada, po ashtu siç shkruan historia për luftërat e kryqëzatave, të cilat ishin zhvilluar për Kudsin dhe kishin zgjatur afër dy shekuj (1095-1291).

# Zavalli i projektligjit për QHPz-në

**Orhan Bislimaj**

**Projektligji, në formën ekzistuese, është diskriminues ndaj Bashkësisë Islame. Ai cenon shumë tolerancën etnike dhe fetare të Prizrenit historik dhe mbjell urrejtje qytetare edhe ndaj Qeverisë. Studiuesit objektivë shkruajnë se një prej arsyeve për tensione të mundshme fetare në Kosovë, është edhe diskriminimi i besimtarëve myslimanë nga ana e Qeverisë së tyre**

Projektligji për Qendrën Historike të Prizrenit (QHPz) konsiderohet si nga projektligjet që ka shkaktuar më së shumti reagime. Ai u cilësua si diskriminues, i padrejtë dhe që nuk i përmbush standardet ndërkombëtare për trashëgiminë kulturore. E para që reagoi kundër këtij projektligji, ishte shoqëria civile e Prizrenit, e cila çështjen e alarmoi nëpërmjet peticionit me mbi dhjetë mijë nënshkrime të qytetarëve të Prizrenit, dhe me organizimin e protestës, e cila u mbajt pikërisht në Qendrën Historike të Prizrenit, në Shatërvan. Nismën e shoqërisë civile e mbështetën pjesa dërrmuese e partive politike të Prizrenit dhe Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit (KBI).

Në radhë të parë, Prizreni nuk ka fare nevojë për një ligj të këtillë, i cili, para së gjithash, është planifikuar më shumë për objektet e Kishës Ortodokse Serbe (KOS). Prizreni e ka prej kohësh Institutin për Mbrojtjen e Monumenteve Historike të Prizrenit (IMMHP), i cili kujdeset ekskluzivisht për Qendrën Historike të Prizrenit dhe për të gjitha objektet e tjera me rëndësi historike në komunën e Prizrenit. Vetë emri i këtij institucioni flet mjaft shumë, domethënë që ky është Institut për Mbrojtjen e Monumenteve Historike të Prizrenit, dhe ai e ka vetëm këtë detyrë. Bile, në Projektin Gjithëpërfshirës të Presidentit Ahtisari, ligji për QHPz nuk përmendet fare. Aty bëhet fjalë për përcaktimin e Zonës së mbrojtur të QHPz. E tëra ajo që thuhet për QHPz-në, është si në vijim: "Zona e mbrojtur për Qendrën Historike të Prizrenit do të përcaktohet nga organet komunale të Prizrenit në bashkëpunim me KZM, dhe do të përfshijë objektet e Kishës Ortodokse, objektet otomane, katolike, laike dhe objektet e tjera të rëndësisë së veçantë historike dhe kulturore" (Aneksi V, 4.1.7). Siç shihet, fatkeqësia më e madhe është se objektet e kulturës islame i përcakton si otomane, që është një gabim profesional dhe me prapavijë. Sepse të gjithë e dinë që xhamia është objekt i kulturës islame, ndërsa otomane (osmane) ishte periudha gjatë së cilës ishte ndërtuar ajo. Por, përmendja e fjalës "islam"' duket se e pengon dikë. Dhe nën ethet e kësaj, në Pakon e Ahtisarit nuk përmendet askund fjala islam dhe as mysliman, dhe kjo sikur krijon përshtypjen se në Kosovë paska bashkësi të tjera fetare dhe monumente të tjera fetare, siç janë ortodokse dhe katolike, po nuk paska bashkësi myslimane dhe as objekte islame!? Absurd!

Pra, sipas Pakos së Ahtisarit, Komuna e Prizrenit është autoriteti kryesor që do të caktojë Zonën e mbrojtur për QHPz, dhe pastaj për të do të kujdeset në mënyrë të veçantë. Kështu, Kuvendi i Prizrenit, do të duhej të hartonte një rregullore të veçantë për QHPz -në, kuptohet të drejtë dhe të paanshme, ku do të inkorporonte pjesët e nevojshme të projektligjit ekzistues të Qeverisë, dhe kjo rregullore do të shërbente si bazë e mjaftueshme për Institutin për të mbrojtur QHPz, konform me aktet normative dhe rregulloret që ajo posedon, si dhe në pajtim me ligjin për trashëgiminë kulturore të Kosovës, që tashmë ekziston.

**Në formën ekzistuese, projektligji është i papranueshëm**

Me rregull do të duhej të ishte kështu. Mirëpo, nëse jemi "të obliguar" si shoqëri kosovare

për të nxjerrë edhe një ligj për QHPz-në, që e përmenda më lart, se është planifikuar mbi të gjitha për KOS-in, siç po thuhet për ta përmbyllur Pavarësinë e Mbikëqyrur, atëherë projektligji duhet të shfaqet i drejtë ndaj të gjithëve dhe i dobishëm njësoj për të gjitha monumentet historike. Në formën ekzistuese, projektligji është i papranueshëm dhe, për këtë arsye, ka shkaktuar shumë pakënaqësi dhe reagime të mbarë shoqërisë prizrenase. Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, i cili është pronar i pjesës dërrmuese të monumenteve historike të Prizrenit, ka lëshuar dy deklarata për opinionin publik, nëpërmjet të cilave kundërshton projektligjin ekzistues, sepse, si i këtillë, është diskriminues në baza fetare dhe etnike. Por, në anën tjetër, në të njëjtat deklarata, KBI ka shprehur qëndrimin e vet se mbështetur një ligj, i cili shfaqet i drejtë ndaj të gjithëve dhe nuk diskriminuaka asnjë bashkësi fetare dhe etnike. Fatkeqësisht, në Kosovë ende feja nëpërkembet dhe sa herë, kur një çështje e caktuar interferon reflektime fetare, politika kosovare fillon të mendojë se si t'ua mbyllë rrugën bashkësive fetare kinse për të mos u përzier në institucionet laike. Diçka e ngjashme po ndodh edhe me këtë projektligj.

Në nenin 16, pika 1.2, thuhet se në Komitetin e Prizrenit do të përfaqësohen me nga një anëtar bashkësia islame, katolike dhe ortodokse, dhe kjo nuk ka gjë të keqe, por, në disa debate televizive që kam pasur rastin t'i shikoj në këto javë, disa veta mbanin qëndrimin që bashkësitë fetare nuk duhet të përfaqësohen në vendimmarrje, sepse kjo cenuaka laicitetin e shtetit, ose, edhe nëse përfaqësohen, përfaqësuesi nuk duhet të jetë kler(ik) fetar!? Kjo ide e hedhur rastësisht nga dikush, po shkon duke marrë format. Në të vërtetë, kjo përbën më shumë një ankth të mentalitetit politik të Kosovës sesa një gjykim real të çështjes. Është e çuditshme se si mund të konsiderohet cenim i laicitetit të shtetit nëse një përfaqësues i bashkësisë fetare marrka pjesë në një Komitet lokal, i cili parimisht ka karakter propozues dhe këshilldhënës se sa vendimarrës. Përfaqësuesi i bashkësisë fetare, nuk shkon si mandatar i zgjedhur i popullit në kuptimin politik, ai shkon në cilësinë e tij të pronarit, dhe këtë të drejtë nuk mund t'ia mohojë e as t'ia kontestojë askush. Për shembull, Prizreni ka Komitetin për Siguri, i cili funksionon prej vitesh në kuadër të KK Prizren. Pjesë e këtij komiteti janë një spektër i gjerë strukturash komunale, përfshirë edhe bashkësitë fetare. Deri sot askush nuk ka dalë e të thotë se pjesëmarrja e bashkësive fetare në këtë komitet cenon laicitetin e shtetit. Nuk ka dalë askush, sepse të gjithë e dinë se kjo nuk është e vërtetë, dhe sepse secili e di se bashkësitë fetare mund të japin ndihmesën e tyre në këtë komitet, sidomos Bashkësia Islame, e cila ka shtrirje mjaft të gjerë në popull nëpërmjet shërbimeve fetare të përditshme. Ngjashëm me këtë, përfaqësimi i KBI i Prizrenit në Komitetin e Prizrenit për Trashëgimi Kulturore, që pritet të themelohet me këtë projektligj, jo se nuk cenon laicitetin e shtetit, por është e domosdoshme, në mos për asgjë tjetër, për shkak se është pronare e pjesës dërrmuese të objekteve fetare me rëndësi të veçantë historike në QHPz, edhe për shkak se Bashkësia Islame do të japë kontribut të madh në këtë komitet, pasi ajo ka strukturën funksionale të xhamive dhe xhematit dhe mund të informohet shumë shpejt për dëmtimet e mundshme të trashëgimisë kulturore.



**Favoret për Kishën Ortodokse**

Ishte inkurajuese deklarata e z. Nait Hasani, kryetar i Komisionit parlamentar për bujqësi,



pylltari, zhvillim rural, mjedis dhe planifikim hapësinor, i cili, para disa kohësh, deklaroi se pika 4 e nenit 18 do të hiqet nga projektligji, pasi ajo i mundëson veto Kishës Ortodokse Serbe (KOS). Por, ky korrigjim i z. Hasanit u refuzua, dhe çështja u kthye përsëri në fillim. Në këtë pikë thuhet: "Komiteti duhet të kërkojë pajtimin e Kishës Ortodokse Serbe për çdo aktivitet, i cili prek pronat e KOS-it në QHPz…". As në këtë nen, dhe as në ndonjë nen tjetër të projektligjit, nuk thuhet asgjë për bashkësitë e tjera fetare. Shtrohet pyetja: Pse ky favor për Kishën Ortodokse Serbe? Përgjigjen e dinë të gjithë, por sigurisht në asnjë mënyrë për meritat që ka ajo për Kosovën! Po, ta lëmë këtë, KOS-i përsëri caktohet anëtar në Këshillin për Zbatim dhe Monitorim (KZM), që do ta ketë selinë në Leposaviq, dhe anëtar i KZM do të jetë edhe një përfaqësues serb i Leposaviqit. Ky këshill ka fjalën kryesore për të gjitha çështjet kontestuese që dalin nga Komiteti i Prizrenit, dhe kjo do të thotë se e ka fjalën kryesore për të gjithë trashëgiminë kulturore të QHPz. Vendimet e këtij këshilli janë përfundimtare, ndërsa në këtë këshill nuk përfaqësohet me anëtar asnjë bashkësi tjetër fetare, pra as Bashkësia Islame si pronare e pjesës dërrmuese të objekteve historike në QHPz. Një diskriminim i vërtetë ky fetar dhe etnik!? Përsëri shtrohet pyetja: Pse ky favor ndaj KOS-it? Një qeveritar do të thoshte se ky favor ndaj KOS-it buron në frymën e Pakos së Presidentit Ahtisari…!

Nuk është e vërtetë se problemi qëndron vetëm në Projektin gjithpërfshirës të Presidentit Ahtisari. Esenca e problemit kthehet tek Qeveria e Republikës së Kosovës dhe gatishmëria e saj për ta ekuilibruar projektligjin. Nëse si shoqëri kosovare kemi hyrë peng të vetvetes, me vetë pranimin e Pakos së Ahtisarit, e cila Aneksin V ia kushton KOS-it, atëherë zgjidhjet e reja duhet t'i përshtasim në mënyrën sa më të mirë për të gjithë dhe jo vetëm për një bashkësi fetare dhe etnike. Me këtë dua të them se, nëse jemi të obliguar të fusim në projektligj pikën 4 të nenit 18, sipas të cilit Komiteti i Prizrenit duhet të kërkojë pajtimin e KOS-it, atëherë të njëjtën gjë duhet ta bëjmë edhe për Bashkësinë Islame, sepse kjo, nëse nuk citohet, nuk pengohet në Pakon e Ahtisarit. Pastaj, nëse jemi të obliguar që në Projektligj të saktësojmë se KOS-i duhet të jetë anëtar i KZM, për shkak se figuron në Pakon e Ahtisarit, atëherë përsëri të njëjtën gjë duhet ta bëjmë edhe për Bashkësinë Islame, ngaqë kjo nuk pengohet në Pako. Mund të themi se të gjitha ligjet që kanë buruar nga Pakoja e Ahtisarit, kanë pasur plotësime, konvergjenca dhe konformizëm, e pse të mos ketë edhe ky ligj këso specifikash, aq më tepër sepse për këtë është bërë shumë zhurmë?!

Çështja është në duart e Qeverisë së Republikës së Kosovës, nëse duan të shfaqen të drejtë ndaj të gjithëve dhe për të gjithë. Projektligji, në formën ekzistuese, është diskriminues ndaj Bashkësisë Islame. Ai cenon shumë tolerancën etnike dhe fetare të Prizrenit historik dhe mbjell urrejtje qytetare edhe ndaj Qeverisë. Studiuesit objektivë shkruajnë se një prej arsyeve për tensione të mundshme fetare në Kosovë, është edhe diskriminimi i besimtarëve myslimanë nga ana e Qeverisë së tyre. Të gjithë janë duke e parë se bashkëjetesa fetare është lëkundur thellë, për të mos thënë se intoleranca fetare ka lëshuar celulë. Ekuilibrimi i gjërave, përfshirë edhe Projektligjin për QHPz-në, është domosdoshmëri e kohës.

# Mbi librin "Besimi i Drejtë"

**Mr. Adnan Berbatovci**

**Vështrim kritik i librit "Besimi i Drejtë" të autorit Orhan Bislimaj**

Ngjarjet dhe ndodhitë që e shoqëruan ymetin islam përgjatë gjithë kohëve deri në ditët e sotme, pa dyshim kanë një prapavijë që lidhet ngushtë me besimin dhe bindjen fetare të myslimanëve. Sa më kompakt dhe më të lidhur që të jenë njerëzit në bindje apo ide, aq më të vogla mund të jenë problemet në mesin e një shoqërie.

Pejgamberi a.s. ka thënë: " ...Ymeti im do të ndahet në 73 grupe, të gjitha ato grupe do të jenë në zjarr përveç njërit, e ai grup i takon asaj rruge në të cilën jam unë dhe shokët e mi".

Prandaj Ehli Syneti apo pasuesit e synetit-rrugës së Muhamedit a.s. konsiderohen të vetmit pasues të denjë, të cilët gëzojnë të drejtën e interpretimit të mësimeve islame ndër njerëz- myslimanë . Libri "Besimi i Drejtë", autor i të cilit është z. Orhan Bislimaj, një studiues i mirëfilltë i shkencës së Akaidit, të cilin e përgëzoj për punën dhe guximin e tij në shtjellimin e tematikave të tilla shumë të qëlluara, të cilat hedhin dritë për lexuesin shqiptar - se cila është rruga që duhet ndjekur nga ne, sidomos në këtë kohë të laramanisë së koncepteve dhe përzierjes së ideve të ndryshme, kur, siç përshkruhet edhe në Kuranin e Madhërishëm, secili grup është i kënaqur me atë që e pason(grupin e tij), pra secili grup pandeh se qëndron në të vërtetën.

Ai që ka njohuri për ngjarjet në të kaluarën, duke mos e zgjatur, i kujtojmë atij se lufta e Sifinit, tashmë si luftë frontale, është e harruar, por kjo luftë në aspektin e bindjeve fetare vazhdon të jetë e pranishme edhe në momentin e shkrimit të këtyre rreshtave.

Prandaj çdo njeri mund të pandehë që e ka mirë ose që e drejta qëndron në anën e tij, por në fund, se kush e ka mirë, vendos Kurani dhe Syneti, Ixhmai apo Kijasi, të cilat konsiderohen si bazamente të Fesë Islame.

Autori bëri një punë të shkëlqyer kur në mënyrë kronologjike filloi të përshkruante dhe sqaroi domethënien e termit Sunneh, në të dyja aspektet –etimologjik dhe terminologjik. Pastaj bëri një përshkrim të shkurtër rreth historikut të zhvillimit të ngjarjeve dhe rrethanave që ndikuan në tjetërsimin e ikjes nga bazat e besimit të drejtë.

Është pa dyshim një e vërtetë e madhe se literatura në gjuhën shqipe në aspektin islam, deri para dy dekadash ka munguar shumë, por duhet të vëmë në pah një gjë, sado e paktë që ka qenë ajo literaturë, ka qenë e një niveli shumë të lartë për sa i përket aspektit profesional. Ne jemi dëshmitarë që nga viti 1990 e këndej, dhe sidomos pas luftës së fundit, në Kosovë janë botuar me qindra tituj të literaturës islame, gjë që ka ndikuar pa dyshim që në masë të madhe lexuesi shqiptar mysliman të ketë në dorën e tij për të parën herë libra të tillë dhe të njihet më lehtë me gjërat që i interesojnë për Fenë Islame.

Por, krahas kësaj, kjo liri e tepërt në fushën e botimit ka shpënë në shkrimin dhe përkthimin e shumë veprave absolutisht të panevojshme për popullin tonë.

Këto dhe shumë vepra të tilla kanë dalë në treg pa iu bërë asnjë analizë e mirëfilltë profesionale institucionale nga njerëz profesionistë, kompetentë në këtë lëmë.

Prandaj kritika profesionale, sa do që nganjëherë është e dhimbshme për dikë, prapëseprapë është barometri dhe peshorja kryesore e cilësisë që duhet të plasohet nëpër vitrinat e librit.

Dhe kjo është arsyeja kryesore që më shtyu t'i hyja këtij studimi apo kësaj analize konstruktive të kësaj vepre me rëndësi të madhe dhe me tematikë tepër të qëlluar. Pra, më lejoni, lexues të nderuar, që në vazhdim të përmend vlerat dhe dobitë e librit në fjalë:

1. Titulli i librit "Besimi i drejtë". Emërtimi i librit me këtë term është diçka që tërheq vëmendjen tek lexuesi dhe i shton vlerën shumë vetë librit, pasi përkufizimi i çdo çështjeje, duke nisur që nga titulli, është gjëja kryesore e zgjidhjes së problemit. Në shkencën e logjikës bashkëkohore, përcaktimi a definicioni i çdo çështjeje është gjëja kryesore e përgatitjes së punimit shkencor.

2. Botuesi- Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës. Kjo ia shton vlerën punimit edhe më shumë, duke pasur në konsideratë se ky punim shkencor islam ka hyrë në shumë sita dhe është analizuar në aspekte shumë të hollësishme dhe, në fund, është marrë vendimi që të botohet. Ne të gjithë duhet të jemi të kujdesshëm dhe të mundohemi që veprat tona t'i botojmë përmes BIK-së, sepse kështu tregohemi më profesionistë, po edhe pasurojmë bibliotekën e BIK-së me tituj akademikë, gjë që e kemi detyrim.

3. Përzgjedhja e redaktorit –recensentit përkatës të fushës së Akaideologjisë-apologetikës, në rastin konkret përzgjedhja e Kasim ef. Gërgurit është tepër e qëlluar, pasi redaktori i këtij libri është akaideolog dhe ka njohuri e gatishmëri në filtrimin e ideve a mendimeve që nuk përkojnë me tematikën në fjalë.

4. Konsultimi i literaturës përkatëse profesionale. Në këtë aspekt besoj se autori ka një diapazon dhe njohuri të gjuhëve si arabishtja dhe gjuha boshnjake, krahas njohjes së duhur të gjuhës shqipe, që të bënte përzgjedhjen e librave – literaturës përkatëse të autorëve të njohur në këtë drejtim.

5. Përdorimi i gjuhës së rrjedhshme shqipe, kjo në mënyrë që lexuesit t'ia lehtësojë apo t'ia bëjë të qartë qëllimin e paraqitjes së njohurive a mësimeve të besimit të drejtë. Nuk është aspak e arsyeshme që autori të përdorë shprehje të panjohura, të cilat, sipas mendimit tim, mund edhe të zbehin vlerën e librit, prandaj e përgëzoj autorin në rastin konkret, që ka përdorur gjuhë të qartë e cila besoj se lexuesin vetëm sa e freskon duke e bërë atë kureshtar për temën në vazhdim.

6. Ndarja e librit në kapituj dhe renditja e tij, tregon se autori, edhe pse i ri nga mosha, ka një përvojë profesionale për sa i përket dijes së shkrimit.

7. Modestia e autorit, duke vënë në theks nëntitullin Në vend të parathënies, se vepra është e hapur ndaj çdo kritike shkencore dhe produktive... Ky duhet të jetë model për të gjithë ithtarët e penës, që të mos mendojnë se janë të përkryer në punimet e tyre duke injoruar çdo këshillë a kritikë të mundshme nga profesionistët. Sipas mendimit tim, autori në këtë paragraf ka vërtetuar në praktikë se i beson asaj që e sqaroi më parë, se i përkryer dhe absolut është vetëm Zoti xh.sh..

Kjo për sa i përket vlerës së pamohueshme të librit, i cili në vete përmban edhe shumë gjëra të tjera të dobishme e që kuptohen vetvetiu nga leximi, sepse këto njohuri a mësime kemi obligim t'i dimë të gjithë. Mirpo, çdo libër e ka edhe anën tjetër të medales, pra edhe anën që mund të kritikohet, sepse, ku sado që mundohemi të punojmë me ngulm dhe saktësi, prapëseprapë na mbesin disa gjëra të vockla pa përfunduar.

Me respektin më të madh për librin dhe për autorin, do të mundohem të përmend disa prej këtyre lëshimeve të vogla, por edhe kjo gjë nuk do të thotë se doemos kjo kritikë është e gjitha me vend, pasi këto vërejtje të vogla, fundi i fundit, paraqesin vetëm mendimin tim, që gjithashtu mund të vihet në peshojë të vërtetësisë dhe saktësisë së tij nga studiues kompetentë për këtë lëmë. Lidhur me librin "Besimi i Drejtë" do të bëjmë në vijim disa vërejtje:

1. Në faqen 24 nëntitulli 4. Fraksionet e para të Ymetit, rreshti 3, autori ka përdorur shprehjen – Kontinuiteti, që në gjuhën shqipe do të thotë vazhdimësia. Mendoj se, nëse kemi shprehje në gjuhën shqipe, vetëm ato duhet t'i përdorim, sepse ashtu ia bëjmë më të kuptueshme temën lexuesit tonë, dhe në të njëjtën kohë tregohemi besnikë ndaj gjuhës sonë amtare. Kjo nuk është vetëm vërejtje për këtë rast, po për të gjitha shkrimet në gjuhën tonë, qofshin libra a gazeta, por është një vërejtje për të gjithë ashtu si ka thënë Pejgamberi a.s. "Foluni njerëzve në gjuhën që e kuptojnë".

2. Faqe 31, rreshti -6, autori përdor me shkronja shqipe termin –nass- që ka kuptimin tekst. Mendoj se më mirë ka qenë të përdoret shprehja ".. i bazonin vetëm në tekstin e Kuranit dhe Synetit- Hadithit".

3. Fq -41 , pas nëntitullit B) Domethënia terminologjike e nocionit el xhemeatu-, rreshti 1, fjala e shkruar në gjuhën arabe -istilahan- është shkruar me - t- të butë e në këtë rast fjala istilahan duhet shkruar me t- të fortë të arabishtes, por, si duket, ky është një gabim teknik më shumë sesa gabim material.

4. Fq, 58 paragrafi i fundit, rreshti i fundit "... rreth shumë gjërave"- (eshjain kethiretin), mendoj se nuk ka qenë e nevojshme në këtë rast, si dhe as në shumë raste të tjera, që, kur ta ketë sqaruar tashmë problematikën në fjalë, të bëjë përkthimin e saj edhe në gjuhën arabe, sepse



ndodh që kjo lexuesin ta fusë në huti a thua se çfarë ka dashur autori të thotë me këtë.

5. Fq 128, në fusnotën 141 ajeti "Allahu ju krijoi ju dhe atë që punoni",- Essafat 96. Këtu, edhe pse shprehet mendimi i Imam Bakilaniut r.a. rreth veprave të njerëzve, të cilat i krijon apo jo Zoti xh. sh., mendoj se është dashur të sqarohet edhe fakti se ajeti ka të bëjë me ndërtimin e idhujve, duke u thënë atyre që i adhurojnë idhujt, se Allahu i ka krijuar edhe ata e edhe dheun a drurin e gurët, prej të cilëve i ndërtonin idhujt. Ky është njëherësh edhe komenti i këtij ajeti sipas të gjithë komentuesve të Kur'anit.

6.fq 144 reshtat 3-4 . Për sa u përket termave resul dhe Pejgamber, e autori ka përmendur termin Pejgamber për Enbija, ndërkaq termin Rusul për të dërguar. Mendoj se ka mjaftuar të përdoret vetëm termi i Dërguar e më pastaj kjo gjë të sqarohej me fusnotë poshtë, duke thënë Të dërguar të Zotit me libër të shpallur apo të dërguar si zbatues të shpalljes paraprake.

7. Fq 151. pika 115. Pejgamberët dhe të dërguarit janë të mbrojtur (Ma'sum)...! Këtu, edhe pse mjafton shprehja në gjuhën shqipe të mbrojtur, në gjuhën arabe është dashur të përdorej në shumës (Ma'sumun).

8. Fq 155 rreshti 1, shprehja- trupërisht – edhe pse si shprehje përdoret në gjuhën shqipe, mendoj se në temën në fjalë duhet të përdoret shprehja me trup e me shpirt.

9. Fq 164 , pika 139 : Mendoj, natyrisht duke u bazuar në literaturën e lëmit përkatës se:

Atë që e lë në humbje duke e merituar që ai person të lihet në humbje, kjo pasi që refuzoi dhe nuk dëgjoi Udhëzimin e Allahut xh sh..

Veprat nuk janë të krijuara nga Allahu xh.sh., pasi njeriu, në bazë të tyre, do të shpërblehet dhe do të ndëshkohet, prandaj Allahu është i drejtë.

10. Fq. 165- fusnota a referenca 214, paragrafi I, rreshti 13.

"... ndërsa, nëse ai synon veprën e keqe, edhe Allahu ka vullnet për atë".

Allahu nuk shpreh vullnet për veprën e keqe, po robi nuk mund të bëjë mëkat pa lejen e Zotit, e vepra e keqe bëhet me lejen e Zotit e jo me vullnetin e Tij.

11. Fq 200 pika 190- Ajo është feja e maturisë ndërmjet teprimit dhe shkurtimit. Mendoj se e kundërta e teprimit është mangësia e jo shkurtimi.

12. Kapitulli –X- Imameti . Mendoj se është dashur të shtohet edhe pjesa se obligohet që Imami- udhëheqësi i myslimanëve duhet të jetë patjetër prej fisit Kurejsh, fisit të Pejgamberit a.s. Kjo, duke u bazuar në hadithin e Muhamedit a.s. që – Imamët të jenë prej Kurejshëve.

Këto ishin disa nga vërejtjet kritikat rreth librit të përmendur, e besoj se kjo nuk duhet të kuptohet nga lexuesit si kundërthënëse a kritikë me qëllim vënieje në dyshim të vlerave të librit dhe as të autorit, por duhet të kuptohet si vlerë e çmuar dhe njëherësh si pjesë e vetëdijes sonë karshi botimit të librave.

Krejt në fund, përgëzoi edhe një herë autorin, së bashku me bashkëpunëtorët, për mundin dhe kohën që ka shpenzuar në përgatitjen e këtij libri, duke E lutur Allahun xh.sh. që mundin e bërë për përgatitjen e këtij libri, ta shtojë në mesin e veprave të pranuara tek Ai. Allahu është më i Dijshmi.

# Trajnimi i imamit dhe sfidat e kohës

**Mr. Muhidin Ahmeti**

**„Në kushtet e sotme të jetës, zotëron ky ligj absolut: Ajo racë që nuk i vlerëson talentet e veta, ajo është e dënuar me shkatërrim…Sot ne e çojmë përpara jetën tonë, por nesër shkenca do të shkojë edhe një hap më përpara, e për fatin e njerëzve analfabetë nuk do të ketë mëshirë". (Alfred North Witehead)**

Është me rëndësi të theksojmë që në fillim të këtij shkrimi që arsimimi në përgjithësi është një komponent shumë i rëndësishëm i kulturës islame të punës dhe i strategjisë së saj. Progresi në arsim mund të çojë në përmirësimin e cilësisë së jetës së myslimanëve në Evropë. Ai gjithashtu mund të ndihmojë në përshtatjen e tyre më të mirë në mjedisin ku jetojnë, duke u mundësuar atyre që të japin një imazh pozitiv të Islamit. Kjo fushë ka një rëndësi të veçantë kur është fjala për çështjen e trajnimit të imamëve dhe mësuesve të ardhshëm. Kjo është e qartë, sidomos kur kemi parasysh se ata janë fuqia motorike e integrimit dhe bartësit më të rëndësishëm shpirtërorë dhe kulturorë të Islamit. Tema e trajnimit të imamëve ka një rëndësi të veçantë në zhvillimin, integrimin dhe afirmimin e komunitetit mysliman në Evropë. Vendosa të trajtoj këtë temë me qëllim që të jap kontributin tim modest për rishikimin e mundësive për një përparim edhe më të madh të punës së imamit dhe për të kuptuar tërë kompleksitetin e rolit të tij bashkëkohor dhe të sfidave me të cilat ai ballafaqohet në ditët e sotme.

**Roli i imamit në Evropë**

Në fillim do t'i përgjigjem pyetjes: Kush është imami dhe cili është roli i tij në shoqërinë bashkëkohore? Në traditën islame, termi Imam ka një kuadër të gjerë referencash, ai është përdorur për t'iu referuar udhëheqësit suprem, siç është halifja, por edhe një prijësi të thjeshtë, siç është prijësi i namazit me xhemat. Është me rëndësi të bëjmë diferencimin ndërmjet këtyre dy titujve të Imamit si udhëheqës komuniteti dhe Imamit si udhëheqës i namazit me xhemat (Vorbeter). Ky i fundit është një person i emëruar nga bashkësia vetëm për të udhëhequr faljen e namazit, që, parimisht, mund ta bëjë çdo mysliman që di t'i recitojë drejt disa sure të Kur'anit. Ndërkaq, imami si udhëheqës i komunitetit është një dijetar fetar i trajnuar, i cili ka të drejtën dhe është i autorizuar për të udhëhequr lutje e rituale (namaze), për predikimin e ditës së xhuma dhe është veçanërisht i kualifikuar në fushën fetare teologjike. Një udhëheqës i namazit (Vorbeter) nuk është e domosdoshme të jetë edhe imam, po imami është gjithmonë edhe një udhëheqës i namazit (Vorbeter)

Sot më nuk është e mjaftueshme që imamët të jenë prijës shpirtërorë të bashkësive të tyre, po duhet të ushtrojnë edhe role të tjera që kërkohen prej tyre. Imamët duhet të jenë përfaqësues dhe zëdhënës të bashkësive myslimane. Duhet të jenë të aftë të debatojnë me mediet dhe gazetarët. Prej tyre kërkohet të komunikojnë me udhëheqësit e feve të tjera. Imamët duhet të jenë organizatorë, intermediatorë të shkathët. Duhet të jenë oratorë, mësues, trajnerë të mirë dhe multiplikatorë të zellshëm. Një imam i xhamisë është një model, drejtues dhe përfaqësues i komunitetit të tij. Ai është personi kyç kur është fjala për problemet e individëve, familjeve dhe shoqërisë. Ai dallohet nga mjedisi i tij për njohuritë e jashtëzakonshme dhe për arsyen. Me fjalë të tjera, në këtë botë moderne, imamëve u duhet të përdorin metodat moderne, me anë të të cilave do t'i drejtohen botës bashkëkohore dhe, në këtë mënyrë, do të kontribuojnë që mesazhi i vërtetë dhe i pashtrembëruar i Islamit të mund të dëgjohet.

Gjëja më e rëndësishme është që imamët, të cilët vijnë nga jashtë Austrisë, të jenë mirë të informuar, nëse nuk janë, të trajnohen me kurse dhe seminare, me qëllim që të kenë sa më shumë njohuri mbi vendin në të cilin mendojnë të punojnë dhe të arsimojnë. Të kenë informacione mbi historikun e atij vendi dhe pozitën e tij gjeografike. Po ashtu, është shumë e rëndësishme ta njohin gjuhën e popullit të cilit do t'i shërbejnë. Është e nevojshme të kuptojnë traditën e tyre, zakonet dhe mënyrën e tyre të jetesës.

**Imami – autoritet dhe prijës në komunitet**

Imami në cilësinë e dijetarit islam është trashëgimtar i Profetit (s) në bazë të hadithit: "Ulematë janë trashëgimtarë të profetëve të Zotit". Prandaj roli i imamit, sa është i ndershëm dhe privilegj, po aq është i përgjegjshëm para njerëzve që ia kanë besuar këtë detyrë. Kështu, për të pasur sukses në misionin e tij dhe për të qenë i mirëpritur dhe i mirëpranuar në xhemat e bashkësi, imami duhet t'u kushtojë kujdes disa udhëzimeve dhe kritereve, të cilat janë të rëndësishme në ushtrimin e misionit të tij. Dua t'ju ofroj disa mendime dhe reflektime, për të parë se kush është dhe çfarë do të duhej të ishte një punonjës në detyrën e imamit:

- në radhë të parë dhe para së gjithash, duhet të ketë besim të fuqishëm dhe siguri të brendshme, që janë kuintesenca e cilësive të tjera pasuese;
- nëse imami dëshiron të jetë i respektuar nga xhemati, ai duhet së pari ta respektojë atë;
- imami duhet të jetë i ndershëm, i besueshëm dhe duhet të punojë në ekip;
- mendjet e vogla janë të parat që i kritikojnë idetë e mëdha;
- mendja më së miri mprehet përmes dialogut;
- gjëja më e vështirë është ta hapësh mendjen e mbyllur;
- imami duhet të jetë i vetëdijshëm për rolin e tij dhe t'i definojë qartë qëllimet dhe qëndrimet e veta;
- imami duhet të ofrojë zgjidhje të problemeve e jo t'i përshkruajë ato;
- imami nuk i kritikon njerëzit për shkak të gabimeve, po u flet mbi problemet;
- imami nuk i gjykon njerëzit, po i këshillon;
- imami duhet të mësohet të dëgjojë atë që nuk dëshiron ta dëgjojë;
- imami duhet të këshillohet me xhematlinjtë, po, para së gjithash, duhet të dëgjojë çfarë kanë për të thënë ata;
- imami duhet të jetë plotësisht i përkushtuar ndaj punës së vet;
- imami nuk i sundon njerëzit, veçse i udhëzon në rrugë të drejtë;
- imami çdo sukses e ndan me xhematin e tij;
- ndjenja për punën e imamllëkut vjen nga zemra e jo nga librat;
- imami jep atë që dëshiron të merret;
- imami duhet t'i dëgjojë xhematlinjtë çfarë kanë për të thënë, sepse duhet ta ndiejnë se edhe ata mund të ndikojnë në çështjet e udhëheqjes së xhematit;
- imami është një person që u sjell besim dhe shpresë njerëzve;
- imami duhet ta bëjë, vërtet, me kënaqësi punën e tij. Ai çdo ditë zgjohet duke falënderuar Allahun që i ofroi edhe një mundësi që edhe një ditë të bëjë punën e imamllëkut duke i shërbyer Islamit, myslimanëve dhe njerëzve në përgjithësi.

**Organizatat islame – imami dhe sfidat përballë tyre**

Për sa i përket mendimit tonë parimor, po gjithashtu edhe qëndrimi i shoqatave lidhur me çështjen e trajnimit dhe arsimimit të imamëve në universitetet evropiane, në përgjithësi, dhe të Austrisë, në veçanti, është i lidhur ngushtë me njërën ndër sfidat e mëdha me të cilat ballafaqohen të dyja këto institucione. E ajo është sfida intelektuale. Dua të shpalos shkurtimisht mendimin tim lidhur me çështjen se ç'është sfida intelektuale për institucionet tona, duke filluar nga imami deri tek universiteti.Sfida intelektuale është nga sfidat më serioze, sepse superioriteti i Evropës dhe i Perëndimit, burimisht, është intelektual. Meqenëse jetojmë në Evropë dhe veten e konsiderojmë myslimanë evropianë, nuk mund t'i lejojmë vetes luksin që të mos i njohim themelet e qytetërimit evropian dhe institucionet e manifestimet themelore të tij. Që të konkurrojë me sukses në tregun e lirë evropian të idesë së shpëtimit në garën për shpirtin e njeriut, është e domosdoshme që Islami ta bëjë një dallim të qartë në mes të asaj që është autentike islame dhe asaj që është traditë dhe interpretim. Duhet specifikuar në mënyrë të qartë minimumi i asaj që është obligative dhe e ndaluar, nga ajo që është e pëlqyeshme dhe e qortuar. Pastaj, përgjigjet që jepen në emër të Islamit, duhet të jenë realiste, të zbatueshme në këtë mjedis, duke pasur parasysh gjuhën e kohës. E gjuha, të cilën e kupton gjenerata e sotme e evropianëve, është gjuha e lirisë, e së drejtës, humanizmit. Përgjigjet e pamenduara mirë dhe zgjidhjet jorealiste, të tilla si ato që kanë të bëjnë me pozitën dhe rolin e gruas në shoqëri, bashkëjetesën me jomyslimanët dhe demokracinë, - e dobësojnë kredibilitetin e Islamit si streha e fundit e njeriut bashkëkohor. Si askund në botë, në Evropë është e nevojshme që Islamin ta afirmojmë si fenë e rrugës së mesme, fenë e lehtësimeve, tolerancës, universalizmit dhe emancipimit shpirtëror.

Ja, pra, kjo është arsyeja e madhe pse ne mbështesim idenë mbi "trajnimin dhe arsimimin e imamëve" në universitetet shtetërore anekënd Evropës dhe sidomos në Austri. Ky është mendimi ynë dhe, të paktën, i shoqatave dhe xhemateve të nacionalitetit shqiptar në Austri, përfaqësues i të cilëve jam vetë. Mirëpo, edhe nëse ekzistojnë individë, imamë a shoqata të caktuara,



që nuk e mbështesin këtë ide, është detyrë jona, në këtë rast e nismëtarëve të këtij projekti, që të ngrenë shkallën e ndërgjegjësimit, të vetëdijes dhe sensibilizimit të tyre. Kjo bëhet nëpërmjet formave të ndryshme të bashkëpunimit dhe aktiviteteve të përbashkëta në mes shoqatave dhe universiteteve. Ky është, për mendimin tim, hapi i parë në krijimin e një atmosfere të përshtatshme për të filluar implementimin e këtij projekti infrastrukturor, si për Islamin, po ashtu edhe për myslimanët në Austri. Hapi i dytë në këtë rrugë, do të ishte fillimi i trajnimit të imamëve ekzistues, që veprojnë dhe punojnë tashmë disa vite nëpër shoqatat apo bashkësitë islame nacionale. Kjo do të realizohej më së miri nëpërmjet Organizatave kupolë (Dacverband) në secilën bashkësi islame nacionale, natyrisht në bashkëpunim edhe me BI-në e Austrisë. Dhe hapi i tretë, do të ishte fillimi i implementimit të projektit mbi arsimimin e mëtejshëm të imamëve në universitete, duke hapur degën e teologjisë islame në to. Një përvojë e dëshmuar janë edhe fakultetet teologjike islame në shtetet që nuk janë larg Evropës Perëndimore, sikurse janë Turqia, Bosnja e Hercegovina, Fakultetet teologjike në Kosovë e Maqedoni, nga përvoja e të cilëve mund të përfitojmë edhe ne këtu në Austri.

Ndërsa, për sa i përket bashkëpunimit të shoqatave islame me universitetet, ato përfshijnë një gamë të gjerë veprimtarish e aktivitetesh që kanë të bëjnë jo vetëm me trajnimin e imamëve, por edhe me funksionimin dhe përmirësimin cilësor të shoqatave, të cilat i janë lënë vetvetes dhe me to nuk merret kush. Ky bashkëpunim konsiston në format e ndryshme të organizimit të kurseve të trajnimit dhe seminareve periodike, për t'u ofruar atyre mundësinë e zotërimit të gjuhës gjermane dhe zgjerimin e kompetencave kulturore. Pastaj, nëpërmjet seminareve, konferencave, simpoziumeve, panel-diskutimeve dhe uorkshopeve të ndryshme, të trajtohen tema, si për shembull: Historia e Austrisë dhe Evropës; Hyrje në demokraci, shekullarizmi dhe të drejtat e njeriu; Roli i imamit në Evropë – Sfidat dhe shanset; Krishterimi, Hebraizmi dhe religjionet e bashkësitë e tjera fetare; Menaxhimi dhe udhëheqja e komuniteteve (shoqatave) islame, Pedagogjia dhe didaktika në mësimin fetar në xhami; në fushën e veprimtarisë botuese: literatura islame për fëmijë, revista për edukim dhe arsimim etj. etj..

**Në vend të përmbylljes**

Situata që po kalojnë Islami dhe myslimanët sot në botë dhe në Evropë, tregon për domosdoshmërinë e sigurimit të trajnimit të imamëve për të gjithë udhëheqësit e ardhshëm fetarë në komunitet. Përpjekjet që po bëhen kohët e fundit në këtë aspekt, vënë në dukje ndikimin e madh që kanë udhëheqësit fetarë në një komunitet. Zhvillimi i trajnimeve për lidership dhe arsimimi profesional për imamët, do të rezultonte me të komunikuar dhe të kuptuar më të mirë të vlerave islame dhe të mënyrës së të jetuarit. Është thelbësore për imamët që të kenë qasje dhe ta njohin teknologjinë bashkëkohore të arsimit dhe të dinë t'i shfrytëzojnë me sukses e kreativitet mjetet teknike moderne (kompjuteri, interneti, audio-video- aparatet, projektorët etj.), pastaj të pajisen me doracakë, mjete të vlerësimit, oorkshope për lidership, në mënyrë që ata të jenë në gjendje të angazhohen me studiues nga fetë dhe organizatat e tjera. Trajnimi për kompetencë lidershipi për imamët do të përmirësonte dialogun ndërkulturor dhe do të ngushtonte hendekun që ekziston në mes liderëve islamikë dhe komunitetit më të madh.Nga sa u tha më lart, kuptojmë se është më së e nevojshme që të ngrihen institucione të tilla të arsimit, edukimit dhe kulturës, të cilat do të merreshin seriozisht, në frymën e mësimeve të Islamit, me arsimimin e imamëve, duke respektuar njëkohësisht të gjitha segmentet e arsimit teologjik, pedagogjiko-psikologjik dhe humanist.

1. Dzemal Salihspahic, Imam, Sarajevo, 1991 2. Islam in Europe, Graz, 2003 3. Österreichische Imame –Konferenz, Wien, 2006 4. Khurram Murad, Da'wah among Non-Muslims in the West, some conceptual and Methodological Aspects, UK. 5. Osman Sinanovic, Ovisnost o drogaman-multidisciplinarni pristup, Tuzla, 2001. 6. Novi Muallim, Zeitschrift für Bildung und Erziehungnr, nr. 33 • 21. rebiu-l-evvel 1429. / 29. mart 2008 7. www.salaminstitute.org. 8. www.islamskazajednica.org/) 9. www.islam-penzberg.de 10. www.znaci.com . www.znaci.com . www.bosanskialim.com 13. www.strategicdialogue.org 14. www.islamicity.com 15. www.isesco.org.16. www.iiim.info 17. www.igbd.eu 18. www. rijaset.ba

# Imamët në shoqërinë bashkëkohore[1]

Mr. Jeton Mehmeti

**Pse imamët e së ardhmes duhet të trajnohen edhe në fushën e komunikimit?**

Për dallim nga fytyrat tjera publike në shoqëri, imamët janë të vetmit që flasin para audiencave të mëdha dhe mesazhi i të cilëve, përveçqë dëgjohet me vëmendje, ai gati asnjëherë nuk kontestohet. Si prijës fetarë, imamët gëzojnë një respekt të veçantë gjithandej botës myslimane; ata konsiderohen si njerëz të devotshëm dhe të urtë, të ditur dhe me autoritet. Kuptohet se termi imam ka një kuptim të gjerë. Këtu termit imam i referohem në kontekstin lokal, që do të thotë imami që drejton ritualet fetare dhe shpjegon mësimet islame (hatib). Në këtë kontekst, misioni i imamit nuk është vetëm të drejtojë ritualet islame, por edhe të predikojë, të komunikojë dhe t'ua shpjegojë mësimet e Islamit myslimanëve, në veçanti, dhe njerëzimit në përgjithësi. Meqë imamët janë njerëz me autoritet, mesazhi që ata japin, shpesh merret me seriozitet, qoftë ai mesazh i drejtë ose jo. Dhe kjo është me rëndësi, sepse në shkencën e komunikimit, autoriteti i folësit në masë të madhe ndikon në pranimin ose refuzimin e mesazhit nga audienca. Shkurt, imamët mund të jenë persona shumë influencues. Sot, myslimanët në shoqëritë perëndimore jetojnë një jetë mjaftë të ngarkuar. Ata duken shumë të preokupuar me familjen, punën e karrierën dhe nuk mund të gjejnë shumë kohë për të mësuar Islamin apo edhe për t'u këshilluar me imamin. Për shumë prej tyre, i vetmi kontakt me imamin mbetet ditën e premte. E kjo e bën mbajtjen e hytbes apo ligjëratës të së premtes një aktivitet shumë të rëndësishëm javor. Imamët e së ardhmes[2] nuk duhet ta konsiderojnë kurrsesi mbajtjen e hytbes si një aktivitet të zakonshëm të javës. Është e rrezikshme kur gjërat kalojnë në rutinë, sepse bie kreativiteti dhe përgatitja. Për shumë myslimanë, xhumaja është e vetmja mundësi që të mësojnë rreth Islamit dhe mënyrës së interpretimit të problemeve shoqërore nga ana e Islamit. Kjo mundësi duhet të shfrytëzohet maksimalisht. Për këtë arsye imamët e së ardhmes, përveç kualifikimit akademik, duhet të kenë edhe këto tri kualitete:

1. Të jenë të pajisur me njohuri të përgjithshme. Nuk është e mjaftueshme që imami të ketë njohuri vetëm rreth fesë. Imami duhet ta mbajë vazhdimisht veten të informuar edhe për zhvillimet shoqërore, politike e ekonomike në vendin e tij. Ai duhet të ketë njohuri globale dhe lokale. Të dijë çfarë po ndodh nëpër botë dhe në vetë shoqërinë e tij. Ai duhet të lexojë gazetën dhe të ndjek lajmet çdo ditë, duhet të lexojë studime dhe hulumtime të ndryshme në mënyrë që të pajiset me të gjetura empirike, të cilat shpesh janë në përputhje me Kuranin. Sidomos në shtetet perëndimore, imami duhet ta njeh mirë sistemin politik të atij shteti, çfarë pikëpamje politike kanë partitë politike sidomos kundrejt myslimanëve, çfarë probleme shoqërore dhe ekonomike ka ai shtet, etj. Duke pasur njohuri të përgjithshme, imami do të ishte në gjendje t'i qasej një problemi shoqëror nga kënde të ndryshme, do ta bënte vetë imamin të dukej më i interesuar për shoqërinë, dhe si rezultat mësimet e tija do të ishin më të pranueshme, më bindëse dhe më efektive.



**Imamët nuk duhet të shpërndaj mesazhe që nxisin urrejtje ndaj feve të tjera**

2. Të jetë në gjendje të shpjegojë Islamin nga një perspektivë bashkëkohore. Çdo imam e di se Islami është një fe universale, e aplikueshme në çdo kohë dhe çdo vend. Çdo imam e di se Islami është një fe që mëton të rregullojë jetën e myslimanit duke ofruar përgjigje për të gjitha çështjet. Por, myslimanët e zakonshëm nuk e dinë këtë. Prandaj, imami është burimi i vetëm i diturisë për shumë myslimanë në atë se ç'është Islami. Andaj, shumë varet nga mënyra se si imami e shpjegon Islamin dhe mësimet e tij. Dhe kjo është shumë me rëndësi sepse Islami sot është ndoshta feja më e keqkuptuar në botë. Feja Islame nuk po keqkuptohet vetëm nga jo-myslimanët por edhe nga vet myslimanët. Kurani është shumë gjithëpërfshirës dhe përmban udhëzime për të gjitha çështjet, por kur versetet e tij komentohen si të izoluara, mësimet mund të dalin të shtrembëruara dhe në kundërshtim me mësimet e Islamit si tërësi.[3] Keqkuptimi i Islamit sot nga Perëndimi ndoshta është në kulmin e tij. Mas-media është duke luajtur një rol të madh në përhapjen e këtij keqkuptimi. Akte individuale ekstreme përdoren nga mediet për të mbështetur supozimet se Islami është një fe e dhunshme dhe kundër normave demokratike. Shumë politikanë perëndimor dhe pro-perëndimor gjithashtu kanë përshtypje të gabuara rreth Islamit. Dhe kur politikanët bëhen Islamofob, situata bëhet edhe më e keqe. Sepse, për dallim nga njerëzit e zakonshëm, politikanët kanë ndikim tek shoqëria dhe kanë më shumë qasje nëpër media. Si pasojë mediet dhe politikanët shpesh i ofrojnë publikut një imazh negativ të Islamit. Andaj, janë imamët ata të cilët duhet t'i sqarojnë këto keqkuptime përmes komunikimit me audiencën e tyre.

3. Të jenë në gjendje t'i identifikojnë dhe t'i shtjellojnë problemet aktuale. Imami me kujdes duhet të përzgjedh temën e fjalimit në hytbe, duke iu qasur problemeve më aktuale me të cilat ballafaqohet shoqëria. Vetë shtjellimi i temës kërkon kujdes të veçantë sepse në kohën moderne ai i adresohet të gjithë shoqërisë, dhe jo vetëm atyre në xhami. Teknologjia moderne ka mundësuar që fjalimi i tij të del jashtë xhamisë para edhe vetë atij. Ai duhet të përzgjedh fjalët e tij me kujdes. Sot ekzistojnë media që kanë agjendë anti-islame, e të cilat mund të shfrytëzojnë pjesë nga fjalimi për të bërë kryetituj. Dhe kjo është shumë me rëndësi në Evropën perëndimore ku myslimanët përbëjnë pakicën. Atje imamët e së ardhmes duhet të preferojnë tema që thërrasin për unitet e jo për ndarje, tema që inkurajojnë për tolerancë dhe respekt komunitetet e feve dhe nacionaliteteve të tjera. Kjo qasje është esenciale në shoqëritë evropiane multi-kulturore. Imamët nuk duhet të shpërndajë mesazhe që nxisin urrejtje ndaj feve të tjera. Edhe në Kuran e Hadith ka porosi që myslimanët duhet të respektojnë të tjerët. Shkurt, imami duhet të mësojë çfarë të flas dhe si të flas.

Si të flitet është po aq me rëndësi sa çfarë të flitet. Dhe këtu shtrohet pyetja si t'i përgatisim imamët e rinj të flasin para publikut[4]? Para se të kërkohet zgjidhja, duhet ta pranojmë se kemi një problem me imamët e rinj sa i përket mënyrës së të folurit para publikut. Fatkeqësisht, shumë imam të rinj sot i kushtojnë shumë pak kujdes përgatitjes së fjalimit të hytbes. Megjithëse kanë një javë të tërë në dispozicion për tu përgatitur, në fund duken mjaft të papërgatitur për temën, fjalimi është i pa strukturë dhe vështir për t'u

ndjekur apo për tu mbajtur në mend kurse menaxhimi i kohës është i dobët. Një fjalim i dobët do të thotë humbje e mundësisë për të përçuar një mesazh të duhur tek një audiencë e madhe. Çfarë mund të bëhet në këtë aspekt?

Së pari, duhet ta kuptojmë se imamët e së ardhmes përveç kualifikimit akademik duhet të mësojnë edhe shkathtësitë moderne të komunikimit me publikun. Ata duhet të trajnohen rreth të folurit në publik. Sot aplikohen teknika moderne se si të komunikojmë me publikun, si përgatitet një fjalim i fuqishëm dhe si duhet folur para publikut. Sot ekzistojnë madje edhe programe universitare në fushën e komunikimit masiv.

Së dyti, vetë imamët duhet ta kuptojnë rëndësinë e të përgatiturit për hytbe. Është absolutisht e pa pranueshme të shohësh një imam të pa përgatitur kur ka një javë të tërë në dispozicion. Imamët e dinë se si përgatitet një hytbe, të citojnë versetet dhe lutjet e preferuara nga Kurani dhe hadithi. Por si duhet të përgatitet vetë fjalimi i hytbes?

**Gjatësinë e fjalimit varësisht specifikave të xhematit**

Fjalimi i hytbes nuk dallon nga fjalimet tjera në publik. Sot ekzistojnë disa rregulla se si të mbahet një fjalim efektiv:

a) Fjalimi duhet të ketë tri pjesë: hyrjen, trungun dhe përfundimin. Secila pjesë luan një rol të veçantë: hyrja shërben për ta përgatitur audiencën për atë që do të dëgjojë, trungu shërben për të argumentuar pikat kryesore të fjalimit dhe përfundimi shërben për të përmbledhur mesazhin kryesor të folësit. Për këtë ekziston një formulë ku në fillim të çdo fjalimi folësi duhet që: tu tregojë se çfarë do tu tregojë, dhe tu tregojë se çfarë u ka treguar.

b) Trungu i fjalimit është i ndarë në disa pika kryesore. Një fjalim i mirë zakonisht përbëhet prej tri deri në pesë pika kryesore. Secila nga to duhet të shpjegohet, të argumentohet me argumente, statistika apo shembuj konkret nga e kaluara dhe e tashmja, dhe të shpjegohet në mënyrë logjike. Është shumë me rëndësi që folësi ta ketë të qartë se cilat janë poentat kryesore të fjalimit. Fatkeqësisht, kemi parë hatib që flasin e flasin për një temë por nuk arrijnë t'i tregojnë audiencës se cilat janë poentat, mësimet apo porositë e fjalimit.

c) Gjatësia e fjalimit është shumë me rëndësi. Nuk ka një kufizim të caktuar se sa duhet të zgjasë një fjalim i hytbes. Në disa shtete myslimanë fjalimi mund të zgjasë deri në një orë, sidomos atje ku dita e premte nuk është ditë pune. Në Kosovë dhe në shtetet e Evropës gjatësinë e fjalimit duhet ta përshtatet sipas specifikave të audiencës. Por, imami duhet të jetë fleksibil dhe të jetë në gjendje të shkurtojë fjalimin kur rrethanat ndryshojnë, p.sh. kur audienca i ekspozohet shiut, të ftohtit apo të nxehtit ekstrem. Fatkeqësisht ka nga ata që pavarësisht kushteve me ngulm e qojnë fjalimin deri në fund duke mos menduar në efektin e fjalimit. Qëllimi nuk duhet të jetë vetëm të ofrohet mesazhi, por edhe të pranohet ai mesazh.

d) Kontakti me sy luan një rol të madh që fjalimi të jetë i suksesshëm. Të mbajturit e kontaktit me sy krijon një lidhje direkte mes folësit dhe audiencës, lë përshtypjen se jeni i interesuar në ta dhe ju ndihmon të shihni reagimet e tyre. Kontakti me sy bëhet duke shikuar një person në sy për tre-katër sekonda dhe pastaj duke lëvizur tek tjetri. Assesi nuk bën të hedhim vështrimin në tavan apo në murin mbrapa audiencës.

e) Ruajtja e vëmendjes së audiencës. Shumë njerëz nuk mund të koncentrohen në fjalim për një kohë të gjatë. Është me rëndësi që vazhdimisht të përpiqemi ta kthejmë vëmendjen e publikut dhe për këtë ka disa teknika si p.sh. duke u ndalur (pauzuar) për një moment, duke bërë pyetje retorike, duke ngritur-ulur intonacionin e zërit, duke folur më shpejtë në momente të caktuara, etj.

f) Përmbyllja është gjithashtu esenciale për një fjalim të suksesshëm. Përmbyllja është pjesa e fundit që ata dëgjojnë dhe mund të jenë fjalët e fundit që do t'i përkujtojnë. Përmbyllja e mirë bëhet duke përmbledhur pikat kryesore të fjalimit, duke e thënë bindshëm por thjeshtë mesazhin e gjithë fjalimit apo duke ua përmendur hapat që duhet të ndërmarrë audienca. Mënyra e të mbajturit të fjalimit është po aq me rëndësi sa edhe vetë përmbajtja e fjalimit.[5] Një nga fjalimet më të mira të Pejgamberit a.s., e që mund të shërbejë si një shembull i përkryer për hatibet, është fjalimi në Hytben Lamtumirës. Përfundimisht, imamët e rinj duhet të trajnohen në aspektin e komunikimit me njerëzit dhe mënyrën e të folurit në publik. Institucionet përgjegjëse në Kosovë dhe jashtë saj duhet të organizojnë trajnime të vazhdueshme për avancimin e njohurive të imamëve rreth përgatitjes së fjalimeve dhe mënyrës së prezantimit të fjalimeve. Edhe imamët kanë nevojë për trajnime, për aq sa shkenca e komunikimit vazhdon të zhvillohet dita-ditës.

(1)Kjo kumtesë është prezantuar në konferencën ndërkombëtare 'Trajnimi i Imamëve dhe Mësuesve për Edukatë Islame në Evropën Juglindore', 21-24 tetor 2011, Prishtinë. (2) Kjo kumtesë u referohet imamëve të rinj të tanishëm dhe atyre të ardhshëm, që veprojnë në Kosovë dhe në shtetet e tjera të Evropës, kryesisht aty ku myslimanët janë minoritet.(3)Për më shumë rreth keqkuptimit të Islamit, mund të lexoni artikullin 'Islam – the misunderstood religjion' nga Dr. Mahathir Mohamad (4) Ligjërimi në publik (ang. public speaking) është të folurit para një grupi të njerëzve në një mënyrë të strukturuar dhe të kujdesshme, duke pasur për qëllim informimin, influencimin apo argëtimin e dëgjuesve. http://www.publicspeaking.com (5) Një libër i dobishëm rreth përgatitjes së fjalimit dhe ligjërimit në publik, që duhet ta lexojë çdo imam i ri, është libri 'Udhëzues përgatitor për punonjësit islamikë' nga Hisham Et-Talib.



# Rritet numri i vetëvrasjeve në Kosovë

**Burim Bibaj**

**"Secili që hidhet prej ndonjë mali dhe mbyt veten, do të jetë në zjarrin e Xhehenemit, dhe aty do ta hedhë veten përgjithmonë. Kush përdor helm dhe e mbyt veten, helmi do të jetë në dorën e tij dhe ai do ta pijë atë në Zjarr përgjithmonë. Kush e mbyt veten me diçka të hekurt, ai do të jetë në Zjarr, hekuri do të jetë në dorën e tij dhe ai do ta shpërthejë veten përgjithmonë". (Pejgamberi a.s.)**

Raportet ditore të Policisë së Kosovës (PK), flasin për rritje të ndjeshme të numrit të tentimvetëvrasjeve dhe vetëvrasjeve në Kosovë. Kjo rritje, sipas sociologëve dhe psikologëve klinikë, po vjen si pasojë e mungesës së kujdesit shpirtëror në planin individual dhe në atë institucional. Përderisa në vitin 2001 statistikat policore flisnin për 41 raste tentimvetëvrasjesh, në vitin 2010 numri i tyre arriti mbi 300, kurse i vetëvrasjeve në 67. Edhe në 8 muajt e parë të shkuar, sipas policisë, vërehet një ngritje e ndjeshme për të dyja grupet. Burime nga policia kanë bërë të ditur se rritja është vërejtur sidomos në dy muajt e fundit të vitit 2011.[1]

**Si e gjykon Islami vetëvrasjen**

Të gjithë dijatarët pajtohen se vetëvrasja është haram, pa marrë parasysh motivet për të cilat bëhet.Argumentet e tyre i mbështesin në Fjalën e Allahut xh.sh.: "Dhe mos mbytni veten tuaj! Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm për ju. Kush e bën këtë duke tejkaluar kufijtë dhe duke bërë padrejtësi, Ne do ta hedhim atë në një zjarr të fortë. Dhe kjo është lehtë për Allahun". (En- Nisa, 29.[2] Se vetëvrasja është prej mëkateve të mëdha, na njofton edhe Pejgamberi a.s., kur thotë se personi që bën vetëvrasje, do të dënohet me diçka të ngjashme me mjetin me të cilin ka mbytur veten. Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur me të, tregon se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Secili që hidhet prej ndonjë mali dhe mbyt veten, do të jetë në zjarrin e Xhehenemit, dhe aty do ta hedhë veten përgjithmonë. Kush përdor helm dhe e mbyt veten, helmi do të jetë në dorën e tij dhe ai do ta pijë atë në Zjarr përgjithmonë. Kush e mbyt veten me diçka të hekurt,ai do të jetë në Zjarr, hekuri do të jetë në dorën e tij dhe ai do ta shpërthejë veten përgjithmonë". (Buhariu 5442; Muslimi 109).

Në një hadith tjetër, që transmeton po ashtu Ebu Hurejra r.a., tregohet se një njeri nga radhët e myslimanëve kishte luftuar me shumë fuqi në betejën e Hunejnit, e besimtarët e kishin lavdëruar në prani të Pejgamberit a.s., por ai paska thënë: "Personi për të cilin po flisni, është prej banorëve të zjarrit". Të pranishmit u habitën shumë, e njëri prej tyre tha se do ta përcillte për të parë përse paska thënë kështu i Dërguari i Zotit. Ai person, të cilin e patën lavdëruar më herët, në një betejë tjetër, pasi luftoi pak, u plagos dhe, nga dhimbjet e plagës, e nguli gjoksin e tij në majën e shpatës dhe kështu mbyti veten. Personi që e përcillte, u bind për fjalën e Pejgamberit a.s. dhe kishte ardhur me vrap tek Resulullahi a.s. e bërtiti të madhe: "Dëshmoj se je i dërguar i Zotit", pastaj i tregoi se shkaku ishte fjala e të Dërguarit për atë person, se si bëri vetëvrasje. (Muslimi nr. 178).

**Shkaqet që nxitin për vetëvrasje**

Pa dyshim ato janë shumë dhe ka nevojë për një studim më serioz në këtë drejtim. Ka shkaqe personale, por të shumtën ato janë të përgjithshme. Prej tyre do të veçojmë:

1. Mosnjohja e ligjit fetar lidhur me këtë krim. Shumë njerëz e bëjnë këtë duke mos kuptuar mirë pasojat e këtij krimi, që janë dënimi në zjarr, pikërisht në atë mënyrë si e ka vrarë veten, siç na ka paralajmëruar i Dërguari a.s..

2. Krijimi i bindjes së gabuar se vetëvrasja është përfundim dhe qetësim nga çdo problem, ndonëse, në të vërtetë, është e kundërta - vetëvrasja është vetëm fillim i problemeve serioze.

3. Kushtet e vështira ekonomike, politike, shoqërore, si p.sh. papunësia, paga e ulët, luftërat, dashuria, divorci etj.. Shpesh harrojmë porositë kuranore nga Allahu: "Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta po dhe nga frytet, por ti përgëzoji durimtarët. Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndshme, thonë: "Ne jemi të All-llahut dhe ne vetëm tek Ai kthehemi!" Të tillët janë ata që kanë bekime prej Zotit të tyre e mëshirë dhe të tillë janë ata të udhëzuarit".(El Bekare,155-157)[3]

4. Mosparapërgatitja shpirtërore për përballimin e problemeve dhe të jetuarit me ëndrra se jeta është vetëm kënaqësi pa kurrfarë brenge. Shumë prej njerëzve nuk e kanë durimin të mjaftueshëm kur u dalin probleme. Ka prej atyre që mendojnë se çdo problem duhet ta zgjidhin sa çel e mbyll sytë dhe, nëse u ndodh diçka tjetër, atëherë pikëllohen e humbin durimin dhe mendojnë se e vetmja zgjidhje e problemit "të pafund" është vetëvrasja.

5. Edhe familja kosovare, vitet e fundit vlerësohet nga sociologët se ka pësuar ndryshime të shumta dhe nuk e luan më rolin që kishte dikur, për t'u ofruar ndihmë atyre që afektohen në sferën shpirtërore. Zhvillimet në familje kosovare në periudhën e fundit, i shohin si jo të natyrshme, ngase kalimi nga një familje konservatore kosovare në familjet e sotme, shpjegohet se ka ndikuar në humbjen e disa funksioneve mbështetëse që kishte ndërmjet anëtarëve të familjes. Kjo është pasojë e angazhimeve që kanë anëtarët e një familjeje sot, të cilët i lënë anash familjarët e tyre që, potencialisht, mund të kenë situata të ndjeshme shpirtërore.

6. Mungesa e vendkthimit dhe vendprehjes shpirtërore gjatë ose pas çdo problemi, sa kohë që i vetmi mbështetës i vërtetë për gjithçka është Allahu xh.sh..

7. Sociologët, vetëvrasjen e konsiderojnë si fenomen që nuk kursen asnjë shoqëri. Mirëpo në Kosovë, përpos pasojave të luftës, si një nga shkaqet kryesore që po ndikojnë në rritjen e numrit të vetëvrasjeve, ekspertët theksojnë, po ashtu, edhe mungesën e përkujdesjes së kosovarëve ndaj aspektit shpirtëror.[4]

8. Mosangazhimi i plotë dhe serioz i hoxhallarëve në vetdijësimin e njerëzve lidhur me këtë krim.

9. Mosinteresimi i udhëheqësve shtetërorë për luftimin e kësaj dukurie negative dhe mungesa e ndihmës për njerëz me probleme, për të zgjidhur hallet e tyre, ndihmë kjo, si morale ashtu dhe materiale, në mënyrë që të mos arrijë puna në vetëvrasje. Po ashtu për këtë dukuri ndikojnë edhe padrejtësitë e mëdha që u bëhen njerëzve, qoftë nga institucionet dhe qoftë në konflikte në mes tyre. Si shembull po marr mosfunksionimin si duhet të gjykatave në Kosovë.

10. Nuk ka dyshim se ndikim të dukshëm në disa raste kanë edhe xhinët, të cilët e shtytin personin e ndikuar prej tyre që të bëjnë një krim të tillë.

**Pejgamberi a.s. ka thënë:**
**"Secili që hidhet prej ndonjë mali dhe mbyt veten, do të jetë në zjarrin e Xhehenemit, dhe aty do ta hedhë veten përgjithmonë. Kush përdor helm dhe e mbyt veten, helmi do të jetë në dorën e tij dhe ai do ta pijë atë në Zjarr përgjithmonë. Kush e mbyt veten me diçka të hekurt,ai do të jetë në Zjarr, hekuri do të jetë në dorën e tij dhe ai do ta shpërthejë veten përgjithmonë".**
Buhariu 5442; Muslimi 109



**Parandalimi i vetëvrasjes**

Parandalimi i vetëvrasjeve duhet të jetë synim, së pari i institucioneve të vendit e pastaj i gjithë



shoqërisë, që të ndihmojnë në uljen e kësaj dukurie. Në vijim do të përmend disa pika të rëndësishme, prej të cilave veçojmë:

1. Vetëdijësimi i popullit se Islami një vepër të tillë e dënon dhe e ndalon në çdo mënyrë.

2.Përmirësimi i gjendjes ekonomike, politike, shoqërore etj..

3. Zgjidhja e padrejtësive nga njerëzit, qoftë të jetë padrejtësi shtetërore, familjare: prind-fëmijë, burrë-grua etj..

4. Krijimi, nga ana e institucioneve shtetërore, i grupeve njerëzish të specializuar, të cilët do të qëndronin më shumë dhe më afër qytetarëve për të studiuar problemet e tyre dhe pastaj të mundohen edhe t'u gjejnë zgjidhje. Të marrim si shembull psikologë klinike ka fare pak tek ne dhe nuk ka as institucione përkatëse për specializimin e atyre që dëshirojnë të studiojnë në këtë profil. Për të dhënë një diagnozë për individët që kanë probleme, kontrolli duhet të kryhet nga tre profesionistë, që janë: psikologu, psikologu klinik dhe psikiatri.

5.Marrja e këtij problemi me seriozitet nga ana e hoxhallarëve dhe hapja e bisedave dhe debateve lidhur me këtë problem, si dhe bashkëpunimi i ngushtë reciprok në mes hoxhallarëve dhe pushtetarëve, të cilët do të luftonin së bashku këtë krim, secili nga këndi i tij.

6. Interesimi më i madh i pushtetarëve për klasat e ulëta dhe të varfra, po ashtu ndihmesa e tyre për eliminimin e telasheve të tyre në mënyrë sa më të lehtë dhe jo vetëm bartja e derteve të veta se si të arrijnë pushtetin, karrigen, autoritetin, paratë etj..

7. Afrimi i njerëzve rreth hoxhallarëve dhe shoqërsë islame, që janë stimulues i madh për jetën, duke i dhënë shpresë njëri-tjetrit dhe duke i dalë në ndihmë secilit që ka probleme, për zgjidhjen e tyre.

8. Kthimi i njerëzve për çdo problem së pari tek Allahu për të kërkuar ndihmë dhe rezistencë prej Tij, e pastaj tek njerëzit.

**Perfundim**

Nga sa u tha më lart, mund të nxjerrim këto përfundime:

- Jeta është dhurata më e çmuar që i ka dhënë Zoti njeriut, prandaj ai duhet të kujdeset për të dhe të pajtohet me caktimin e Krijuesit, çfarëdo që të sprovohemi në këtë botë, duhet ta kalojmë me durim dhe me besim në Zotin e Madhëruar;
- Besimtari duhet ta bindë veten e tij se vetëvrasja është një nga mëkatet e mëdha që shkaktojnë hidhërimin e Zotit xh.sh.;
- Institucionet e vendit duhet të veprojnë me urgjencë për të krijuar kushte dhe për t'u dalë në ndihmë të gjithë atyre që vuajnë nga sëmundje të ndryshme psikike, po të veprojnë edhe në parandalimin e tyre me anë të vetëdijësimit të popullatës së gjerë;
- Rinia kosovare, e cila, sipas statistikave zyrtare, është më e prekura nga kjo dukuri, duhet të jetë e lidhur me fenë, leximin dhe perspektivën për një të ardhme më të ndritshme. Në fund, lutja e të gjithëve është që të mos ndodhin raste të tilla dhe të gjithë ne të kontribuojmë në rrethin ku jetojmë, në parandalimin e kësaj dukurie të shëmtuar.

(1) Koha ditore, gazetë ditore, nr. 5228, 09.01.2012. (2) Kurani, përkthim dhe komentim, Sherif Ahmeti, En Nisa, 29. (3) Ibid, El Bekare, 155/157. (4) Koha ditore, gazetë ditore, nr. 5228 09.01.2012.

# Çlirimi i njeriut

**Dr. Aid El-Karnij**

**Çlirimi i njeriut është më i rëndësishëm sesa çlirimi i trojeve.**

Kur i erdhi Shpallja të Dërguarit të Allahut xh.sh., shqetësimi i tij kryesor ishte çlirimi i njeriut nga ndikimet-adhurimet e tagutëve, përkulja ndaj putave dhe domosdoja e orientimit të njerëzve për adhurimin e Zotit Një të Vetëm. Pejgamberi a.s. qëndroi në Mekë dhjetë vjet duke i thirrur njerëzit për preambulën (La ilahe ila-llah-Nuk ka zot tjetër përveç Allahut), një moto që bën thirrje për çlirimin e njeriut. Ai nuk u orvat që së pari të çlironte Mekën, po e la në atë gjendje, për t'u rikthyer pas dhjetë vjetësh me një ushtri të fuqishme, si çlirimtar dhe triumfues. I Dërguari a.s., përmes Shpalljes që i vinte, luftonte që ta çlironte njeriun nga nënshtrimi-adhurimi ndaj njerëzve ose çfarëdo krijese tjetër, për t'u nënshtruar ai vetëm ndaj Krijuesit Fuqiplotë, i cili e ka krijuar, e ka furnizuar me të gjitha të mirat dhe përkujdeset për të. Kështu, përmes kësaj thirrjeje, Pejgamberi a.s. shpëtoi Bilal Habeshiun, Suhejb Rumiun dhe Selman Farisiun nga torturat, tirania dhe skallavëria që ushtronin ndaj tyre tiranët mekas. Ai bënte thirrje që nuk ka dallim në mes arabit e joarabit, në mes të bardhit e të ziut, përveçse nga devotshmëria dhe përkushtimi; gjithashtu ai tregonte se krijesa më e përsosur është ajo që është më e përkushtuara-e devotshmja dhe se njerëzit janë të barabartë sikur dhëmbët e krehrit. Këto parime u aplikuan gjatë jetës së Pejgamberit a.s. si dhe gjatë periudhës së udhëheqësve të drejtë (Hulefai-rrashidinëve). Kjo ndodhi edhe në praktikë, kur Pejgamberi a.s. ia besoi udhëheqjen e ushtrisë së tij Zejd ibn Harithes dhe djalit të tij, Usames, të cilët para ardhjes së Islamit ishin skllevër. Gjithashtu Omer ibn el-Hattabi, në kohën sa ishte udhëheqës i myslimanëve, kishte goditur me shkop, para masës, Muhamed ibn Amr ibn El-As, të birin e guvernatorit të Egjiptit asokohe, për shkak se ai kishte goditur një të krishterë pa të drejtë, dhe i kishte thënë: "Kur ju është lejuar juve që t'i skllavëroni-robëroni njerëzit përderisa nënat e tyre i kanë lindur ata të lirë"? Realisht, feja Islame bazat i ka të ngritura mbi lirinë, prandaj një prej klauzolave të saj thotë: "Në fe nuk ka dhunë", "Ti ndaj tyre nuk je mbizotërues", për këtë shkak njeriu lind i lirë, dhe asnjë njeri nuk ka obligim që ta adhuroj apo t'i nënshtrohet ndonjë njeriu, adhurimi dhe nënshtrimi i njeriut duhet të jetë vetëm ndaj Krijuesit. Sepse është e drejtë elementare e njeriut që të jetë i lirë, një liri e cila nuk i cenon liritë e të tjerëve: i lirë në veten e tij, i lirë në punën e tij dhe i lirë në lapsin e tij.

Aristoteli thotë: "Liria absolute nuk ekziston përveçse në mendje". Qëllimi im lidhur me këtë është se feja Islame e ka çliruar njeriun para se ta çlironte vendin-tokën. Ajo i dha atij vlerën që ka, e bëri atë të ndihet si njeri me plot kuptimin e fjalës dhe ia hapi horizontet e perspektivës, krijimtarisë dhe talentit. A nuk kishte ardhur Hasan ibn Thabiti, i cili ishte poet i madh para ardhjes së Islamit, tek Pejgamberi a.s. dhe ai i kishte ofruar foltoren e tij, e përshëndeti dhe e uroi për talentin e tij. Gjithashtu Pejgamberi a.s. përgëzoi Halid ibn Velidin për guximin dhe trimërinë e tij, duke i besuar atij udhëheqjen e ushtrisë. Po ashtu përgëzoi për talentin e tij në oratori edhe Thabit ibn Kajsin, duke e bërë atë zëdhënës të Ymetit. Pejgamberi a.s. e futi në funksion gjithashtu çështjen e konsultimit,



ai konsultohej me njerëz, edhe pse ishte i mbrojtur nga gabimet. Allahu xh.sh. i tha atij: "E konsultohu me ta në të gjitha çështjet". Pejgamberi a.s. konsultohej edhe me gratë e tij, siç ndodhi rasti në Hudejbije, kur Pejgamberi a.s. u këshillua me bashkëshorten e tij Umu Seleme dhe veproi sipas mendimit të saj. Edhe Omer ibn el-Hattabi kishte vepruar sipas mendimit të një gruaje në çështjen e mehrit duke thënë: Omeri gaboi, kurse ajo gruaja e qëlloi! Çfarë dobie do të kishte sikur ta çlironte Mekën si vend, e njerëzit në të të jetonin të robëruar e të shtypur? Mund të ndodhë të çlirohen toka e të zgjerohen territore, mirëpo ata që jetojnë në atë tokë të jenë robër të nënshtruar ndaj putave të krijuar nga guri ose edhe ndaj njerëzve. Prandaj projekti madhor i fesë islame ishte që njeriun ta çlironte dhe ta bënte të lirë në bindjen e tij, në mendimin e tij, në fjalën e tij, në lapsin e tij, në talentin e tij, në furnizimin e tij dhe në krenarinë e tij. Nuk lejohet që ndaj njeriut të ushtrohet robëri, mirëpo mund të ketë ndonjë mbikëqyrje për të mirën e vetë njeriut, me qëllim që jeta e tij të jetë e sistemuar, kjo mbikëqyrje ekziston tek të gjithë popujt dhe është një marrëveshje në mes dy palëve.

**Të barabartë para drejtësisë**

Platoni në librin e tij "Shteti", këtë mbikëqyrje e ka bërë një strukturë për organizimin e jetës. Gjithashtu edhe Farabiu në librin e tij "Qyteti Cilësor" si dhe Teynbee, historiani anglez, në historinë e tij, dhe kanë thënë se kjo nuk është adhurim-nënshtrim, po thjesht një bashkëpunim për organizimin e jetës. Siç është çështja e një organizate, e cila ka hierarkinë e saj duke nisur nga drejtori, sekretari, arkëtari e kështu me radhë, kjo nuk do të thotë që ndonjëri prej tyre është krijues e tjetri krijesë - kurrsesi, ata që të gjithë janë njerëz të nënshtruar ndaj ligjit të Zotit. Të barabartë para drejtësisë, përfitimeve dhe humbjeve, të drejtave dhe obligimeve. Ndërkaq, tiranët, të cilët kanë rënë të nënçmuar dhe i ka shkelur masa me këmbët e tyre, ky nënçmim ka ardhur si rezultat i kundërshtimit të tyre ndaj ligjit të Zotit karshi lirisë së njeriut dhe të drejtës së tij - për të jetuar një jetë të ndershme e krenare dhe për të qenë i pavarur në formimin e personalitetit të tij, avancimin e talentit të tij dhe vazhdimin e krijimtarisë së tij. Ata ngushtuan çështjen e popullit të tyre vetëm në veten e tyre, anuluan të gjithë zërat përveç zërave të tyre, nuk pranuan ide as mendime përveç ideve dhe mendimeve të tyre e kështu me radhë. Për këtë arsye, Allahu xh.sh. e qortoi pa masë Faraonin tiran dhe përmendi fjalën e tij qesharake që i kishte thënë popullit të tij: "Unë ju tregoj vetëm atë që shoh..." (Gafir, 29) domethënia e kësaj fjale është: të gjithë ju mendoni sipas mendjes sime, folni me gjuhën time, jetoni për mua dhe vdisni në mënyrë që unë të mbetem. Për këtë arsye El-Kevakibiu, në librin e tij "Tabaiul-Istibdad-Natyra e despotizmit" thotë: "Me të vërtetë, talenti, zgjuarsia dhe kapaciteti mendor janë vrasëse në epokën e sundimit të tiranisë". Zbuluesi i bombës atomike, në Amerikë qe nderuar nga Presidenti i Amerikës me shpërblimin më të madh dhe më të vlefshëm dhe ai qe bërë një personalitet i shquar në historinë e Amerikës. Ndërkaq, një zbulues në shtetet e Botës së Tretë detyrohet të japë llogari dhe merret në pyetje për shkak se ka përdorur mendjen e tij dhe ka shfaqur zgjuarsinë e tij. Galileu ishte gjykuar për shkak të teorisë së tij rreth rrotullimit të Tokës, nën sistemin tiranik të kishës. E në epokën e lirisë njerëzit e dijes shpërblehen me çmime të ndryshme për kontributin e tyre.

Nëse vëren një popull i cili vlerëson dijetarët dhe i respekton talentët, atëherë, ta dish, ai popull është duke u ngritur lart në civilizim dhe përparim. Ndërsa, nëse vëren se një popull kufizon kapacitetet mendore, refuzon talentet dhe kufizon zgjuarsinë, atëherë dije se ajo shoqëri do të shkojë në humnerë, sepse ajo shoqëri ka kundërshtuar urtësinë e Zotit dhe ligjin e Tij në këtë jetë. Dallimi në mes popujve të civilizuar e të përparuar dhe popujve të prapambetur e injorantë, është niveli i lirisë së njeriut.

Përktheu e përshtati nga gjuha arabe Vedat I. Shabani www.aawsat.com, 6.9.2010 nr.11970

*Ali Vezaj*

# *AMSERA*

*"Para njeriut*
*janë 99 shkaktarë të vdekjes,*
*e nëse dështojnë,*
*ai do të plaket".*
*(Muhamedi a.s.)*



*Ah mori jetë e bekuar, kah s' e hedh ti njerinë*
*E kap ngrykë dhe e përkëdhel , e merr veç me të mirë.*
*E më pas, kur qetësohet dhe bën folenë në shtëpi të huaj,*
*Me zor e përplas në një humnerë ku s' ka dëshirë.*
*Diku në lartësi, atje në bjeshkët e Sharrit të thinjur,*
*Ku me shumë mundime dhe vuajtje nxirret kafshata*
*Me një strajcë në shpinë mbërthen kurbetin si të parët*
*Të qajnë pa ndalur kurrë, dita po të vajton edhe nata.*
*Dhe është thënë nga të moçmit se dheu që të rriti*
*Të lyp pa u mërzitur të të marrë në prehrin e tij*
*E, sa herë që në shpirt të mbërthen mallëngjimi,*
*Mërzitshëm si një zog i humbur i kthehesh përsëri.*
*Në Restelicën e ftohtë, mbirë mu në Malësi të Sharrit*
*Një shtëpi plot jetë kishte hyrë në të fundit natë*
*Do të niste udhën një ortek, do të përplasej mbi oxhak.*
*Me ëndrra fëmije në këtë terr me shumë acar*
*Me prindër, vëlla e motër, gjyshër, do dremiste dhe Amsera*
*Po kush mund ta dinte se me çfarë do shtinte mbi ta*
*Ky dimër i fundit që u kish ardhur mu te dera.*
*Orteku që u këput, pa mëshirë qëlloi mbi këtë shtëpi*
*E kish vënë në nishan dhe e goditi egërsisht*
*Një korb po qëndronte mu në kulmin që do rrënohej*
*Sikur po u thoshte do t'ju gjejë një vaki e trishtë.*
*Ndjellakeqet e korbit dolën të jenë shumë të sakta*
*Nga oxhaku nën reshme më s'do të dalë tym*
*Në natën pa dritë hëne dhe pa yje, vetëm pikëllim.*
*Po edhe kjo natë që do të hapë varre, do ikë*
*E dita me dritën e venitur shtëpinë më nuk e pa*
*Me dhembje në shpirt nisi të llafoste krejt fshati*
*Po ku janë oxhaqet e këtyre shtëpive, ç'u bë me ta.*
*Të leqendisur dhe të mërzitur po shkepin një haber*
*Nën këtë dëborë mbi shtëpi a do jetë kush i gjallë*
*E një shpresë e venitur nuk po u këputej nga mendja*
*Allahu jetën kurrë s'do ta shuajë në këtë mëhallë.*
*Imami Shaban Haxhia me xhematë qante me ngashërim*
*Një ndjenjë thoshte mu në zemër ma ka vënë një pikë*
*Nën valishtën e përplasur që kish mbështjellë këtë shtëpi*
*Këtu do të ketë të gjallë dhe jeta krejt nuk është fikë.*
*Kish futur një tub mu në thellësi të ortekut*
*Shumë kujdesshëm i afroi veshin dhe diç i sillej te fiqiri*
*Nëntëmbëdhjetë herë që flet për vesh e sy KUR'ANI*
*Shtatëmbëdhjetë, i pari është veshi e më pas syri.*
*Kur qan zemra me lot mëshire dhe shpirti lëngon*
*Këtu më s' ka vend për as më të voglin dyshim*
*Mu në barkun e ortekut që gllabëroi jetë*
*Një zë i mekur fëmije, përmallshëm po lypte ndihmë.*
*E ushtarët e kësaj KOSOVE si gjithherë me trimëri,*
*Në të ftohtët e shfrenuar djersën do ta përziejnë me lot*
*"Do bëjmë punën më të madhe për këta njerëz*
*Gjë për nesër s'do lëmë, për këtë jemi këtu sot".*
*Këto punë të mbara do të kenë me vete edhe mbarësi*
*Sa të kujdesshëm në thellësi të ortekut dorë kishin vënë*
*Amsera e trishtuar nga përjetimet me ndjenja fëmije*
*Një vend të ngrohtë në krah të tezes kish zënë.*
*Me kujdes e nxorën nga barku i ortekut të bardhë*
*Dhe një det lotësh derdhën mbi të pa ndalë*
*Po kush mbeti pa u çuditur me mrekulli të Allahut*
*Amsera, Amsera, mallëngjyeshëm thane – "Gjallë, gjallë"!*
*Dhe kjo ndodhi shumë e rrallë arriti dynjanë*
*Lajme, shkrime, dhe të tjera habere në çdo kontinent*
*Në një fshat, atje thellë në Malësi të Sharrit*
*E gjallë është Amsera, kjo është e vërtetë.*
*E feprishurit nisën të ulurojnë me çmenduritë e tyre*
*Janë çakej që mbi viktimën vërsulën pas luanëve*
*AMSERA thoshin - e ka vendin këtu tek ne*
*Paturpësisht dhe pa ndjenjë dhembjeje u binin dhëmbëve.*
*JO, JO, Amsera është e damarëve të gjakut tonë*
*Me të janë xhaxhallarët, dajat dhe të gjithë në këtë jetë*
*Po mbi çdo send e ka rrëskun tek Allahu i Madhërishëm*
*E shenjat e ZOTIT Një do të shihen deri në Kiamet.*

INTERVISTË ME DR. JUSUF KARDAVIN

# Çdo dijetar duhet të kontribuojë në fushën që i përshtatet

**Përmbledhje e intervistave të ndryshme**

**Nga ajo që kemi parë deri tash, ky regjim nuk kujdeset për shenjtërinë e xhamive, sepse ka vrarë njerëz brenda tyre. Të gjitha këto revolucione janë të qeta, ata njerëz që dalin nëpër protesta, në duart e tyre nuk mbajnë pushkë, shpata dhe gurë, ata mbajnë vetëm Kuranin dhe thënia e tyre e vetme është: "Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut".**

Jusuf El-Kardavi u lind dhe u rrit në Egjipt. Para moshës dhjetëvjeçare bëri hifzin e Kuranit, më pastaj vazhdoi mësimet në Universitetin e njohur të El-Az'harit. Në vitin 1953 diplomoi në Fakultetin e Usulud-dinit, ndërsa në vitin 1954 fitoi të drejtën për mësimdhënës. Ishte shembullor, dhe në vitin 1973 doktoroi. Pas diplomimit ushtroi disa funksione: ishte mbikëqyrës i çështjeve fetare pranë Vakëfeve Egjiptiane; ishte drejtues i sektorit të kulturës islame pranë Az'harit; drejtor i Institutit fetar në Katar; shef i katedrës për studime islame pranë Fakultetit të Pedagogjisë dhe Sheriatit; pastaj dekan i Fakultetit të Sheriatit dhe drejtor i Qendrës për hulumtime mbi Synetin dhe Siren (biografinë e Pejgamberit) në Katar. Pastaj u transferua për një kohë të shkurtër në Algjeri, për t'i udhëhequr këshillat shkencorë të universiteteve dhe instituteve islame. Që në vitet e rinisë së hershme e preokupuan çështjet e da'vetit dhe, në mënyrë të drejtpërdrejt, mori pjesë në lëvizjen islame. Kjo bëri që të persekutohej disa herë, p.sh., në vitin 1949 dhe më vonë, në vitin 1965. Falë aftësive dhe prirjeve të llojllojshme, ai dha kontribut në shumë lëmi. Shkroi më tepër se pesëdhjetë vepra, të cilat gjetën një pranueshmëri të jashtëzakonshme nga Bota Islame, disa prej të cilave janë ribotuar nga dhjetë herë, kurse një pjesë e madhe e tyre janë përkthyer në gjuhë të ndryshme. Llogaritet nga dijetarët më të rëndësishëm bashkëkohorë, të cilët ndoqën zhvillimet në ekonominë islame në sektorin e bankave islame. Dha kontribut në rrjedhat e reja shkencore që nga formimi i tyre, me pjesëmarrjen e tij, me udhëheqjen e disa prej tyre dhe me praninë në komisionet mbikëqyrëse. Është anëtar në disa këshilla dhe institute shkencore dhe të thirrjes, siç janë: Këshilli i Fik'hut pranë Ligës Botërore Islame në Mekë, Këshilli Mbretëror për Studime të Civilizimit Islam në Jordani, Qendra e Studimeve Islame në Oksford, Këshilli i nderit pranë Universitetit Islamik në Islamabad, Organizata për Thirrjen Islame në Suedi... Është një nga thirrësit e moderuar islamë, i cili arriti të bashkojë selefizmin dhe reformizmin origjinalen dhe bashkëkohoren; bëri balancimin mes konstantes dhe variabilës, që nuk harron të kaluarën dhe nuk distancohet nga aktualja dhe as që është indiferent ndaj së ardhmes.

*Abdullah Mahir ' thotë: Në qoftë se mund ta nisim në fillim me çështjen e Hënës, Hëna në fakt përdoret si një simbol fetar tek myslimanët. A mund të ketë Hëna ndonjë rëndësi të veçantë , siç është kryqi për të krishterët?*

Dr. Jusuf el-Kardavi: "Në emër të All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit. Falënderimi I takon vetëm Allahut, dhe paqja e bekimi qofshin për të Dërguarin e All-llahut, dhe për familjen e tij, për shokët dhe tërë ata që ndoqën dhe ndjekin rrugën e tij.

Çështja e Hënës dhe Kryqit është një çështje shumë e vonshme, e cila nuk ishte e njohur në kohën e Pejgamberit (salallahu alejhis ve selam), as në kohën e Katër Kalifëve të Drejtë, ajo nuk ishte e njohur as në kohën e Emevive dhe 'Abasive . Ajo - Hëna si simbol u bë e njohur si e tillë, në kohën e turqve. Për ne, Hëna është vetëm ashtu si e ka përshkruar Allahu i xh.sh. në Kuran: "Të Pyesin ty për Hënën e re (dhe fazat e saj). Thuaj: Ato janë përcaktime të kohës për njerëzit dhe Haxhin". (El Bekare, 189)

Pra, për ne myslimanët, Allahu është i Gjithëfuqishmi dhe Madhështori - Ai është Që krijoi Diellin dhe Hënën: "Ai është Që e zgjat natën

në pjesë të ditës dhe e zgjat ditën në pjesë të natës, Që nënshtroi Diellin dhe Hënën, që secili të lëvizë (udhëtojë) deri në afatin e caktuar. Ky është Allahu, Zoti juaj, i tërë sundimi është i Tij, e ata që i lutni në vend të tij, nuk posedojnë as sa një cipë (e hurmave, fije)". (Fatir,13).

Pra, yjet dhe gjërat e tjera në hapësirë, që të gjitha janë krijimi i Allahut, dhe ato nuk kanë ndonjë rëndësi në Islam. Në Islam, Allahu është Krijuesi i qiejve e i Tokës, dhe Rregulluesi i të gjitha punëve".

*Çfarë mendoni për gjendjen e krijuar në Siri?*

Dr. Jusuf Kardavi: "Sot treni i revolucionit popullor ka arritur në stacionin e Sirisë. Ky vend nuk mund të lihet jashtë historisë arabe. Disa thanë se Siria mund të kursehet nga vala e këtij revolucioni arab. Po si mund të kursehet ajo? Vallë, a nuk është Siria pjesë e këtij komuniteti (Ymmeti)? A nuk është ajo pjesë e Ligjit të Allahut? A thua, vallë, Ligjet e Allahut nuk vlejnë për këtë vend? Edhe Siria është sikurse vendet e tjera, bile nevoja për revolucion në këtë vend është më e madhe se në vendet e tjera.

Nga ajo që kemi parë deri tash, ky regjim nuk kujdeset për shenjtërinë e xhamive, sepse ka vrarë njerëz brenda tyre. Të gjitha këto revolucione janë të qeta, ata njerëz që dalin nëpër protesta, në duart e tyre nuk mbajnë pushkë, shpata dhe gurë, ata mbajnë vetëm Kuranin dhe thënia e tyre e vetme është: "Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut".

E, për sa i përket presidentit Bashar Asad, unë mendoj se ai është një intelektual dhe mund të bënte shumë gjëra pozitive për popullin e tij, por ai është i burgosur nga ndjekësit e tij dhe sekti Alevi".

*I nderuari dr. Kardavi, do të dëshiroja t'ju theksoja atë që është publikuar në gazetën egjiptiane "El-Misru el-Jeum", me rastin e botimit të librit tuaj "Fikhu-l-xhihad". Gazeta në fjalë pohon që ju, në librin tuaj, keni theksuar se në luftën për çlirimin e Palestinës përjashtohen ato vende arabe të cilat kanë nënshkruar marrëveshje paqeje dhe bashkëpunimi si dhe marrëdhënie miqësore e diplomatike me Izraelin?*

Dr. Kardavi: "Diçka të këtillë nuk kam thënë asnjëherë, dhe as që e kam shkruar. Asnjëherë, nuk kam përjashtuar a liruar asnjë nga përgjegjësia, kur bëhet fjalë mbi luftën për çlirimin e Palestinës. Të gjithë myslimanët e botës janë të obliguar të japin kontributin e tyre në luftën për çlirimin e Palestinës.

Të gjitha vendet arabe myslimane janë të obliguara të japin mundin dhe përpjekje maksimale me qëllim që t'u ndihmojmë vëllezërve tanë palestinezë në luftën për jetë dhe liri. Nëse më lejoni, do të doja t'ua tërhiqja vëmendjen të gjithë njerëzve se okupimi dhe kolonializimi i Palestinës nga ana e Izraelit është diçka krejt tjetër nga ajo që jemi mësuar të shohim deri sot në botë. Kolonializimi i Palestinës ndodh me qëllim të konfiskimit të vazhdueshëm të tokës palestineze dhe vendbanimit të saj nga ana e hebrenjve.

Nga historia mësojmë se edhe më herët kishte pasur raste të tilla okupimi dhe kolonializimi



vendesh të huaja, por me një qëllim tjetër, si për shembull: shfrytëzimi i resurseve lokale, nënshtrimi i pjesëtarëve të ndonjë populli të caktuar, zgjerimi i kufijve të shteteve përkatëse e të ngjashme. Dhe, përderisa interesi i kolonialistëve të ishte aktual, prania e tyre vazhdonte të ishte akoma në atë mjedis të caktuar.

Ndërkaq, okupimi dhe kolonializimi në Palestinë, për të cilin jemi dëshmitarë, është diçka krejtësisht i veçantë. Izraeli ka vazhduar ta pushtojë tokën palestineze me një qëllim të vetëm, që, pavarësisht nga çmimi, është - qëndrimi i përhershëm! Pushtimi i Palestinës bëhet me qëllim të dëbimit të vazhdueshëm të popullsisë vendëse lokale dhe në vend të tyre të vendoset populli i vet (hebre). Prandaj, një temë e pashmangshme, cilido qoftë diskutimi mbi xhihadin, është gjithsesi tema mbi çlirimin e Palestinës".

**Fet'vatë e paarsyetuara dhe të palegjitimuara**

*Fenomeni i ndalimit të perçes, nga disa qeveri evropiane është përhapur edhe në disa vende myslimane, të cilat e ndalojnë perçen në shkolla dhe spitale. A i lejohet sovranit të vendosë ndalimin e perçes në vendet myslimane?*

Dr. Kardavi :"Nuk i takon asnjë sovrani dhe asnjë funksionari të ndaloj perçen. Përderisa nuk po ndalojmë veshjet e shkurtra, si guxojmë t'i ndalojmë një femre të mbajë perçen, nëse e kërkon këtë? Vetëm në raste të veçanta mund të kërkohet nga një femër me perçe të zbulojë fytyrën, për t'u identifikuar, si në rast fotografimi për kartë identiteti dhe pasaportë. Në raste të tilla, myslimania duhet të zbulojë fytyrën për t'u identifikuar. Kjo kërkohet edhe gjatë provimeve, me qëllim që të mos lejohet që dikush të hyjë në provim në vend të dikujt tjetër".

*Ju thatë se, lidhur me çështjen e perçes, ka mospajtime në mes dijetarëve myslimanë, edhe pse ju vetë anonit nga mendimi që perçja nuk është farz. Sheriati islam i jep të*

*drejtë sovranit të adaptojë një mendim të caktuar, për të shmangur kundërshtitë dhe divergjencat. A i lejohet sovranit ose një ministri që, në rastin e perçes, të nxjerrë një vendim me të cilin të ndalojë mbajtjen e perçes nga femrat myslimane?*

Dr. Kardavi :"Ky gjykim vlen për sovranin, i cili njeh mirë Islamin dhe dispozitat e tij. Në të kundërtën, njerëz të tillë duhet t'u referohen dijetarëve dhe fakihëve, për t'u sqaruar mendimin e Sheriatit në çështje të ndryshme, nëse janë hallall apo haram. Veç kësaj, kjo lejohet për ata sovranë të cilët Sheriatin e kanë adaptuar si ligj dhe referencë ligjore të shtetit që udhëheqin. Kurse ata që i kanë kthyer kurrizin Sheriatit islam dhe kanë lejuar haramin, s'kanë asnjë lidhje me Islamin. Njerëz të tillë nuk e praktikojnë Ligjin e Zotit, nuk e pëlqejnë dhe ai nuk u përshtatet dëshirave të tyre".

*Po lidhur me thirrjen e kreut të kishës për rishikimin e Kur'anit dhe për hedhjen e dyshimeve lidhur me disa ajete, nëse janë që nga koha e Muhamedit a.s. apo janë shtuar më pastaj?*

Dr. Kardavi: "Thirrje dhe dyshime të tilla janë non sense dhe gjepura të pabaza. Është fakt që ajetet e Kur'anit fisnik janë ruajtur të pandryshueshme me përkujdesjen e vetë Zotit të Lartësuar, i Cili premton:" Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kur'anin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë". (Hixhr, 9)

Megjithatë, myslimanët i janë përkushtuar memorizimit të Kur'anit qysh gjatë jetës së Profetit a.s., kur filluan dhe shkrimi dhe memorizimi, për të vazhduar në kalifatin e Ebu Bekrit, Umerit e Uthmanit dhe vazhdon deri në ditët e sotme. Ne lexojmë Kur'anin dhe fjalët e tij ashtu siç i lexonte i Dërguari. a.s. i Zotit, deri në detajet më të hollësishme, siç janë zgjatjet, shqiptimi etj...

Madje, edhe në mënyrën e të shkruarit, i jemi përmbajtur kaligrafisë së Uthmanit, si tregues i ruajtjes dhe moslejimit të abuzimit, siç ndodhi me librat e tjerë, si Teurati dhe Ungjilli. Kështu, disa fjalë, si salat, zekat, riba etj... nuk shkruhen siç e diktojnë rregullat bashkëkohore të arabishtes, po ashtu siç shkruheshin asokohe. Këto detaje nuk i gjejmë përveçse në libra të vërtetë qiellorë, siç është Kur'ani fisnik.

Madje, ne e lexojmë dhe i përmbahemi në mënyrë të rreptë mënyrës si e kishte lexuar i Dërguari a.s. i Zotit. Më kujtohet që, kur ishim të vegjël dhe mësonim Kur'an përmendsh në mejtep, sa herë që një nga fëmijët shtonte qoftë dhe një tingull/ shkronjë në mënyrë të pavëmendshme, të gjithë ne i drejtonim shikimet qortuese drejt tij.

Kur'anin nuk e kanë mësuar përmendsh vetëm pleqtë, të moshuarit, por e memorizonin dhe mësonin edhe fëmijë e të tjerë të moshave të reja, një gjë të tillë nuk e gjen tek ithtarët e asnjë feje tjetër. Unë i sfidoj të krishterët që të sjellin qoftë dhe një prift i cili ta ketë memorizuar Biblën të gjithën përmendsh. Sakaq, numri i fëmijëve që kanë mësuar përmendsh tërë Kur'anin arrin në qindra mijëra. Kush guxon t'i shtojë Kur'anit qoftë dhe një ajet, apo të fshijë një tjetër"?

*Qeveritë aktuale të vendeve arabe dhe islame, herë pas here gjenden nën presione të shumta nga organizma të ndryshëm, me qëllim që të ndërmarrin reforma demokratike të vërteta. Por, shohim që reagimi pozitiv i këtyre qeverive është shumë larg. Çfarë mendoni lidhur me thirrjet për mosbindje qytetare të lëshuara nga disa, si mjet presioni mbi qeveritë? A është kjo diçka e ligjshme apo jo? Nëse po, cilat janë kriteret që duhen pasur parasysh?*

Dr. Kardavi: "Në fakt, unë akoma nuk kam një mendim timin të qartë lidhur me këtë mesele (mosbindjen qytetare), pasi është një mesele e re dhe e panjohur më parë. Prej nesh pritet të studiohet thellë, të përfitojmë nga eksperiencat e të tjerëve dhe të shohim efektivitetin, anët pozitive dhe negative të saj. Vetëm pas një studimi të tillë, mund të japim mendimin tonë. Nëse reagime të tilla kanë shërbyer si katalizator reformash tek popuj të tjerë, ne mirëpresim dhe mbështesim një hap të tillë. Në të kundërtën, duhet ta shtyjmë për një kohë të përshtatshme".

*A e mbështesni idenë e anëtarësimit të dijetarëve myslimanë në partitë politike?*

Dr. Kardavi : "Po, e mbështes hyrjen e dijetarëve nëse bëhet për t'i shërbyer komunitetit dhe kontribuon në realizimin e objektivave islamë, qoftë organizëm, shoqatë, union, parti apo çfarëdo tjetër. Çdo dijetar duhet të kontribuojë në fushën që i përshtatet dhe që e vlerëson më shumë. Në raste të tilla, ai mund të zgjidhet si kandidat, një gjë që nuk duhet ta refuzojë, nëse është i përgatitur për beteja të tilla. Të mos harrojmë se zëri islam nuk duhet t'i mungojë arenës politike. Por si mund të ekzistojë zëri islam, nëse secili prej nesh punon në mënyrë individuale?! Një punë dhe vepër individuale kurrë nuk mund të jetë e fuqishme. I vetëm individi është i dobët, po është i fuqishëm në kolektiv. Besimtari për besimtarin është si ndërtesa, ku tullat mbajnë njëra-tjetrën.

Të gjitha strukturat e mëdha në kohën tonë, si shtetet e qytetëruara, kanë bashkuar kapacitetet dhe punojnë së bashku për një qëllim të përbashkët. Sot shohim tri- katër shtete të fuqishme që bashkëveprojnë për ndërtimin e një aeroplani të caktuar. Shtetet e Evropës, edhe pse për një kohë të gjatë qenë zhytur në luftëra të përgjakshme dhe konflikte pa fund, e panë se më e dobishme për ta ishte të harronin të kaluarën dhe të bashkoheshin në një union, të quajtur "Bashkimi Evropian". Prandaj është e rëndësishme që njerëzit e ditur të fuqizohen dhe të mbështeten, nëse marrin pjesë në zgjedhje nën flamurin e një partie a organizimi çfarëdo".

Ky artikull është një përmbledhje e intervistave të ndryshme me Dr. Jusuf Kardavin nga medie të ndryshme elektronike dhe të shkruara. Burimet e shfrytëzuara për grumbullimin e këtij artikulli janë: Al-xhezira (emisioni i udhëhequr nga Abdullah Mahir me titullin " Sheriati dhe Jeta"); gazeta egjiptiane "El-Misru el-Jeum", si dhe www.onislam.net . Intervistat janë përkthyer nga arabishtja dhe anglishtja. Përktheu Fejsal Spahiu



## MYFTIU TËRNAVA PRITI DR. MUSTAFA OSXHAN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 13 mars priti përfaqësuesin e Lëvizjes Gylen, dr. Mustafa Osxhan, i cili shoqërohej edhe nga Sadik Kesmxhi-drejtor i bordit të Universitetit "Fatih" të Stambollit, dhe Talip Aktash-drejtor i fondacion "Atmosfera" në Kosovë. Myftiu Tërnava pasi i falënderoi miqtë nga Turqia për vizitën, vlerësoi lartë kontributin e Lëvizjes Gylen në fushën e arsimimit dhe edukimit në Kosovë. Institucionet e juaja shkollore e edukative tek ne, sot janë ndër më të kërkuarat dhe më të respektuarat, deri te kjo është arritur vetëm fal rezultateve të treguar në këtë fushë. Institucionet tuaja janë modeli më i mirë që duhet ndjekur edhe institucionet tjera të arsimimit tek ne, sepse rinia përpos që ka nevojë për arsimim ka nevojë edhe për edukim, e tek institucionet tuaja kjo është arritur, për se ne kemi më së shumti nevojë.

Myftiu, po ashtu, i njohu mysafirët edhe me projektet që është duke i realizuar BI. Për këtë, myftiu, tha: "Sapo kemi botuar dy vëllimet e para të Katalogut të dorëshkrimeve arabe, që gjinden në bibliotekën tonë, jemi në përgatitje të vëllimit të tretë ku do të përfshihen dorëshkrimet në gjuhën osmane e më pas do të përgatitet edhe katalogu për dorëshkrimet në gjuhën perse.Po ashtu është duke u punuar monografia a xhamive, me se do të kemi për të parën herë në gjuhën shqipe një monografi gjithëpërfshirëse për xhamitë në Kosovë. Ndërsa, është në plan që të fillohet edhe projekti për mbishkrime me grafi arabe në Kosovë. Me këto projekte dëshirojmë që të kontribuojmë në njohjen e së kaluarës sonë"- tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava.

Dr. Musfata Osxhan, u shpreh se është i kënaqur me projektet e nisura nga Bashkësia Islame e Kosovës dhe shprehu gatishmërinë e tij dhe institucioneve që përfaqëson që të bashkëpunoj me BIK. Dr. Osxhan, po ashtu tha se Lëvizja Gylen është lëvizje jopolitike që është përkushtuar në edukimin dhe arsimimin e brezit të ri. E veçanta e kësaj lëvizjeje në sistemin e arsimit e edukimit është se kjo lëvizje është e bazuar në parimet fundamentale të Islamit, Kuran e Synet. (R.Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADORIN E MBRETËRISË SË NORVEGJISË JAN BRATHU

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 22 mars priti t ambasadorin e Mbretërisë së Norvegjisë në Prishtinë, Jan Brathu, të cilin pasi e falnderoi për vizitën e njohu me organizimin e BI të Kosovës.

Myftiu Tërnava edhe kësaj radhe falënderoi përmes ambasadorit, Mbretërinë e Norvegjisë për ndihmën që i ka ofruar Kosovës gjatë dhe pas luftës.

"Ne shprehim konsideratën tonë ndaj Mbretërisë e Norvegjisë për përkrahjen që i ka dhënë Kosovës gjatë ngjarjeve më të rëndësishme për lirinë dhe shtetndërtimin e saj.Po ashtu, jemi mirënjohës ndaj shtetit tuaj për integrimin e komunitetit tonë që jeton atje.

Norvegjia është modeli më i mirë sidomos për të respektimin e të drejtave dhe lirive fetare" - tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava. Ambasadori Jan Brathu, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, u shpreh se kjo është vizita e tij e parë në BI të Kosovës, por nuk do të jetë e fundit. Ambasadori tha se para akreditmit në Kosovë kam shërbyer 5 vite në Bosnjë e Hercegovinë, ku kam pasur raporte të shkëlqyera me BI të Bosnjës, dhe atë e dëshiroj edhe këtu me BIK .

"Një Bashkësi Islame e konsoliduar e stabile është një nga segmentet e stabilitetit dhe sigurisë së vendit" - tha mes të tjerash ambasadori norvegjez, Jan Brathu. (R.Shkodra)





## KRYESIA E BIK MORRI VENDIMIN NGA KUVENDI KOMUNAL PËR XHAMINË E RE

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, më 15 mars ka marr nga Komuna e Prishtinës, vendimin e lokacionit për ndërtimin e Xhamisë në Prishtinë.

Me këtë vendim, Kryesisë së BIK, Kuvendi Komunal i Prishtinës, i ndan truallin për ndërtimin e xhamisë afër Postës së Re, në ngastrën kadastale nr. 7437/17571, certifikata e pronësisë, nr. 4137, Zona kadastrale Prishtinë, Zona urbane, vendi i quajtur "Blloku III i ndërtesave", në sipërfaqe prej 8100 m katrorë.

Vendimi për dhënien e lokacionit për ndërtimin e Xhamisë së Re në Prishtinë, është miratuar në mbledhjen e Asamblesë Komunale më 23 shkurt 2012.

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME FERIZAJ SHPALLË**

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës- Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Sallahane" në Ferizaj

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

1.Të kenë të kryer FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia) dhe Medresenë
2.T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3.Të kenë aftësi komunikuese,
4.Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente

* Diploma e Fakultetit dhe Medresesë,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale)

**VËREJTJE**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Ferizajt,
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## MEKA DO TË SHPALLET KRYEQYTET I SISTEMIT BANKAR ISLAMIK

Osama Al-Bar, guvernator i qytetit të Mekës, deklaroi se qyteti Mekës, me themelimin e një qendre ekonomike, së shpejti do të shpallet kryeqytet i botës për sistemin islamik të bankave. Ai në vazhdim ka shtuar: "Kjo qendër do të themelohet në kuadër të programeve të planit "Porta e zhvillimit të Mekës" dhe do të jetë një qendër e madhe për veprimtarinë e bankave islamike dhe për çështje të ndryshme që i përkasin sistemit bankar islamik". Ai gjithashtu ka sqaruar: "Me themelimin e kësaj qendre ekonomike-islame, qyteti i Mekës, për sa i përket veprimtarisë dhe përvojës në sferën e sistemit bankar islamik, do të shkojë edhe më larg se qyteti Kuala-Lumpur i Malejzisë. Ai në fund ka rikujtuar: Plani "Porta e zhvillimit të Mekës" përfshin themelimin e një qyteze të re klinike dhe shëndetësore në një sipërfaqe prej katër milion metrash katrorë si dhe një qendër për organizimin e panaireve islamike.

## FRANCA ORGANIZON GARAT E POEZISË NË TEMËN "MËSHIRA HYJNORE"

Garat e poezisë në temën"Mëshira hyjnore" organizohet me kontributin e ueb-faqes islamike www.ajib.fr në Francë. Kjo ueb-faqe e internetit, me synimin për t'u dhënë kurajë të rinjve myslimanë për çështje fetare, ka vendosur të organizojë një garë të poezisë në temën "Mëshira hyjnore" dhe, në fund, do të japë çmime me vlerë për tre kandidatët që do të zënë vendet e para. Të interesuarit për të marrë pjesë në këtë garë, kanë afat deri në fund të muajit prill për t'i dërguar poezitë e veta rreth temës "Mëshira e Zotit të Madhëruar" në gjuhën frënge për sekretarinë e këtyre garave. Në ftesën për pjesëmarrje në këto gara, thuhet: Qytetarët myslimanë, pa kurrfarë kufizimi nga mosha, mund të marrin pjesë në këtë garë; titulli i përshtatshëm, mosshfrytëzimi i poezive të të tjerëve, të mos ketë gabime drejtshkrimi si dhe përdorimi më së paku i një ajeti kuranor ose i një hadithi të Muhamedit në tekstin e poezisë, - janë caktuar si kushte të poezisë gjatë kësaj gare. Gjithashtu secili pjesëmarrës mund të dërgojë tri poezi për këtë garë, ndërsa nëse zgjidhet secila nga këto tri poezi, teksti i atyre poezive do të publikohet në ueb-faqen islame të internetit.

## NDËRTOHET MUZEU ISLAMIK NË AUSTRALI




Ndërtimi i Muzeut Islamik të Australisë (IMA) ka filluar më 17 shkurt, gjatë një ceremonie në praninë e Ekmeludin Ihsanoglu, sekretar i përgjithshëm i Organizatës për Bashkëpunim Islamik. Në këtë ceremoni, e cila është zhvilluar në vendin e ndërtimit të këtij muzeu në qytetin Melburn të Australisë, ishin të pranishëm një numër i madh myslimanësh dhe zyrtarësh shtetërorë të Viktorias së Australisë, si Kryetari i këtij shteti dhe Ahmed Fahur, kryetar i Këshillit për Marrëdhënie Islamike të Australisë. Ky muze do të përqendrohet në historinë e myslimanëve, rolin dhe veprimtarinë e tyre në Australi si dhe mbi historinë dhe qytetërimin islamik dhe do të konsiderohet si një vend për reflektimin, prezantimin dhe zgjerimin e bashkëjetesës së kulturave të ndryshme në shtetin Viktoria të Australisë dhe veçanërisht në qytetin Melburn të këtij vendi. Ihsanoglu, në fjalimin e tij në këtë ceremoni, duke folur për ndikimin e qytetërimit islam mbi qytetërime të tjera, ka thënë: "Arti dhe kultura islame është e pasur dhe e llojllojshme dhe është formuar mbi themele dhe baza të çmuara si toleranca dhe paqja në Islam". Ai ka shtuar: "Muzeu Islamik në Melburn do të ketë ndikimin e vet në ngritjen e informimit dhe vetëdijesimit të qytetarëve në lidhje me Islamin dhe do të vendosë marrëdhënie në mes kulturave të ndryshme. Muzeu Islamik i Melburnit, do të jetë i gatshëm për promovim për dy vjet.

## RRITJA E INTERESIMIT TË MYSLIMANËVE TË ANGLISË PËR ZBATIMIN E SISTEMIT JURIDIK ISLAM

Mirëpritja e myslimanëve ndaj zbatimit të sistemit juridik islam në Angli është rritur më shumë dhe me mijëra myslimanë për zgjedhjen e problemeve të tyre i referohen institucioneve aktive në

këtë fushë.BBC ka shtuar: sipas raportit të Fondacionit CIVITAS, në vitin 2009, në Angli veprojnë rreth 85 këshilla për zgjedhjen e problemeve juridike në Londër sipas sistemit juridik islam. Shejh Hejthem el-Hadad, gjykatës i një gjykate islamike në Angli, ka deklaruar se gjatë tre deri pesë viteve të kaluara është trefishuar numri i personave të cilët për të i zgjidhur çështjet juridike të tyre referohen tek ne. Ai në vazhdim ka shtuar: kjo çështje tregon se myslimanët sot më shumë se në të kaluarën kanë qasje në sistemin juridik islam dhe gjithashtu kanë më shumë informim në lidhje me këtë sistem.

## MËSIMI I RESPEKTIMIT TË KUR'ANIT PËR FORCAT E NATO-SË

Pas protestave të gjera të myslimanëve kundër fyerjeve të shenjtërisë së Kur'anit nga forcat ushtarake amerikane në Afganistan, NATO është duke organizuar një cikël trajnues për ushtarët e vetë në këtë vend me temë respektimi i Kur'anit. Ky cikël trajnues ka filluar që nga java e kaluar dhe qëllim i tij është parandalimi i përsëritjes të fyerjeve ndaj këtij libri të shenjët nga pjesëtarët e kësaj force ushtarake të vendosur në Afganistan. Oficeri Gjorgj Robinson, përgjegjës në sektorin për mësimin e gjuhës dhe kulturës në njësinë e marinsave amerikane, në lidhje me këtë ka thënë: gjatë këtij cikli trajnues para se të i thuhet ushtarëve se çfarë duhet të bëjnë ose çfarë nuk duhet të bëjnë, i kushtohet rëndësi mësimit se përse Kur'ani ka rëndësi të madhe për myslimanët. Njëra prej temave që gjatë këtij cikli trajnues i jepet rëndësi të madhe është fakti se pasi që ushtarët nuk e njohin gjuhën arabe, atëherë duhet të kenë kujdes të veçantë gjatë ndeshjes me çfarëdo teksti që është shkruar në gjuhën arabe.

## PUBLIKOHET NJË HULUMTIM GJITHËPËRFSHIRËS PËR XHAMITË E AMERIKËS

Një koalicion i organizatave kryesore arsimore dhe islamike të Amerikës, të mërkurën, në një konferencë shtypi në Uashington, do të publikojnë rezultatet e një hulumtimi universal rreth xhamive dhe liderëve të xhamive të ShBA-së. Ky raport do të publikohet në Klubin Kombëtar të Gazetarëve në Uashington DC dhe titullohet "Xhamitë e Amerikës në vitin 2011: karakteristikat kryesore të xhamive amerikane dhe udhëheqësve të tyre".Metoda e implementimit të këtij hulumtimi ka qenë identifikimi i të gjitha xhamive që veprojnë në ShBA, nga ana e hulumtuesve, si dhe realizimi i intervistave telefonike me udhëheqësit dhe imamët e këtyre xhamive. Rezultatet kryesore të këtij hulumtimi që do të publikohen së shpejti, përbëjnë informacione për rritjen e numrit të xhamive dhe shfrytëzuesve të xhamive përgjatë dhjetë vjetve të fundit, karakteristikat e statistikave të xhamive dhe myslimanëve që i vizitojnë ato, metodat e komentimit të Kur'anit dhe hadithit nëpër xhami, vizionet dhe pikëpamjet e udhëheqësve të xhamive në lidhje me pjesëmarrjen e qytetarëve myslimanë në shoqërinë amerikane. Ihsan Bebej, profesor i studimeve islame në Universitetin Kentaki; Dejvid Ruzen, drejtor i Institutit për Hulumtime të Feve në Hartford; Nehad Avad, kryetari i Bashkësisë Islame të Amerikës Veriore, - do të jenë prej personaliteteve që do të flasin në këtë konferencë shtypi

## RRITJA 74% E NUMRIT TË XHAMIVE NË AMERIKË

Në këtë raport i cili është publikuar me titull "Xhamitë e Amerikës në vitin 2011", grupi hulumtues "Xhemati dhe Besimi i Sotit" ka theksuar se tash për tash në Shtetet e Bashkuara të Amerikës veprojnë 2106 xhami në 50 shtete të SHBA-ve ndërsa deri para vitit 2000 gjendeshin vetëm 1209 xhami. Në vazhdim të këtij raporti sqarohet: numri i xhamive gjatë 10 viteve të fundit ka treguar një rritje të pabesueshme fenomen ky i cili ka ndodhur për arsye të hyrjes së emigrantëve nga vendet si Iraku, Somalia, Bosnje e Hercegovina dhe Afrika. Në vazhdim të këtij raporti thuhet se shumica e të rinjve mysliman me qëndrim në Amerikë besojnë se zyrtarët e këtij vendi janë kundërshtarë të islamit, por kjo nuk bëhet shkak që ata të heqin dorë nga vazhdimi i veprimtarisë së tyre islame. Në lidhje me këtë, njëri prej anëtarëve të Këshillit Amerikano-Islamik ka theksuar se në vitet e fundit pavëvarësisht presioneve kundër myslimanëve, ky minoritet ka arritur të integrohet në shoqërinë vendore

*Mr.Rexhep Suma*



| AUTOR: AGIM GASHI | AJET I SURESË FATIHA | BASHKIMI, NJËSIMI | OBLIGIM DITOR I BESIMTARIT ISLAM | ANËCAK | FENER | I SHOSHITA | ÇELËS MUZKOR | UNIVERSITETI | NDER, CIPË E NJERIUT | | AGJENCIONI EVROPIAN I TREGTISË | LLOJ QELQI (sh.shq.) | TË LASHTA | KOPJIM |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJË NGA SURETË E KUR'ANIT TË MADHË-RISHËM | | | | | | | | | | VEPRA / BRENGË, HALL | | | | |
| LLOJ FRUTI TROPIKAL | | | | | | | | ANËTARËSIM / ESATI (dim.) | | | | | | |
| PORTI DETAR | | | | | | | TRANSMETIMI / OFFICER COMMANDING | | | | | | | |
| I GJYMTUAR | | | | | | | | | | | SATELIT / . . . E BASHKUARA ARABE | | | |
| GRUP MUZIKOR GJERMAN | | | | ITHTARET E RACISMIT / TITULL FETAR | | | | | | | | | 1 ROMAK / MUAJ DIMRI | |
| EMËR MASHKULLI SHQIPTAR | | | | | | | | | | E USHQEJ MIRË | | | | |
| J.I. | | | DHE / VALLËZIM ARTISTIK | | | | | | | ANILA (dim.) | | | | QË ZË NJË OKË |
| OKSIGJENI | | BASHKËSIA ISLAME / MIRATIMI I NJË MARRË-VESHJEJE | | | | | | | | RENAULT | | | | |
| GJAKOS, MBYS | | | | | | | | | | SULM | | | | |
| PYLLI | | | | | | | | | | TEMPI | | RADIUMI / LIBRI I MËSUESIT ME SHËNIME | | |
| INSTITUTE OF TECHNICAL EDUCATION | | | | THIRRJA | | | | | | . . . DURHAM | | | | |
| 24 ORË | | | | | | | | | | PËREMËR VETOR | | | AUSTRIA / E ELBIT | |
| NËSE (ang.) | | | FOSFORI / NJËSI E GURËVE TË ÇMUAR | | NORMA JURIDIKE | IRISH FILM INSTITUTE | PJESË E ÇIZMES SË KALORËSIT | INSTITUTI I TEKNO-LOGJISË | | AMPERI | THAJ / . . . DOKLE | | | |
| LYERJA ME NIKEL | | | | | | | | | SHËNIME TË PËRVJETSHME / ARRATIA | | | | | |
| | SISTEMI I SHTETIT TË EBU BEKRIT / FIGURË PËRALLASH | | | | | | | | | EMËR M. / KRAHU | | | | DJALË VËLLAI A MOTRE |
| DREJTIM I NJË ORKESTRE | | | | | | | | MJET TRANS-PORTI / R.I. | | | | | | |
| AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | | | ELEMENT KIMIK / INDIA | | | | | | RHODE ISLAND / RADIUSI | | |
| KOMUNË JONA (pashq.) | | | | | ZAZAK | | | | TREGUES ORE | | | | | |

**ZGJIDHJA E FJALËKRYQIT TË KALUAR:**
ALLAHU EKBER, HAS, KOMANDA, MINARE, UGARI, FRIKAMAN, MANAK, EKRANI, A, URIMET, MINUTAT, LI, R, BO, I, AR, ILIR, MASA, SIS, ENIS, BIK, TEMA, MANI, MIT, ANIM, ZILI, JI, I, AKI, O, AK, TEMATIKA, ARARE, E, EMISARËT, KI, TITANIKE, OKTET, ER, NATA, ANIONI, MËSHIRA, EMIGRIMI.

Puna e besimtarëve është e mrekullueshme!
Të gjitha punët e tij janë të mira dhe ato s'janë për askënd tjetër pos besimtarëve. Nëse ai begatohet me prosperitet ai e falënderon Allahun dhe ajo është e mirë për të. Dhe kur atij i bien një fatkeqësi ai duron dhe ajo është gjithashtu e mirë për të".
(Muslimi)

Pejgamberi a.s u tha shokëve të tij:
" Qëndroni larg shtatë gjynaheve shkatërruese për njeriun. Shokët i thanë o i dërguar kush janë këto shtatë gjynahe? Pejgamberi a.s tha: " Shirku ndaj Allahut xh.sh, vrasja dhe vetëvrasja, ngrënia e pasurisë së jetimit, arratisja nga lufta, shpifja për zina mbi gruan e ndershme
(Buhariu dhe Muslimi)

Transmeton Xhendeb ibn Abdullahu, se
Pejgamberi a.s., ka thënë:
"Ka qenë një njeri në popujt e mëparshëm, i cili ka pasur plagë dhe prej shqetësimit e ka marrë thikën e tij dhe e ka prerë dorën dhe nuk i është ndalur gjaku derisa ka vdekur. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Më ka paraprirë Mua robi Im në vetveten e tij, për këtë shkak Unë ia kam ndaluar atij xhenetin."
(Buhariu dhe Muslimi)

DITURIA
ISLAME

Këto standarde janë përgatitur, duke pasur parasysh interesin e prodhuesve, e përdoruesve, e konsumatorëve dhe të tjerëve, të cilët kanë interesim në këtë lëmi. Në një masë të madhe këto standarde janë në përputhshmëri me standardet ndërkombëtare në lidhje me prodhimet ushqimore dhe shërbimin e tyre.

Standardet e përgatitura nga Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës sigurojnë udhëzime praktike për industrinë e ushqimit, në përgatitjen dhe në menaxhimin e ushqimit hallall (duke përfshirë edhe furnizimin e nutricistëve) dhe të shërbejë si një rregullore bazike për prodhimet e ushqimeve Hallall e tregti apo biznes me produkte ushqimore në Kosovë.






# Ushqimi Hallall

## PRODHIMI, PËRGATITJA, MENAXHIMI DHE DEPONIMI

*Udhëzime të përgjithshme*

Përgatiti
**Dr. Islam Hasani**

Prishtinë, 2012